لا إله إلا الله محمد رسول الله

# Rinitë Që I Janë Përkushtuar Allahut

**Halis BAYANCUK**

*"Përveç shkrimit të fundit, komplet këtë seri e kam shkruajtur në burg. Bashkë me shkrimin e fundit, Allahu* Subhanehu ue Teala *më dhuroi mua shpëtim prej robërisë. Dhe me këto që kam shkruajtur në këtë libër, shpresoj që ti të shpëtosh prej robërisë së nefsit tënd dhe që ta adhurosh Zotin tënd ashtu siç e kërkon Ai".*

tevhid
BASIM YAYIN

www.tevhidkitap.net
www.tevhidmeali.com
www.tevhiddersleri.org
www.tevhiddergisi.org
tevhiddergisi@gmail.com

# Rinitë Që I Janë Përkushtuar Allahut

Halis BAYANCUK

**Përgatitja Teknike:** **Përbërës**
Tevhid Basım Yayın, 42546
**Korrigjime**
Tevhid Basım Yayın, 42546

**Botim:** **Vendi i Botimit**
Step Matbaacılık
Göztepe Mh. Bosna Cd. No:11
Bağcılar/İSTANBUL
Sertifika No: 12266

**ISBN:** 978-605-63824-3-7
**1. Botim, 2013**

**Komunikim:** **Email**
tevhiddergisi@gmail.com
**Telefonit**
+90 545 762 15 15
**Postë**
P.K. 51 Güneşli Merkez PTT
Bağcılar/İstanbul
**Qendër**
Kirazlı Mah. Mahmutbey Cad. No:120/A
Bağcılar/İstanbul

**Shpërndarja e përgjithshme**
**İstanbul** : Kirazlı Mah. Mahmutbey Cad. No: 120/A 34212 Bağcılar/İSTANBUL 0 545 762 15 15
**Ankara** : Piyade Mah. İstasyon Cad. No: 190 Etimesgut/ANKARA 0 543 225 50 48
**Diyarbakır** : Kaynartepe Mah. Gürsel Cad. No: 90/A 21090 Bağlar/DİYARBAKIR 0 543 225 50 43
**Konya** : Mengene Mah. Büyük Kumköprü Cad. No:78/A 42020 Karatay/KONYA 0 543 225 50 49
**Van** : Vali Mithatbey Mah. Gündüz 2. Sok. No:2 A İpekyolu/VAN 0 543 225 50 45

# PËRMBAJTJA

بسم الله الرحمن الرحيم

# PARATHËNIE

Falënderimi i takon Allahut, Zotit të botërave. Paqja dhe bekimi i Tij qofshin mbi pejgamberin Muhammed *sal-lAll-llahu alejhi ue sel-lem*, mbi familjen e tij, mbi shokët e tij dhe mbi pasuesit e tij.

Ky libër është një përpunim i shkrimeve të hoxhë Ebu Hanzalës me temë "Rinitë që i janë përkushtuar Allahut" të cilat fillojnë nga numri 5 i revistës Teuhidi e mbarojnë të numri 14.

E lusim Allahun, që këtë punim përcjellës së jetesës së selefëve tanë të cilët janë shembull për ne, ta bëjë të bereqetshëm në jetesën e të gjithë muslimanëve, veçanërisht ndaj të rinjve të cilët kanë marrë mbi supe këtë davë.

Çdo e mirë dhe e qëlluar është prej Zotit tonë, ndërsa gabimet janë nga vetja jonë.

Falënderimi i takon Allahut, Zotit të botërave.

# RINITË QË I JANË PËRKUSHTUAR ALLAHUT

*Ky shkrim është shkruajtur për të rinjtë, me qëllim për t'u kujtuar moshatarët e tyre në të kaluarën, si dhe për t'u shpjeguar atyre gjërat që ata të rinj i vepruan dhe me të cilat mbërritën në grada të larta...*

Falënderimi i takon Allahut, Zotit të botërave.

Paqja dhe bekimi i Allahut qofshin mbi pejgamberin Muhammed *sal-lAll-llahu alejhi ue sel-lem*, mbi familjen e tij, mbi shokët e tij dhe mbi pasuesit e tij.

Mirësitë e Allahut ndaj njeriut janë aq të shumta, sa nuk mund të numërohen. Në krye të këtyre mirësive vjen mirësia e imanit, dhe Allahu *Subhanehu ue Teala* siç kërkon falënderimin e çdo mirësie, po ashtu kërkon edhe falënderimin e kësaj mirësie.

Imani, është nga mirësitë që falënderimi i tij kryhet duke vepruar me të, duke i thirrur njerëzit në atë dhe duke bërë përpjekje për atë. Ashtu siç është periudha e rinisë, periudha më e përshtatshme për falënderimin e tij, po ashtu edhe gjallëria, lëvizja, entuziazmi janë nga veçoritë kryesore të kësaj periudhe.

Allahu *Subhanehu ue Teala* ka theksuar se periudha e rinisë është periudha e forcës.

"...Ndërsa atë që dëshirojmë Ne e përqëndrojmë në mitër deri në një afat të caktuar, e mandej u nxjerrim foshnje dhe ashtu të arrini periudhën e fuqisë dhe pjekurisë. Pastaj dikush prej jush vdes herët, e dikush jeton deri në pleqëri të thellë..." [1]

"Allahu është Ai që ju krijoi në një gjendje të dobët, pastaj pas asaj dobësie ju dha fuqi, e pas fuqisë, dobësi e pleqëri. Ai krijon çka të dojë, Ai është më i dijshmi, më i fuqishmi". [2]

Është vërtetuar me ajet se fuqia që duhet për të vepruar me të domosdoshmen e imanit dhe për t'i shërbyer Islamit, gjendet në periudhën e rinisë.

Ibn Mes'udi *radijAll-llahu anh* transmeton se Rrasulullahu *sal-lAll-llahu alejhi ue sel-lem* ka thënë kështu:

"Nuk lëviz këmba e njeriut nga vendi në ditën e gjykimit pa dhënë llogari për pesë gjëra; si e kaloi jetën, si e kaloi rininë, si e fitoi pasurinë, si e shpenzoi pasurinë dhe se sa veproi me atë që dinte". [3]

Të vështrojmë pikën e parë dhe pikën e dytë të cilat përmenden në hadith. Më parë pyetet se si është kaluar jeta në përgjithësi, më pas përmendet rinia në mënyrë të veçantë e cila është një pjesë brenda jetës. Kjo është kështu, ngase rinia është një mirësi e veçantë që i është dhënë njeriut brenda mirësisë së jetës.

Historia Islame është dëshmitarja më e qartë e këtij realiteti. Sa herë që është ndjerë nevoja për sakrificë dhe shërbim, davën e kanë marrë mbi supe të rinjtë dhe e kanë çuar në vend të drejtën e rinisë dhe fuqisë që Allahu ua ka dhënë atyre.

Sot në krahasim me dje, ka më shumë nevojë për shërbim dhe sakrificë. Njerëzimi gjatë gjithë historisë nuk

1. *22/Haxh, 5*
2. *30/Rrum, 54*
3. *Tirmidhiu.*

ka përjetuar shqetësime si këto që përjetojnë sot muslimanët dhe Islami. Nuk është jetuar një periudhë më e keqe ku Islami sulmohet nga çdo anë, ku të shenjtat e tij janë shkelur me këmbë.

Në periudhat problematike, njerëzit edhe sikur të mos bënin asgjë, të paktën kishte prej atyre që qanin për këtë fe. Ndërsa sot ka një fe për të cilën nuk ka kush qan për atë dhe ka fetarë që qeshin për gjendjen në të cilën duhet qarë.

Në çdo periudhë, kur njerëzit e përzienin shirkun me Islamin, kanë rënë në një gjendje të mjerë, kanë humbur qetësinë dhe sigurinë. Drejtësia ia la vendin zullumit, besnikëria ia la vendin gënjeshtrës dhe paritë i bënë të pafuqishëm dhe të dobët popujt të cilët ndryshuan fenë e tyre. Ata të cilët, nuk e përfillën fuqinë e fesë që kishin në duar për të ndaluar të keqen, shijuan çdo lloj poshtërimi dhe dobësie.

Dhe çdo ringjallje u realizua me dorën e të rinjve të cilët iu përkushtuan kësaj pune. Ata siç u bënë ndihmues të pejgamberëve, po ashtu u bënë ndihmues të muxheddidëve (ripërtërirësve) dhe lëvizjeve islame. Sa herë që në histori është bërë një punë e vyer, me patjetër që aty është gjendur një grup të rinjsh të cilët i kanë besuar Zotit.

Kjo gjendje e vdekur që gjendet brenda këtij ummeti, përsëri me ringjallje do të marrë fund. Ky është premtimi absolut i Allahut dhe të dërguarit. Me patjetër që do të gjenden të huajt, ata që mbështeten nga ana e Zotit të tyre, Taifetu'l-Mansura dhe do të valëvisin flamurin e trashëguar nga pejgamberët. Ata që janë të përshtatshëm për këtë, që janë të zgjedhur për këtë, janë të rinjtë tanë.

Dua të theksoj me keqardhje se të rinjtë -përveç aty-

re që i ka mëshiruar Allahu- janë të pavetëdijshëm ndaj kësaj. Në kohën që ringjallja e ummetit pritet prej tyre, emrat e tyre identifikohen me fjalën problem. Kur thuhet i ri në familje, në edukim, në jetën e punës, në lëvizjen islame, është bërë zakon që të numërohen problemet njëri pas tjetrit.

Të rinjtë të cilët ngacmohen me njëri-tjetrin, të cilët nuk kanë kaluar akoma krizën e pubertetit, të cilët nuk dinë se çfarë dëshirojnë, të cilët pretendojnë se gjendja është e pakuptueshme dhe të cilët nuk mbajnë ndonjë qëndrim në asnjë vend...

Të rinjtë të cilët kur i lë në gjendjen e tyre, nuk kanë vullnet në asnjë pikë...

Ndërkaq, as Allahu nuk e ka dhuruar rininë për këto që u numëruan dhe as këta nuk janë ata për të cilët ummeti dëshiron të dëgjojë. Për këtë shkak, ky shkrim është shkruajtur për të rinjtë, me qëllim për t'i kujtuar atyre moshatarët e tyre në të kaluarën, si dhe për t'i shpjeguar atyre gjërat që ata të rinj i vepruan dhe me të cilat mbërritën në grada të larta...

E lus Allahun që t'i japë kuptueshmëri të rinjve dhe t'i japë forcë lapsit tim. Vëllai im i ri ta dijë që ringjallja e tij është ringjallja e ummetit. Kjo gjithmonë kështu ka qenë, edhe më tej kështu ka për të qenë. Çdo personalitet shembullor që do të lexojmë, nuk ka qenë i jashtzakonshëm, por njeri si ne. Rinia është e rrethuar me veçori negative, mirëpo rinia me mbështetje ndaj Zotit dhe me kapje pas menhexhit i ka edukuar anët negative, madje i ka kthyer në të kundërt. Çdonjëri prej tyre prapësinë e ka kthyer në guxim, sakrificë dhe davet, kureshtjen e ka kthyer në dije, forcën dhe fuqinë e ka kthyer në shërbim.

Rinia e sotme me rininë e djeshme nuk ka asnjë ndryshim në këtë kuptim. Allahu *Subhanehu ue Teala* siç i ka shpërblyer ata të djeshmit për përpjekjet dhe mundet e tyre, po ashtu i dhuron mirësi edhe të rinjve të sotëm. Mjafton që t'i mbështeten Atij dhe të ndjekin metodën që duhet ndjekur.

## Të Rinjtë Të Cilët Qëndrojnë Si Ummet Përkundrejt Kufrit

"Pastaj ata i zgjuam (prej gjumit) për të parë se cili prej atyre dy grupeve është më preciz në njehsimin e kohës sa qëndruan gjatë. Ne po të rrëfejmë saktë çështjen e tyre. Ata ishin disa djelmosha, kishin besuar Zotin e tyre, e Ne atyre edhe më ua shtuam bindjen". [1]

Teuhidi që kishte sjellë Isai *alejhis-selam* ishte harruar, njerëzit ishin zhytur në ndytësinë e shirkut. Ata të cilët u ngritën në këmbë për t'ia thënë hakun njerëzve në atë periudhë, nuk ishin tjetër vetëm se "Një grup të rinjsh që i kishin besuar Zotit të tyre".

Këta të rinj, për shkak se bënë një përpjekje e cila do të jetë shembull për çdo brez, historia e tyre u përmend në Kur'an. Çfarë nderi madh është ky që Allahu *Subhanehu ue Teala* për t'i forcuar zemrat e çdo brezi i përmendi këta të rinj në Librin më të ndershëm.

"Të gjitha këto që t'i rrëfyem ty nga lajmet e pejgamberëve, janë që ta forcojnë zemrën tënde, dhe në to të ka ardhur e vërteta dhe këshilla, si dhe përkujtime për besimtarët". [2]

"Pasha qiellin me plot yje, Pasha ditën e premtuar, Pasha atë që dëshmon dhe atë që dëshmohet! Mallkuar qofshin ata të zotët e hendeqeve, Të zjarrit me plot lëndë djegëse, Kur ata rrinin

1. *18/Kehf, 12-13*
2. *11/Hud, 120*

ulur rreth tij, Dhe dëshmonin atë që bënin me besimtarët. E nuk patën pse t'i urrejnë, përveç që e besuan Allahun, ngadhënjyesin, të lavdëruarin, Të cilit i takon sundimi i qiejve e i tokës; e Allahu është dëshmitar i çdo sendi. Është e sigurt se ata që i sprovuan besimtarët dhe besimtaret dhe nuk u penduan, ata kanë dënimin e xhehennemit dhe dënimin e djegies. Ata që besuan dhe bënë vepra të mira, ata kanë xhennete nën të cilët burojnë lumenj, e ai është suksesi më i madh". [1]

Një tjetër ndodhi në emër të së cilës zbriti një sure dhe shkaku i përjetësimit të kësaj ndodhie, është një djalë i vogël...

**Një djalë i cili vendosi në mes jetën e tij pa hezituar, për të treguar njëshmërinë e Allahut** *Subhanehu ue Teala*, **Zotit të botërave. Si një ummet i vetëm i cili nuk u tremb dhe qëndroi në davën e tij edhe pse u kthye shumë herë nga vdekja... Një trim i cili nuk u kthye prej imanit të tij edhe pse dihej përfundimi i asaj rruge dhe i cili u bë shkak për udhëzimin e një populli i cili përmendet në Kur'an...**

Sikurse transmeton Imam Muslimi nga Suhejbi *radijAll-llahu anhu* se Profeti *salAllahu alejhi ue selem* ka thënë: "Në një prej popujve që kanë jetuar përpara jush, gjendej një mbret. Ai mbret kishte një magjistar. Magjistari kur u plak i tha mbretit: "Unë tani u plaka. Më dërgo mua një fëmijë që t'i mësoj magjinë." Dhe ai i dërgoi atij një djalosh që t'i mësonte magjinë. Në rrugën që shkonte dhe vinte djaloshi, gjendej një murg. Djaloshi u ul pranë murgut, e dëgjoi atë dhe i pëlqyen fjalët e tij. Pas kësaj kur shkonte tek magjistari, kthehej tek murgu dhe qëndronte tek ai. Magjistari e rrihte atë kur shkonte pranë murgut (sepse vonohej). Djaloshi iu ankua murgut për këtë dhe murgu i tha atij: "Kur të frikësohesh nga magjistari, thuaji që më vonoi familja dhe kur të frikësohesh nga familja, thuaji që më vonoi magjistari".

---

*1. 85/Buruxh, 1-11*

Dhe djaloshi vazhdoi kështu derisa rastisi me një kafshë që i kishte zënë rrugën njerëzve. Dhe tha me vete: "Sot është dita që do të mësoj se cili është më lart, magjistari apo murgu" dhe ndërkohë që po merrte një gurë në dorë, bëri dua duke thënë: "O Allahu im! Nëse gjendja e murgut është më e dashur tek Ti, vrite këtë kafshë dhe të kalojnë njerëzit. E goditi kafshën me atë gurë dhe kafsha ngordhi, pastaj njerëzit kaluan dhe ikën. Më pas erdhi pranë murgut dhe e lajmëroi se çfarë kishte ndodhur. Murgu i tha: "Biri im! Sot ti je më i lartë se unë. Shikoj se ti je ngritur në një gradë të lartë. Pas kësaj ti do të sprovohesh me sprova të rënda. Nëse të godet ndonjë sprovë, mos trego për mua".

Djaloshi kuronte të verbërit, kuronte zgjeben dhe sëmundjet e tjera të njerëzve. E dëgjoi këtë gjë një nga njerëzit e afërm të mbretit. Erdhi tek ai me plot dhurata dhe i tha: "Nëse më shëron mua, këto janë të gjitha të tuat".

Djaloshi i tha që unë nuk shëroj askënd, është Allahu Ai që shëron. Nëse ti e beson Allahun, unë i bëj dua Atij dhe Ai të shëron".

Burri i besoi Allahut dhe Allahu e shëroi atë. Si çdoherë ai erdhi tek mbreti dhe u ul pranë tij. Mbreti iu drejtua burrit dhe e pyeti: "Kush është ai që ta ktheu shikimin?" Burri i tha: "Zoti im"! Mbreti i tha: "A ke ti edhe një zot tjetër përveç meje?" Burri i tha: "Zoti im dhe Zoti yt është Allahu". Mbreti e arrestoi burrin dhe e torturoi atë deri sa i tregoi vendin e djaloshit. Më pas e sollën djaloshin përpara mbretit. Mbreti i tha djaloshit: "Biri im!" Ti paske përparuar në magji sa të shërosh atë që ka lindur i verbër dhe zgjeben, e të bësh sa e sa gjëra të tjera!" Ndërsa djaloshi iu përgjigj: "Unë nuk shëroj askënd, por është Allahu Ai që shëron".

Mbreti e burgosi djaloshin dhe e torturoi atë derisa ai i tregoi vendin e murgut. Pastaj murgu u soll tek mbreti dhe iu tha: "Largohu nga feja jote". Porse murgu nuk u largua nga feja e tij.

Mbreti urdhëroi që të sillet një sharrë. E vendosi sharrën në mesin e kokës së murgut dhe e ndau atë më dysh deri sa i ranë në tokë dy pjesët e kokës.

Pastaj u soll këshilltari i mëparshëm i mbretit. Edhe atij iu tha: "Largohu nga feja jote" Ndërsa ai nuk pranoi. E vendosi në mesin e kokës së tij sharrën dhe e sharroi në mes deri sa i ranë në tokë dy pjesët e kokës. Më pas u soll djaloshi dhe iu tha: "Largohu nga feja jote", ndërsa djaloshi nuk pranoi. Mbreti më pas ia dorëzoi njërit prej ndihmësve të tij dhe i tha: "Merreni këtë dhe çojeni në filan mal dhe çojeni në majë të malit, e kur të mbërrini në majë, nëse largohet nga feja e tij lëreni të lirë, në të kundërt hidheni poshtë atë!".

E morën djaloshin dhe e ngjitën në majë të malit. Aty djali u lut duke thënë: "O Allahu im! Më mbro nga e keqja e tyre si të duash Ti." Menjëherë mali u lëkund dhe ndihmësit e mbretit ranë nga mali. Më pas djali erdhi duke ecur pranë mbretit. Mbreti e pyeti atë: "Çfarë i ndodhi ndihmësve të mi që ishin me ty" djali i tha: "Allahu më mbrojti mua nga ata!".

Më pas mbreti e dorëzoi djalin tek një tjetër i afërm i tij dhe i tha: "Merreni këtë dhe hipeni në një varkë të madhe dhe shkoni në mes të detit. Nëse largohet nga feja shumë mirë, e nëse nuk largohet hidheni atë në det". E çuan përsëri djalin dhe kur arritën në det ai u lut: "O Allahu im! Më ruaj mua nga e keqja e tyre si të duash Ti". Menjëherë u përmbytën varkat e tyre dhe bashkë me to edhe njerëzit e mbretit. Djali më pas erdhi pranë mbretit duke ecur. Mbreti e pyeti atë: "Çfarë i ndodhi njerëzve të mi që ishin me ty?" Djaloshi i tha: "Allahu më ruajti mua nga ata" dhe vazhdoi t'i thoshte: "Ti nuk mund të më vrasësh dot mua për sa kohë nuk vepron atë që do të them unë". Kur mbreti i tha: "Çfarë është ajo që do të thuash?" Djaloshi i tha: "Mblidhi të gjithë njerëzit në një vend. Mua më merr më lidh në një shtyllë. Pastaj merr një shigjetë nga çanta ime e shigjetave. Vendose shigjetën

në hark dhe hidhe shigjetën duke thënë me emrin e Allahut, Zotit të djalit. Vetëm nëse vepron kështu mund të më vrasësh mua".

Mbreti veproi ashtu siç i tha djaloshi, e mblodhi popullin në një vend dhe e lidhi djaloshin në një shtyllë. Pastaj mori një shigjetë nga çanta e tij dhe e vendosi në mes të harkut. Dhe pastaj tha: "Me emrin e Allahut, Zotit të këtij djali" dhe e goditi djalin me shigjetë në gjoks. Djaloshi e vendosi dorën në gjoks në vendin ku e goditi shigjeta dhe vdiq.

Të pranishmit që ishin aty menjëherë thanë: "Besuam në Zotin e djalit, besuam në Zotin e djalit, besuam në Zotin e djalit".

(Të afërmit) e mbretit iu afruan atij dhe i thanë: "A e sheh? Ndodhi ajo që frikësoheshim. Allahu e realizoi atë për të cilën frikësoheshe dhe njerëzit besuan".

Menjëherë mbreti urdhëroi që në krye të rrugëve të gërrmojnë hendeqe të mëdha. U gërrmuan hendeqet dhe brenda tyre u ndezën zjarre. Pastaj mbreti tha: "Kush nuk largohet nga feja e tij, atë hidheni në ato hendeqe". Sikurse u tha, ata që besuan i hodhën në këtë hendek. Derisa në fund erdhi një grua që mbante në krahërorin e saj një fëmijë. Gruaja për një moment ngurroi të hidhej në hendek, ndërsa fëmija që gjendej në krahërorin e saj i tha: "Oj nëna ime, bëj durim se ti je në të vërtetën".

Çdo vëlla i ynë i ri, duhet të shikojë jetesën e tij dhe t'i vendosë gishtin kokës. Në këto ditë ku shirku i ka rrethuar njerëzit nga çdo anë, ku zullumi i ka shtypur njerëzit, veçanërisht muslimanët, të rinjtë tanë me çfarë janë të preokupuar?! Të rinjtë në moshën e tyre, madje edhe në moshë më të vogël, i vendosën jetët e tyre në mes. Kur'ani është dëshmitar se ata bënë një përpjekje të mirë, vdiqën me nder, se e arritën shpërblimin e Allahut me imanin dhe përpjekjet e tyre...

Ja pra kështu! Ti ku je o vëllai im i ri. Në dorën tënde

është edhe të identifikohesh me emrin problem dhe t'i shqetësosh njerëzit, edhe të gjallërosh një brez dhe të bëhesh shembull për dhjetëra breza që vijnë më pas. E gjithë çështja është se ku e sheh ti veten dhe se çfarë ke vendosur të bësh! Historia nuk i ka harruar ata të cilët i morën shembull ata dhe të cilët jetuan si ata. Ndoshta rreth atyre nuk kanë zbritur ajete kur'anore, mirëpo Zoti i cili është i drejtë, siç i ruajti emrat e tyre, në të njëjtën mënyrë i ruajti dhe emrat e atyre të cilët i morën shembull ata. Ky ummet nuk i harroi Mus'abët, Bilalët, Ammarët, Alijt dhe Zubejrët të cilët u ngulitën përreth Rrasulullahut *sal-lAll-llahu alejhi ue sel-lem*. Po ashtu nuk i harroi edhe Husejn ibn Alijt, Umer ibn Abdulazizët dhe Salahuddin Ejjubët të cilët duke i pasuar sahabët me mirësi, vendosën rininë e tyre në mes për të dalë e vërteta në shesh.

## Të Rinjtë, Heronjë Të Davës

Periudha e rinisë është një periudhë ku i vlon gjaku, ku sytë i ka të mprehtë. Për të shprehur entuziazmin dhe forcën e rinisë përdoret shprehja "trimëri budallai".

Aliu *radijAll-llahu anh* u nderua me Islam në moshën 9 vjeçare. Ndërmjet moshës 9-19 merrej me punët e fshehta të Rrasulullahut *sal-lAll-llahu alejhi ue sel-lem*, priste njerëzit të cilët vinin në Mekë dhe i dërgonte në një mënyrë të fshehtë tek Rrasulullahu *sal-lAll-llahu alejhi ue sel-lem*. Në moshën 20 vjeçare bëri punë që meritonte të qenurit ummet i vetëm.

Mushrikët vendosën për të vrarë Rrasulullahun *sal-lAll-llahu alejhi ue sel-lem* dhe po bënin përgatitje. Allahu e urdhëroi Rrasulullahun *sal-lAll-llahu alejhi ue sel-lem* që të emigronte nga Meka. Mushrikët ishin mbledhur në Daru'n Nedve. Shejtani kishte marrë pjesë në mbledhjen e tyre në formën e një plaku nga Nexhdi. Aty vendosën që: Nga çdo fis do të

zgjidhet një i ri dhe të gjithë së bashku do të vrasin Muhammedin *sal-lAll-llahu alejhi ue sel-lem*, në këtë mënyrë do të shpëtonin prej tij dhe fisi i tij nuk do të mundte të hakmerrej. Duke qënë se do të kishte vrasës nga çdo fis, fisi i tij nuk do të mund të merrte gjakun nga çdo fis dhe në këtë mënyrë do të pranonte shpagimin e gjakut.

Xhibraili *alejhis-selam* e lajmëroi Rrasulullahun *sal-lAll-llahu alejhi ue sel-lem* për këtë mbledhje. Mori direktivën që "Sonte mos fli në shtratin tënd dhe nisu për emigrim". I tha Aliut *radijAll-llahu anh*: "Fli në shtratin tim, se nuk kanë për të bërë dëm" dhe u nda prej tij. Aliu *radijAll-llahu anh* e pranoi këtë urdhër duke e ditur ekzistencën e një grupi që priste në derë për të bërë atentat dhe u shtri në shtratin e tij pa hezituar.

Edhe sikur mos të vritej, bindja e tij ishte se do të mbaronte me tortura.

Një tjetër person ishte Mus'ab ibn Umejri *radijAll-llahu anh* i cili ishte i riu më i pasur dhe më i pashëm i Mekës. Kur ai u njoh me Islamin ishte vetëm 15 vjeç dhe u përball me lloj lloj torturash dhe humbi gjithçka që kishte në duar. Me urdhrin e Rrasulullahut *sal-lAll-llahu alejhi ue sel-lem* iu bashkangjit karvanit, i cili emigronte për në Etiopi. Ky nënshtrim dhe sakrifikim i tij, i dhuroi atij njërën nga detyrat më të vështira dhe më të ndershme të Islamit: Emigroi në Medine si ambasador i Rrasulullahut *sal-lAll-llahu alejhi ue sel-lem* i vetëm dhe ishte vetëm 18 vjeç... Hodhi themelet e Medines Islame. Vendin në të cilin shkoi nuk e njihte fare. Në etapën e parë nuk e pritën mirë. Kryetarët e fiseve u shqetësuan për ardhjen e tij, mirëpo ai i çliroi zemrat me qëndrimin e tij të matur.

Sot asnjë i ri nuk ka ndryshim nga ata për nga ana e krijimit, aftësisë dhe dëshirës. E vërteta është në pikën

ku është e domosdoshme të qëndrojnë të rinjtë. Aliu, Mus'abi dhe të tjerët... nuk kishin një jetë që i përkiste atyre. Vetë jeta e tyre ishte dava Islame. Ata ishin gjymtyrët besnike të një trupi, u bënë gjymtyrë që lëviznin nga ajo anë që i tërhiqte koka dhe shkruajtën histori pa arritur akoma moshën 20 vjeçare.

Ankesa më e madhe e të rinjve tanë është se nuk i besojnë vetes së tyre, është se ndjejnë një frikë para se t'i jepet detyra. Është e nevojshme që në këtë pikë ta pyesin veten e tyre: A treguam një qëndrim si Mus'abi dhe Aliu? A u bëmë nga ata njerëz që dolën përpara gjatë shërbimit dhe sakrifikimit? A lamë ndonjë përshtypje e cila tregon se "jemi të gatshëm" në punët më të rrezikshme dhe që nuk i dihet përfundimi?

Për t'i dhënë përgjigje të sakta këtyre pyetjeve, mjafton të shohim një ditë në jetesën tonë dhe duhet të kemi parasysh që çdo njeri me qëndrimin e tij dhe përshtypjen që lë, le mbresa në zemrat e besimtarëve. Detyra dhe serioziteti janë rrjedhojë e përkushtimit. Prandaj, ka nevojë për të rinj të cilët janë larg indiferencës, të cilët tregojnë moral, të cilët me bëmat e tyre japin garanci për punët që do të bëhen. Islami nuk është vetëm për një brez i cili nxorri Mus'abët dhe Alijtë, por për të ringjallur çdo brez.

## Të Rinjtë që Vlerësohen me Hallin e Tyre

Abdurrahman ibn Aufi *radijAll-llahu anh* thotë: "Në ditën e Bedrit po qëndroja në rresht. Pashë se isha ndërmjet dy ensarëve të rinj me moshë të vogël. Unë dëshiroja që të isha ndërmjet dy burrave më të fuqishëm se ata. Njëri prej tyre më tha me zë të ulët: "O xhaxha! A e njeh Ebu Xhehlin!" i thashë "Po e njoh. Çfarë pune ke ti me Ebu Xhehlin?" Më tha "Kam dëgjuar se ai e ka sharë të dërguarin e Allahut dhe e ka munduar atë. I kam dhënë fjalën Allahut se o do ta vras

atë ose do të vritem unë". Pastaj edhe tjetri në krahun tjetër më pyeti në të njëjtën mënyrë. UAllahi u gëzova që gjendesha ndërmjet dy burrave si ata. I tregova atyre Ebu Xhehlin dhe që të dy e sulmuan atë dhe e vranë duke e goditur me shpatë. Sulmuan si dy shqiponja dhe e vranë atë." [1]

Urve *radijAll-llahu anh* thotë: Zubejr ibn Avvami u bë musliman në moshën tetë vjeçare. Shejtani hapi lajmin se Rrasulullahu *sal-lAll-llahu alejhi ue sel-lem* u pengua në krahun e sipërm të Mekës. Kur e dëgjoi Zubejri këtë, mori shpatën dhe vrapoi për atje. Atëherë ishte 12 vjeç. Kur e panë njerëzit në atë gjendje u habitën dhe thoshin "fëmija ka shpatë". Kur mbërriti tek Rrasulullahu *sal-lAll-llahu alejhi ue sel-lem*, e pyeti atë për gjendjen e tij dhe ky i përgjigjet se "Erdha për t'i gjuajtur me shpatën time atij që të pengon ty". Rrasulullahu *sal-lAll-llahu alejhi ue sel-lem* bëri dua për atë dhe për shpatën e tij.[2]

Të rinjtë të cilët u shqetësuan me këtë hall që në moshë të vogël, pas pubertetit u panë të përshtatshëm për lavdërimin "Çdo nebij ka havari (ndihmës), ndërsa havariu im është Zubejri".

Ato që e bëjnë me vlerë njeriun, janë gjërat dhe synimet të cilat ai i ka bërë hall. Është kusht që çdo person që ia ka përkushtuar rininë Allahut, t'ia bëjë vetes këtë pyetje:

"Cili është halli im? Cili hall ma prish gjumin, më ç'përqëndron?".

Përgjigja që do i japim kësaj pyetje mund të jetë fillimi i mirësisë. Njerëzit i japin vlerë jetes së tyre me gjëra të cilat i kanë bërë hall. Mos vallë halli ynë është një kompjuter i mirë, një telefon i mirë, një palë rroba ose një palë këpucë të stinës? A ia vlen që të përçmohet forca dhe entuziazmi që i ka dhënë Allahu me këto ndjenja të ulta?

---

1. *Buhariu, Muslimi*
2. *Sijer A'lem Nubela*

Në çdo vend shahet i dërguari i Allahut, merret me tallje çdo gjë që ka mbetur prej tij, poshtërohen të gjitha vlerat që i përkasin atij. Po ti për kë e ke urrejtjen? Në cilin drejtim e ke armiqësinë? Zemra jote për çfarë dhe për kë është e mbushur plot me mllef?

Mos vallë të gjitha këto i ke ndaj vëllezërve me të cilët qëndron në një saf? Për shkak se njëri të tha kështu, tjetri të pa ashtu, njëri u tall me ty, tjetri nuk të vizitoi kur ti ishe sëmurë, ti i dhe selam, por ai nuk ta ktheu...

Nëse hallet janë këto, mjerë për ty! Përpara se të ikë rinia prej duarve, ktheje hallin tënd në një gjendje që ta kënaqë Zotin tënd. Mos harro se veprat e njeriut janë paralel me ato gjëra që ai i bën hall. Ata të cilët i bëjnë hall veprat e kota, jetojnë një jetë të kotë, asgjësohen në punë të kota, vdesin në një vdekje të kotë, në ditën e gjykimit do të ringjallen me të kotët... Ndërsa ata të cilët kanë hall Allahun, kënaqjen e Tij, davën e Tij, jetojnë një jetë të ndershme dhe me vlerë, mbërrijnë tek Zoti i tyre me një vdekje të mirë. Dhe janë “bashkë me pejgamberët, besnikët, shehidët dhe më të mirët”. Sa shokë të mirë janë ata.

## Të Rinjtë Dijetarë Dhe Muxhtehidë

Ibn Abbasi *radijAll-llahu anh*: Dijetari i ummetit, përkthyesi i Kur’anit...

Kur Rrasulullahu *sal-lAll-llahu alejhi ue sel-lem* ndërroi jetë, ai ishte akoma në moshën e pubertetit. Sahabët kur kishin pyetje pyesnin atë, në çështjet që kishin mosmarrëveshje shkonin tek ai për t'i zgjidhur. Shumë prej sahabëve qëndruan 20 vjet pranë Rrasulullahut *sal-lAll-llahu alejhi ue sel-lem*, u plakën pranë tij, mirëpo fetvatë i merrnin nga ky djalosh i ri që akoma nuk i kishte mbushur të njëzetat. Edhe në krye të

transmetimeve më të rëndësishme në tefsirin e Kur'anit, përsëri këtë emër shohim.

Muadh ibn Xhebeli *radijAll-llahu anh*: Rrasulullahu *sal-lAll-llahu alejhi ue sel-lem* për atë ka thënë: "Në ditën e kijametit, Muadhi do të jetë përpara dijetarëve". [1]

Abdullah Ibn Mes'udi ka thënë "Muadhi është një ummet në vete".

Muadhi ndërroi jetë në moshën 33 vjeçare në periudhën e Umerit *radijAll-llahu anh*. Rrasulullahu *sal-lAll-llahu alejhi ue sel-lem* për këtë të ri i cili në periudhën e Rrasulullahut *sal-lAll-llahu alejhi ue sel-lem* ishte tek te njëzetat ka thënë "Kur'anin mësojeni nga katër persona; Abdullah ibn Mes'udi, Salimi, Ubej ibn Ka'bi dhe Muadh ibn Xhebeli". [2]

Rrasulullahu *sal-lAll-llahu alejhi ue sel-lem* ka dëshmuar për dijen e tij duke thënë "Ai që e di më mirë hallallin dhe haramin e ummetit tim është Muadhi". Dhe këto fjalë dalin nga goja e Rrasulullahut *sal-lAll-llahu alejhi ue sel-lem* për një dijetar i cili ishte tek te njëzetat:

> "UAllahi unë të dua ty o Muadh! Mos i lër pa i thënë këto fjalë pas çdo namazi: O Allahu im, më ndihmo të të përmend e të të falënderoj dhe ma mundëso të të adhuroj në mënyrën më të mirë". [3]

Zejd ibn Thabiti *radijAll-llahu anh*: Kur iu dha atij detyra më e rëndësishme e historisë Islame ai ishte akoma një djalosh i ri. Në periudhën e Ebu Bekrit iu dha detyra e mbledhjes së Kur'anit. Ebu Bekri *radijAll-llahu anh* i tha atij: "Ti je i ri dhe i zgjuar. Ke qenë shkruajtësi i shpalljes, kështu që mblidhi ajetet e Kur'anit në një vend". [4]

---

1. *Hakimi, Ibn Sa'di*
2. *Buhariu, Muslimi*
3. *Ebu Davudi, Nesaiu, Ibn Hudhejme, Ibn Hibbani*
4. *Buhariu*

Kur Uthmani *radijAll-llahu anh* dëshiroi që ta shumëfishonte Kur'anin, puna përsëri këtij të riu iu dha.

Në ditën kur ai ndërroi jetë, Ibn Abbasi tha kështu: "Ja kështu ikën dija, sot u varros shumë dije".

Abdullah ibn Umeri dhe Enes ibn Maliku që në moshën 10 vjeçare janë gjendur në mexhliset e Rrasulullahut *sal-lAll-llahu alejhi ue sel-lem*. Kur Rrasulullahu *sal-lAll-llahu alejhi ue sel-lem* ndërroi jetë, këta të rinj të cilët ishin tek te njëzetat transmetonin hadithe dhe u jepnin njerëzve fetva.

Ata merakun e rinisë e drejtuan ndaj dijes dhe[1] në këtë mënyrë mbërritën në këto grada. Kjo nuk ishte një gjendje e veçantë për ata. Ata të cilët në rininë e tyre nuk janë marrë me punë të kota dhe që i janë kthyer dijes, në çdo periudhë kanë arritur në të njëjtën majë.

Kur Imam Shafiu *rahimehullah* i jepte fetva njerëzve dhe kur bënte ixhtihad në çështjet e tyre, akoma nuk kishte mbushur njëzet vjeç.[2]

Kur Imam Buhariu *rahimehullah* shkruajti librin më të rëndësishëm të historisë, ishte 18 vjeç.

Ahmed ibn Hanbeli *rahimehullah* në fëmijëri shkonte në mexhliset e hadithit të Ebu Bekër ibn Ajjasit. Dilte aq herët nga shtëpia sa që nëna i thoshte: "Jo pa dalë njerëzit e tjerë" dhe e ndalonte.

Këto janë të vërteta të vlefshme për çdo periudhë dhe për çdo kohë. Të rinjtë siç mund ta angazhojnë interesimin e tyre ndaj fesë, po ashtu mund ta harxhojnë edhe në gjëra të kota. Çdo i ri fiton vlerë sipas raportit të drejtimit të interesimit të tij.

1. *Buhariu*
2. *Buhariu, Muslimi*

## Vëllai im i ri

Në lidhje me këtë temë mund të japim shumë shembuj të tjerë, mirëpo dua që ta dish se historia jonë nuk thotë të njëjtat gjëra me historinë e qafirave. Ata rininë e përmendin pranë pijeve dehëse, epshit, pasionit, prapësisë dhe gjërave të ngjashme, ndërsa historia jonë nuk i pranon këto. Sa herë që është ndjerë nevoja për sakrifikim, përkushtim dhe shërbim, të rinjtë kanë marrë pjesë të parët. Të dërguarit dhe muxheddidët, gjithmonë shokët dhe ndihmësit e tyre i kanë zgjedhur prej tyre.

Këto shembuj duhet t'i sjellësh përpara syve dhe të mendosh mbi to! Ku jam unë? Në vendin që shpjegon historia Islame apo në vendin që shpjegojnë tellallet e shkatërrimit në ditët e sotme?

Të gjitha veçoritë e të rinjve të cilët gjallëruan historinë Islame, gjenden edhe tek ty. Entuziazmi, forca, trimëria, meraku dhe guximi. Ajo që është e rëndësishme, është se ku i përdor këto dhe se cilën gjë ia bën hall vetes.

Edhe ti po ta përdorësh merakun tënd në mirësi dhe në dije, mund të bëhesh si Ibn Abbasi, ose e drejton merakun tënd për thashetheme, barsaleta, etj. Zgjedhja dhe të vepruarit në mënyrë të përshtatshme me zgjedhjen, të ka mbetur ty.

Mund ta përdorësh guximin e rinisë në mirësi si Aliu dhe Mus'abi *radijAll-llahu anhuma* dhe në këtë mënyrë mund të bëhesh shembulli i tyre në këtë kohë, ose mund ta tregosh guximin tënd në çështjet që nuk i kupton dhe në këtë mënyrë mund të pësosh disfatë në këtë qëllim, mund ta thyesh dëshirën në lidhje me jetën.

Edhe ti duke e bërë hall fenë si Zubejri, mund të bësh

përgatitje dhe të nisesh për rrugë, ose mund ta kalosh rininë me sherre rrugësh, grindje, zënka etj.

Edhe ti në moshën 18 vjeçare mund të bëhesh komandant i një ushtrie e cila brenda saj ka Ebu Bekra, Umera, Halid ibn Velida, Alijë siç u bë Usame ibn Zejdi, ose mund të bëhesh kapiten i një skuadre ose i një çeteje. Zgjedhja është e jotja!

Cilat janë ëndrrat, hallet e tua, çfarë dëshiron të bëhesh?

Dije se edhe kthimi i kësaj rinie në një rini të përjetshme duke ia përkushtuar Allahut, edhe të jetuarit e saj në një mënyrë që shkatërron dynjanë dhe ahiretin, në dorën tënde është.

Këto janë shembuj që kushdo mund t'i shtie në dorë me vendosmëri dhe mbështetje. Ti medito mbi këto shembuj, në pjesën tjetër do të shqyrtojmë temën "Çfarë duhet pasur kujdes që rinia t'i përkushtohet Allahut". Zoti im na bëftë ne nga trimat të cilët entuziazmin, forcën, trimërinë dhe guximin e rinisë e përdorin për kënaqësinë e Allahut.

# SA I PËRKUSHTOHET RINIA ALLAHUT

*Gjallërimi yt, është gjallërimi i ummetit. Shkatërrimi yt poshtë nevojave të rinisë tënde, është shkatërrimi i një ummeti të tërë. E gjithë çështja është se ku dëshiron ti të jesh?!*

Falënderimi i takon Allahut, Zotit të botërave. Paqja dhe bekimi i Allahut qofshin mbi pejgamberin Muhammed *sal-lAll-llahu alejhi ue sel-lem*, mbi familjen e tij dhe mbi shokët e tij.

## Vëllai im i ri

Sëbashku jemi duke udhëtuar. Nëse na e mundëson Allahu do t'i gjejmë përgjigje pyetjes "Si i përkushtohet rinia Allahut?". Dua të theksoj me këmbëngulje se të gjithë të rinjtë të cilët i dhamë si shembull në temën e kaluar, janë njerëz si ti. Të gjitha nevojat e rinisë që gjenden tek ty, janë gjendur edhe tek ata, po ashtu edhe të gjitha aftësitë të cilat i bënë shembull ata, gjenden edhe tek ty. Siç përballesh ti me vështirësi në disa periudha, përballeshin edhe ata. Siç lufton ti me epshet dhe dëshirat, luftonin edhe ata. Allahu *Subhanehu ue Teala* siç i ka dhuruar atyre vullnet, dashuri, vendosmëri dhe aftësi, si domosdoshmëri e dre-

jtësisë, të ka dhuruar edhe ty. Edhe ummeti po pret prej teje që të bëhesh si ata, sepse gjallërimi yt, është gjallërimi i ummetit. Shkatërrimi yt poshtë nevojave të rinisë tënde, është shkatërrimi i një ummeti të tërë. E gjithë çështja është se ku dëshiron ti të jesh! Në mesin e atyre të cilët përmenden me fjalën problem, të cilët duken si barrë për ummetin? Apo në mesin e atyre trimave që kanë lënë gjurmë në histori dhe që kanë marrë pjesë në zgjidhjen e problemeve? Lexoji edhe një herë shembujt që u përmendën në temën e mëparshme! Edhe një herë! Nëse dëshirojmë që të bëhemi si ata, jemi të detyruar që t'i dimë vlerat të cilat i bënë shembull ata.

## 1. Duhet Të Njohësh Zotin Tënd Dhe Duhet Ta Adhurosh Atë Me Emrat E Tij

Veçoria më e qartë e të rinjve të cilët janë shembull për ne, kjo ishte. Ata e njihnin Allahun siç duhej, emrat dhe cilësitë e Allahut shiheshin në çdo moment të jetës së tyre, ata, me këto i zbukuronin zemrat e tyre. Në fakt, edhe rruga më ndikuese e adhurimit, kjo është. Çdo njeri mund të bëjë ibadet sipas raportit të njohjes së Zotit të tij. Nëse nuk e njeh siç duhet Atë, nga mund ta dish se si duhet të sillesh me Atë? Për çfarë hidhërohet Ai, për çfarë kënaqet, në cilat gjendje nuk e kthen mbrapsht robin e Tij? Të gjitha këto, kanë të bëjnë me njohjen e Tij siç duhet.

Shikoji këta të rinj të ndershëm të cilët tregohen shembull në përpjekjen për teuhidin gjatë shekujve, në emër të të cilëve kanë zbritur sure. Gjëja që i bëri shembull ata, ishte njohja e Zotit të tyre. Kur e njohën Atë siç duhet, nuk mund të qëndronin dot në vend, nuk e përtypnin dot përbrenda që njerëzit të braktisnin një Zot të Lartë

të tillë dhe të adhuronin të kotën, gurë të gdhendur të cilët nuk dëgjojnë dhe nuk shikojnë. Nëse shikon ajetet që kanë zbritur në lidhje me ta, do të shohësh se e vërteta e cila i vuri ata në lëvizje, kjo ishte.

> "Ata ishin disa djelmosha që kishin besuar Zotin e tyre, e Ne edhe më shumë ua shtuam bindjen atyre. Edhe i forcuam zemrat e tyre sa që kur u ngritën thanë: "Zoti ynë është Zoti i qiejve e i tokës, nuk adhurojmë ndonjë zot tjetër përveç Tij". [1]

Përsëri si shembull i dytë është ndodhia "Djali dhe Mbreti" mbi të cilën ka zbritur sure dhe i dërguari i Allahut na e tregon me detaje. Kur djali shpjegoi se Ai që jep shërim është Allahu, se ata që adhurohen përveç Tij nuk mund të jenë zota, u arrestua nga mbretit. E çuan në maj të malit për ta hedhur nga ai, ndërsa djali thoshte: "O Allahu im, më mjafto mua (bëhu Kafi për mua) përkundrejt këtyre ashtu siç dëshiron". Ai këtë siguri e ndjeu ngaqë e dinte se Zoti është el-Kafi, pra i mjaftoi atij përkundrejt zullumqarëve. U drodh mali dhe ushtarët ranë poshtë; u përmbys anija dhe ata që donin ta mbysnin atë u mbytën.

Shiko Muadh ibn Xhebelin *radijAll-llahu anh*, ai i riu i cili u bë musliman në moshën 18 vjeçare, për të cilin i dërguari i Allahut *Subhanehu ue Teala* tha: "Në ditën e Kijametit do të jetë përpara dijetarëve", kur po i mësonte duanë atij i tha "Unë të dua ty o Muadh". Kur ai takohej me shokët thoshte: "Ejani të besojmë një orë". [2] Ndërsa qëllimin për besimin e kuptojmë nga transmetimi i Imam Ahmedit, që ai "bënte dhikër, bënte tesbih". Një i ri i cili përkujtimin, përmendjen e Allahut e shihte si besim.

Nëse shikon shembujt e atyre të cilët "Ia kanë përkushtuar rininë Allahut", do të shohësh në një mënyrë të qartë ndiki-

---

1. *18/Kehf, 13-14*
2. *Buhariu*

met e njohjes së Allahut tek ata, do të shohësh se dashuria dhe frika, të cilat janë ndikimet më të mëdha të njohjes së Allahut, kanë reflektuar në të gjitha sjelljet e tyre.

Shiko Abdullah ibn Umerin *radijAll-llahu anh*. Ai bënte dua kështu: "O Allahu im, më bëj mua prej atyre që i duan melaiket e Tu, pejgamberët e tu, robërit e Tu të mirë!"

Ndërsa Abdullah ibn Mes'udi thoshte: "Nëse do të dija se Allahu më ka falur një gjynah timin, nuk do ta kisha problem që njerëzit të më thërrisnin mua "Abdullahu, biri i pisllëkut".

Ndërsa Abdullah ibn Abbasi: "Qante aq shumë prej frikës, sa që në fund u verbua".

Mus'ab ibn Umejri: "Ai shkoi pranë pejgamberit *sal-lAll-llahu alejhi ue sel-lem* dhe i dha selam. Rrasulullahu *sal-lAll-llahu alejhi ue sel-lem* i tha atyre që gjendeshin aty kështu: "Unë në Mekë nuk di ndonjë të ri tjetër që të jetë elegant, i pashëm dhe brenda një rehatie si Mus'abi. Shkaku i vetëm që e largoi atë nga këto është dashuria e tij ndaj Allahut dhe të dërguarit". Çfarë dëshmie e mrekullueshme!

## Vëllai im i ri

Duhet ta dish që dashuria ndaj Allahut, frikësimi prej Tij siç duhet, janë fryti i njohjes së Tij. Si mund të pritet që njeriu të frikësohet prej një ekzistence që nuk e njeh, ta respektojë atë, ta dojë dhe ta preferojë atë? Ky pra ishte respekti i të rinjve që i dhamë si shembull, të cilët u pastruan nga të gjitha anët negative dhe ia përkushtuan veten Zotit të tyre... E përmendëm edhe më parë: Kujdes! Mos mendo se ata nuk u hasën me vështirësi kur e bënë këtë. Kujdes! Mos të mashtrojë shejtani në këtë çështje. Çdo gjë që të duket ty e vështirë edhe për ata ishte e vështirë, mirëpo zemrat e tyre ishin të mbushura me dashuri dhe frikë ndaj Allahut në atë mënyrë që zgjedhjet e tyre i bënin për të kënaqur Atë.

Periudha e rinisë është një periudhë në të cilën ndjenjat janë të mprehta dhe të pakontrollueshme. Ajo që është e rëndësishme është edukimi i këtyre ndjenjave, marrja e tyre në kontroll dhe përdorimi i tyre në mirësi. Rruga më e vlefshme është njohja e Allahut, zbukurimi i zemrës me emrat dhe cilësitë e Tij dhe shfaqja e emrave të Tij në çdo gjë të jetës, Sepse çdo lloj ndjenje fitrije (natyrore) që e ka krijuar Allahu tek ne, është dy drejtimshe, dhe njeriu jeton një jetë sipas kontrollit të natyrës në të cilën hyn. Synimet më të mëdha të shejtanëve njerëz dhe xhindë përkundrejt teje, janë që të marrin në kontroll ndjenjat e tua fitrije, entuziazmin, zellin e rinisë tënde, ndërsa synimi yt më i madh duhet të jetë që ta njohësh Allahun siç duhet, që t'i japësh formën këtyre ndjenjave sipas emrave dhe cilësive të Tij. Këtë pikë ta sqarojmë pak më shumë:

## Inati

Është një ndjenjë fitrije. Allahu *Subhanehu ue Teala* e ka stabilizuar në natyrën e çdo njeriu dhe njeriu me këtë ndjenjë bën përpjekje, reziston me inatin e tij përkundrejt imponimeve. Nëse një i ri e njeh Zotin e tij, robërit e Tij dhe gjërat e mira që Ai ka premtuar dhe nëse vazhdimisht ia përkujton këto vetes, ai bëhet inatçi përkundrejt nefsit të tij, shejtanit dhe dynjasë. Kur nefsi, shejtani dhe dynjaja e ftojnë të riun në gjëra që Allahu nuk është i kënaqur, ai kujton Zotin e tij dhe gjërat që Ai ka premtuar dhe bën përpjekje me inatin e tij. Ndjenja e inatit që Allahu e ka stabilizuar në natyrë, bëhet një pjesë e adhurimit. Ndërsa njeriu i cili është gafil (i pakujdesshëm) ndaj Zotit të tij dhe gjërave që Ai ka premtuar, bëhet inatçi përkundrejt paralajmërive të mira. Kur njerëzit ia përkujtojnë Zotin atij, ai bën akoma edhe më tepër inat. Kur vëllezërit

e përkujtojnë për të mirë, ai i percepton si ndërhyrje në lirinë e tij, si përzjerje në jetën e tij. Dhe duke bërë inat bëhet rob i shejtanit dhe nefsit.

## Trimëria dhe Guximi

Ekzistojnë tek çdo njeri. Madje edhe tek më frikacaku prej nesh ekzistojnë aq sa t'i vazhdojë punët ditore. Përndryshe nuk është e mundur që njeriu të jetojë. Rinia është periudha ku kjo ndjenjë është në kulm. Syri i njeriut është i mprehtë. Mendon për të ardhmen e çdo pune. Edhe sikur të mbesë i vetëm, beson se mund të vazhdojë jetën, beson se ka guxim për këtë. Këto ndjenja, një të ri i cili e adhuron Allahun me emrat dhe cilësitë e Tij, e ngrejnë në pozitën "e njeriut më të mirë". Ai bëhet nga trimat të cilët bëjnë xhihad në rrugën e Allahut dhe të cilët mbrojnë dinjitetin e ummetit. Shembulli i të rinjve të cilët kërkonin Ebu Xhehlin për ta vrarë... Shembulli i Aliut i cili fjeti në shtratin e Rrasulullahut *sal-lAll-llahu alejhi ue sel-lem* duke vënë jetën e tij në rrezik... Shembulli i Mus'abit i cili braktisi një jetesë të cilën e lakmojnë të gjithë... Ja pra, trimëria dhe guximi i atyre që e njihnin Zotin e tyre, i solli këto shembuj.

Ata e dinin që Zoti i tyre është el-Kahhar (i cili dënon dhe zhduk çdo gjë me vdekje dhe sëmundje). Ai është el-Kebiru'l Muteali (është më i madhi, më i larti dhe të gjithë janë poshtë Tij). Ai është el-Xhebbar (mbizotëron gjithçka). Ai është el-Aziz (është i fuqishmi, asnjë forcë nuk del mbi vullnetin e Tij). Kështu që as trimëria dhe as guximi nuk i bën dobi njeriut, nëse nuk bëhen për të arritur kënaqësinë e Allahut. Nëse një i ri do të posedonte aq trimëri sa t'i frikësonte të gjithë njerëzit, aq sa të shtie në dorë ç'të donjë me trimërinë e tij, nuk do të kishte dobi, sepse ai është nën forcën e el-Kahharit.

Ndërsa një zemër e cila është e zbrazët nga këto kuptime, bën sherre, zënka etj., i bën zullum njerëzve me trimërinë e saj. Personi me zemër të tillë fillon t'i shtypë njerëzit të cilët janë më të dobët se ai. E kujton trimëri ardhjen vonë natën në shtëpi, të kaluarit e natës nëpër rrugë, të sjellurit keq ndaj prindërve, e kujton trimëri kundërshtimin e muslimanëve të cilët e këshillojnë atë, thyerjen e zemrave të njerëzve... Sa interesante është me të rinjtë të cilët ndjekin në kanalet televizive "telenovela me mafie" dhe të cilët kanë simpati ndaj asaj jetese të poshtër! Njerëzit për të cilët të rinjtë kanë simpati, janë armiq të Allahut dhe të dërguarit, jetesa për të cilën të rinjtë kanë simpati, është një jetesë të cilën Allahu e ka ndaluar dhe e urren... Inna lil-lahi ue inna ilejhi rraxhiun (Të Allahut jemi dhe tek Ai do të kthehemi)

Ja pra vëllai im i ri, a e shikon se si e poshtëron ndjenja e trimërisë dhe guximit një të ri i cili është i pakujdesshëm ndaj Allahut? Allahu *Subhanehu ue Teala* të ruajtë ty dhe neve.

## Ndjenja e Kureshtjes

Allahu *Subhanehu ue Teala* e ka stabilizuar ndjenjën e kureshtjes në natyrën e çdo njeriu. Me këtë ndjenjë mësojmë. Nëse nuk do të ishte kureshtja, njeriu nuk do të mësonte asgjë.

Një i ri i cili e njeh Zotin e tij, e di se Ai është el-Basir (që shikon çdo gjë), se Ai është es-Semi' (që dëgjon çdo gjë), se Ai është er-Rakib (që i mbikqyr njerëzit për t'i marrë në llogari ata për çfarë kanë bërë), se Ai është el-Hasib (që do t'i marrë njerëzit në llogari). Këto cilësi e drejtojnë atë për punë të mira. Kjo njohuri e drejton kureshtjen e tij për në dije. Kështu edukohen të rinjtë të cilët japin fetva, bëjnë ixhtihad akoma pa mbushur të njëzetat. Ata nuk kanë kohë për ta harxhuar kot, sepse e dinë që do t'i japin llogari Zotit të tyre për çdo moment.

Ndërsa kjo ndjenjë e atij që nuk e njeh Zotin e tij, e shkatërron atë. Bëhet kureshtar për çështjet më të ulta. E kalon jetën me thashetheme. Kjo është një gjendje e keqe sa që madje bëhet kureshtar edhe për mënyrën e jetesës së armiqve të Zotit të tij. Si mund ta shpjegojmë sot që një i ri, të cilin Allahu *Subhanehu ue Teala* e ka nderuar me Islam, është kureshtar ndaj lajmeve vip? Si mund ta shpjegojmë interesimin e tij ndaj mënyrës së jetesës së njerëzve të cilët janë armiq të Allahut? Kur zemra është e zbrazët nga emrat dhe cilësitë e Allahut, të gjitha ndjenjat fitrije hyjnë nën kontrollin e shejtanit dhe bëhet normale shfaqja e rezultateve të këtij lloji. Si mund ta kuptojmë një të ri i cili mendjen e mprehtë, ndjenjën e kureshtjes që ia ka dhuruar Allahu, e harxhon duke vëzhguar kontradiktat e grupeve, se çfarë u fol nëpër mexhlise, se si diskutuan filani me fistekun. Në këtë mes ka një vijë shumë delikate. Përshembull, edhe vrasja e kohës duke u marrë me thashetheme në forumet Islame, edhe gjallërimi i kohës duke lexuar ndonjë libër ose duke marrë pjesë në një mexhlis dije, janë gjëra që janë në dorën e njeriut. Përcaktuesi i këtyre dy gjërave të kundërta që mund të bëhen me të njëjtën energji dhe në të njëjtën kohë, është njohja e Allahut, adhurimi ndaj Tij me emrat dhe cilësitë e Tij, ose të qenurit injorant dhe gafil (i pakujdesshëm) ndaj Tij.

## Ndjenja e Turpit

Përsëri edhe një ndjenjë tjetër fitrije si kjo është ndjenja e turpit. Është një mjet kontrollues i rëndësishëm i cili e ndalon njeriun nga sjelljet të cilat pranohen si të këqija në bashkësi.

Dhe i riu i cili e adhuron Allahun me emrat dhe cilësitë e Tij, i përkushtohet kësaj ndjenje. Turpi i cili është një degë prej imanit, nuk i sjell gjë tjetër pesonit vetëm se mirësi… Njeriu i cili e di se Zoti i tij ka përfshirë çdo gjë me dijen e Tij, ka turp prej Atij, nuk e kundërshton Atë dhe e zhvillon ndjenjën e moralit. Fillon të sillet ndaj Zotit të tij me moralin e adhurimit. Të diturit se Ai e shikon njeriun në çdo gjë që ai bën, e pengon atë nga dëshirat e këqija të nefsit dhe shejtanit, sepse ka turp prej Allahut. Pra njohja e Allahut e kthen personin në një ndjenjë fitrije, e bën atë që të marrë shpërblim për në botën tjetër.

Ndërsa ai i cili është i pavarur nga kjo njohuri, ka turp prej vetes, prej familjes, prej mjedisit, ka turp prej kaderit ngase nuk posedon më tepër, ka turp prej gjynahqarëve. Dëshiron që të bëhet si ata, mirëpo kur nuk i ka mundësitë, ndihet i shtypur përkundrejt atyre. Ka turp ngase nuk është veshur bukur, ka turp ngase telefoni i tij është tip më i vjetër se i shokëve të tij, ka turp ngase orenditë shtëpiake nuk i ka të bukura si të filanit. Ky turp e shtyn atë të hiqet ndryshe nga ç'është dhe fillon të mburret me pasuri që nuk i ka, me dashuri dhe mundësi që nuk i posedon, madje mburret me gjynahe të cilat nuk i ka bërë. Turpi e bën atë një gënjeshtar, armik të Allahut. Allahu na ruajt.

Vëllai im i ri, t'i mbështetemi Allahut, të kërkojmë ndihmë prej Tij. E njëjta ndjenjë e shpie një person në gradën më të lartë, ndërsa tjetrin në gradën më të ulët. Cili është shkaku i një ndryshimi të tillë nga e njëjta ndjenjë? Njohja e Allahut ose mosnjohja e Tij. Adhurimi ndaj Tij me cilësitë dhe emrat e Tij, ose mos adhurimi i Tij me ato.

## Vëllai im i ri

Çdo ndjenjë është një shkak për shembull. Duhet të dish se çdo ndjenjë që Allahu e ka krijuar tek ty, siç mund të shpie ty edhe në gradën e një të riu rreth të cilit kanë zbritur ajete dhe që historia ka dëshmuar për virtytin e tij, po ashtu mund të ulë ty në gradën e atyre njerëzve të cilët tregohen shembull për gjëra të këqija. E gjithë çështja është se si formohen këto ndjenja në zemër dhe si pasqyrohen jashtë. Dije se Allahu është Nuri (Drita) i tokës dhe i qiellit. Nëse emrat dhe cilësitë e Tij stabilizohen në një zemër, çdo gjë ndriçon. Çdo ndjenjë bëhet një nur (dritë) që i tregon rrugën njeriut, çdo gjë fillon t'i shërbejë njeriut dhe adhurimit që bën njeriu. Pothuajse çdo gjë në nefsin e njeriut dhe në univers, bëhet shërbyese që ai të bëhet një rob më i mirë dhe që t'ia përkushtojë rininë Allahut.

Ndërsa zemra e cila nuk posedon emrat dhe cilësitë e Allahut, është e errët. Madje edhe të mirat që gjenden aty, brenda një kohe të shkurtër, kthehen në të këqija, madje edhe ndjenjat më të pafajshme që Allahu i ka krijuar tek ajo, e bëjnë atë rob të shejtanit dhe nefsit. Pothuajse çdo gjë është për të bërë ai gjynah: E folura e tij është gënjeshtër, thashethem, fjalë e kotë, çdo gjë që dëgjon dhe shikon i shton epshin, gjëra të cilat Allahu ia ka bërë haram atij. Imagjinon për gjëra që nuk ekzistojnë: Fillon të imagjinojë gënjeshtrën, dyfytyrësinë, zinanë. Kështu është ai person i cili në zemrën e tij nuk posedon emrat dhe cilësitë e Allahut, ai nuk ka nevojë për diçka tepër që ta kundërshtojë Zotin e tij. Me patjetër e gjen një fushë për ta kundërshtuar Atë. Një njeri i cili është bërë rob i epsheve dhe dyshimeve, nuk është i dobishëm për askënd. Duke

lënë mënjanë bërjen e ndonjë vepre për Islam, ai si njeri as vetes së vet nuk mund t'i bëjë ndonjë dobi.

Dyshimet e robërojnë trurin e njeriut. Ai i cili nuk është i qartë në mendje, nuk mund të bëjë ndonjë shërbim për davanë Islame qoftë nga ana e itikadit (besimit), qoftë nga ana e menhexhit (metodës). Dyshimi e pengon njeriun që të veprojë por edhe sikur të veprojë, nuk mund ta shtie në dorë prodhimin që kërkohet.

Ndërsa epshet e shkatërrojnë njeriun, zemra i jep fund jetës, ditë e natë kundërshton Zotin e saj. Zemra e cila është e shkatërruar, e cila nuk posedon emrat dhe cilësitë e Allahut, nuk ka më asnjë hall. Kur i përgjigjet epshit humb nga Islami, nga njerëzimi, saqë çdo gjë që gjendet mbi dynja, është për të plotësuar dëshirat e tij. Allahu na ruajtë.

Pengesat më të mëdha përpara përkushtimit tonë ndaj Allahut janë dyshimet dhe epshet të cilat e kanë marrë zemrën rob. Kurimi më i efekshëm i kësaj është njohja e Allahut dhe ndriçimi i zemrës me emrat dhe cilësitë e Tij. Nëse nuri i Tij mbizotëron në një vend, as epshi dhe as dyshimi nuk mund të bëjë ndonjë dëm aty. Dielli i cili është krijesë me fuqi ndriçuese e Allahut, ashtu siç i zhduk ai me dritën e tij të gjitha errësirat, po ashtu çdo emër dhe cilësi e Tij i zhduk errësirat e epsheve dhe dyshimeve. E lehtë është ajo të cilën Allahu e ka bërë të lehtë.

## Vëllai im i Cili Dëshiron që t'ia Përkushtosh Rininë Tënde Allahut!

Do të jap disa këshilla që ta njohësh Allahun siç duhet, që ta adhurosh Atë. Zoti im më bëftë mua dhe ty nga ata

që e dëgjojnë fjalën dhe nga ata që pasojnë më të mirën. Zoti ynë është el-Alij. Ai është i lartë në dhatin (veten) dhe veprat e Tij, në emrat dhe cilësitë e Tij. Më i madhi Ai është, nuk ka të barabartë me Atë, nuk është e mundur që njeriu ta perceptojë Atë me mendjen e tij. Rruga e vetme për ta njohur Atë, është t'i referohemi librit dhe Synnetit. Allahu dhe i dërguari i Tij na kanë treguar neve për dhatin e Allahut, emrat dhe cilësitë e Tij.

"Allahu ka emrat më të mirë, prandaj bëni dua Atij me ato…" [1]

Rrasulullahu *sal-lAll-llahu alejhi ue sel-lem* ka thënë: "S'ka dyshim se Allahu ka 99 emra, kush i mëson ato emra, hyn në xhennet". [2]

S'ka dyshim se Allahu ka edhe shumë emra të tjerë që nuk ia ka treguar robërve. Disa emra të Tij nuk ia ka treguar askujt, e ka ruajtur si dije të fshehtë, mirëpo për të shkuar në xhennet dhe për të arritur kënaqësinë e Tij, mjafton të dish 99 emra prej tyre.

Personi i cili dëshiron t'ia përkushtojë rininë Atij, më parë duhet ta njohë Atë. Nëse nuk e njohim Zotin siç duhet, nuk mund ta dimë se si të sillemi. Kureshtja dhe dija, e cila është fryti i kureshtjes, për njohjen e Allahut janë. Qëllimi ynë është ta njohim Atë dhe ta adhurojmë sipas emrave dhe cilësive të Tij, dhe qëllimi nga mësimi i emrave që kalon në hadith, ky është. Ibn Kajjim el-Xheuzijje mësimin e emrave që kalon në hadith e shpjegon kështu:

"Mësimi i emrave dhe cilësive të Allahut ka tre grada:

**1.** T'i thuash emrat e Tij. (Pra ti dish në formën er-Rahman, er-Rahim, el-Melik)

**2.** Të dish kuptimin e tyre. (Përshembull, er-Rahman: që ka

1. *7/A'raf, 180*
2. *Buhariu, Muslimi*

mëshirë të madhe, që çdo gjë ekziston me mëshirën e Tij, që Ai i do robërit e Tij që mëshirojnë).

**3.** Siç është edhe në ajet, që t'i bësh dua Atij me ata. Bërja e duasë Atij me ato emra është dy llojësh:

**a.** Duaja e kërkesës: Kësaj i thuhet "Duaul Mes'ele", të kërkosh nevojën e çdo emri të Allahut (Përshembull, të kërkosh për nevojat e tua prej Tij, duke përmendur emrin el-Uehhab (Dhurues).

**b.** Duaja e ibadetit: Kësaj i thuhet: "Duaul Ibade", t'i bindesh Allahut dhe ta adhurosh Atë me kuptimin që nënkupton çdo emër i Tij. Kur të themi el-Xhebbar ta ndjejmë veten të vogël, kur të themi es-Samed t'i drejtohemi Atij duke e ditur se jemi të dobët dhe ia kemi nevojën, kur të themi er-Rezzak ta presim rriskun vetëm prej Atij".

Rruga më e efektshme e kësaj është të studiosh Kur'anin. Në çdo ajet që lexon, të kesh vëmendjen në emrat dhe cilësitë e Allahut dhe të kesh vëmendjen se në cilën lidhje është përdorur. Me rezultatin që nxjerr, duhet t'ia hapësh duart Atij, të kërkosh prej Atij, ta vështrosh shfaqjen e atij emri në univers dhe ta adhurosh Atë me atë emër aq sa ke mundësi, atëherë do ta çosh në vend siç duhet mësimin i cili kalon në hadith. Do të shohësh se çdo ndienjë e cila është bërë negative dhe e cila të tërheq ty për në të këqija, do të kthehet në një forcë e cila të shtyn ty për në të mira. Do të jap shembull vendin e parë që kam hapur nga Libri i Allahut:

"Falënderimi i qoftë Allahut, Krijuesit të qiejve e tokës, Sajuesit të engjëjve me nga dy palë, tri palë e katër palë krahë, ndërmjetësues (midis Tij dhe pejgamberëve). Ai shton në krijim atë që do, vërtet Allahu ka fuqi për çdo send". [1]

---

1. *35/Fatir, 1*

Ky ajet na mëson neve emrin el-Kadir të Zotit tonë. Ai ka fuqi për çdo send…

## Ta Adhurosh Allahun me Këtë Emër

Pikësëpari kuptimin e këtij emri duhet ta kuptosh duke parë tërësinë e ajetit, domethënë që krijesat e Allahut dhe ndryshimi ndërmjet këtyre krijesave, janë prej cilësisë së kudretit (fuqisë) të Tij. Tani të fillojmë që ta praktikojmë në jetë këtë emër. Duke filluar nga vetja jonë, çdo gjallesë që shohim përreth nesh, le ta shohim me vështrimin e këtij ajeti. Për çdo gjallesë që del përballë nesh gjatë ditës, të themi: "kjo është fuqia e Zotit tim". Pastaj në çdo kohë duaje të kërkojmë prej Allahut nevojën e këtij emri. Gjërat të cilat janë të vështira për ne, të pamundshme për ne dhe që nuk kemi fuqi ndaj atyre, t'ia lemë këtij emri të Zotit tonë, emrit el-Kadir, për anët negative të rinisë sonë siç është epshi, prapësia, nervozizmi etj, duke thënë:

> "O Zoti im i cili je Kadir, që ke fuqi për çdo gjë, asgjë nuk është e vështirë për Ty; në këtë dhe këtë çështje jam i dobët, nuk kam mundësi, më ndihmo mua me fuqinë Tënde. Vështirësia është për mua, për Ty nuk ka vështirësi. Ky emri Yt i bukur le të pasqyrojë në veçoritë e mia për të cilat nuk je i kënaqur, që të bëhem nga të rinjtë e mirë prej të cilëve je i kënaqur, që të bëhem prej atyre të cilët do të jenë nën hijen e arshit Tënd".

Këtë kuptim ta mbajmë në mendje gjatë ditës dhe të bëjmë ibadet sipas këtij emri. Si robër të një Zoti të Plotfuqishëm të mos frikësohemi nga asgjë. Dynjanë ta shohim të vogël në syrin tone, t'i hedhim hapat tona duke besuar se nëse dëshiron Zoti ynë i cili është el-Kadir, ka fuqi që ta shkatërrojë gjithësinë në sekondë. Kur të na rrethojnë gjynahet, të kujtojmë fuqinë e Tij dhe t'i mbështetemi Atij.

Sikur të shqyrtohet çdo ditë një emër dhe një cilësi, është e mjaftueshme. Nuk na humbet asgjë sikur ta provojmë njëherë, përkundrazi do të shohim se do të ringjallen zemrat e vdekura, se i gjithë universi na kujton neve Atë. Ke për ta parë se çdo gjë ka për të na ndihmuar që t'ia përkushtojmë rininë tonë Atij!

## Vëllai im i ri

Mos e privo veten tënde nga kjo mirësi. Asnjë preokupim nuk mund të jetë më i rëndësishëm se sa të njohurit e Zotit tënd. Shtyje për më vonë çdo gjë, për të përvetësuar këtë kuptim të bukur. Po e ndjeve njëherë kënaqësinë e njohjes së Tij, po u ringjall zemra me cilësitë e Rrahmanit (Mëshiruesit), po u ndriçua ajo me dritën e en-Nurit, asnjë epsh nuk mund ta pengojë shtimin e kësaj kënaqësie. Nëse nuk mundesh ta bësh këtë -që duhet ta bësh me patjetër- duhet t'i referohesh librave që janë shkruajtur në lidhje me këtë temë. Falënderimi i takon Allahut që ka me dhjetëra libra që shpjegojnë emrat dhe cilësitë e Allahut. Allahu shpërblen pa masë ato që bëhen për hir të Tij. Në çdo hap që hedh drejt njohjes së Allahut, do të shohësh se do të vijë mëshira dhe dhuntia e Tij tek ty.

## Kështu pra vëllai im

Në këtë mënyrë e mbarova pikën e parë. Unë si një vëllai yt i cili të do ty, i cili gjallërimin e ummetit e sheh në gjallërimin tënd, e bëra atë që më takon si përgjegjësi. Tani rradha është tek ty… Për të edukuar të gjitha anët negative të rinisë tënde, për të treguar se të gjitha ato që kanë ndodhur në histori, mund të jetohen në çdo periudhë, fillo me ndihmën e Zotit tënd që ta njohësh Atë dhe ta adhurosh.

Nëse dëshiron të bësh dritë si kandil në këtë periudhë të errët, atëherë fillo, mos rri!

# DASHURIA DHE FRYTI I SAJ

*Përkushtimi ndaj Allahut është rigjallërimi i dy jetëve për njëherësh me një jetë. Cila mirësi është arritur lehtësisht që përkushtimi të jetë i lehtë...? Cili thesar është vendosur në mes për t'ia ofruar atë njerëzve që përkushtimi të jetë fitimi i të gjithëve?*

Falënderimi i takon Allahut, Zotit të botërave. Paqja dhe bekimi i Allahut qofshin mbi pejgamberin Muhammed *sal-lAll-llahu alejhi ue sel-lem*, mbi familjen e tij dhe mbi shokët e tij.

Do vazhdojmë të flasim rreth përkushtimit të periudhës së rinisë ndaj Allahut, Zotit të botërave. Jeta e njeriut ka tre periudha. Në periudhën e parë e cila është periudha e fëmijërisë, njeriu nuk është përgjegjës tek Allahu. Ndërsa periudha e pleqërisë është e mbushur me vështirësi. Pleqëria nuk është një jetë që është e zgjedhur me dëshirë, mirëpo është në cilësinë e vazhdimit të mënyrës së jetesës e cila është zgjedhur në rini. Ajo e cila e bën njeriun edhe krijesën më të mirë, edhe krijesën më të keqe, është periudha e rinisë. Në rini, njerëzit gjenden ballë për ballë me dy jetë, në të cilën nuk ka të tretë. Ose do t'ia përkushtojnë rininë Allahut, ose shejtanit. Ose do të bëhen robër të Allahut ose robër të dinarit, dirhemit... Sepse zgjedhjet Rrahmanike dhe shejtanike, nuk

kanë kuptim në periudhën e fëmijërisë në të cilën njeriu nuk është përgjegjës apo në pleqëri kur zgjedhjet i përcaktojnë vështirësitë, por kanë kuptim në rini.

Kufri i shkatërron të rinjtë. Kufri, prodhimet me liçencë, ideologjitë e devijuara dhe kufrije, zgjedhjet morale, konsumimi, dëfrimi etj, i helmojnë të rinjtë.

Kur Allahu *Subhanehu ue Teala* dëshiron të mirën e një populli, udhëzon të rinjtë e tyre, sepse mbrojtja e të vërtetës ka nevojë për forcë. Të rinjtë kanë forcë dhe trimëri potenciale për mbajtjen e të vërtetës. Historia Islame është historia e përkushtimit. Regjistrat tonë janë të zbukuruar me tabela që i janë shitur Allahut përkundrejt xhennetit.

Falënderimi i takon Allahut që sot ka një brez që kërkon t'ia përkushtojë rininë Allahut. Siç e theksuam në temën e kaluar, sahabët e rinj ia përkushtuan rininë Allahut dhe Allahu ia pranoi përkushtimin e atyre, kur ata u zbukuruan me këto veçori, arritën sukses. Në emër të tyre zbritën ajete dhe Allahu sqaroi se u kënaq prej tyre. Ajo që u bie mbi supe të rinjve të sotëm, është që t'i njohin shembujt e kaluar, t'i miratojnë ato dhe të zbukurohen me veçoritë që ata u zbukuruan.

Veçoria më e qartë e tyre ishte njohja e Zotit të tyre. E adhuruan Allahun me emrat dhe cilësitë e Tij. Çdo gjë u bë shërbyesi i tyre. Ndjenjat e tyre u edukuan me ajetet e Allahut dhe çdo gjë që ata e ndjenë, i çoi ata një hap para në rrugën e adhurimit. Këtu do të shqyrtojmë veçorinë e dytë të tyre.

## 2. Dashuria e Tyre Ndaj Rrasulullahut *sal-lAll-llahu alejhi ue sel-lem*

Të rinjtë e sahabëve e donin Rrasulullahun *sal-lAll-llahu alejhi*

*ue sel-lem* nga zemra. Burimi i kësaj dashurie ishte dashuria që kishin ndaj Allahut. Kur ata e njohën Allahun, kur i mësuan emrat dhe cilësitë e Tij, e dashuruan Rrasullullahun *sal-lAll-llahu alejhi ue sel-lem*. Përballë tyre gjetën njeriun i cili i përfaqësonte më së miri emrat dhe cilësitë e Allahut në jetesën e tij. Ai ishte i dërguari i Allahut. Ai pothuajse ishte libri i Allahut. Tek ai gjendeshin të gjitha cilësitë dhe ua prezantonte atyre Zotin e tyre në mënyrën më të mirë… Të qëndrosh me të, të bisedosh me të, do të thotë ta njohësh Allahun më mirë, t'i afrohesh Atij më tepër. Si mos ta donin atë? A nuk duhet një njeri i cili të mëson si ta njohësh Zotin tënd?

Atë e donin, sepse me atë njeri gjeti kuptim jeta e tyre. Në mjedisin e tyre kishte një rini të kotë e cila ishte zhytur në dëfrime. Të rinj të cilëve nuk u jepte kush vlerë dhe që përmendeshin me emrin problem siç është në ditët e sotme. Ishte Rrasulullahu *sal-lAll-llahu alejhi ue sel-lem* ai që u jepte vlera atyre, u jëpte detyra të rëndësishme, i ringjalli ata me Kur'an dhe hikmet (urtësi). Kur moshatarët e tyre masnin rrugët (pra bridhnin nëpër rrugë kot më kot), ata stërviteshin me kuaj për në rrugë të Allahut. Kur moshatarët e tyre notonin në kotësi duke thënë "mua s'më kupton njeri, çdo gjë më mërzit", ata bashkë me Rrasulullahun *sal-lAll-llahu alejhi ue sel-lem* jetonin për një synim të lartë si "adhurimi i Allahut dhe largimi prej tagutit". Kur moshatarët e tyre gëzoheshin me historitë e rrejshme të etërve të tyre, ata mësonin Ibrahimin, Musain, Isain dhe të rinjtë si vetja e tyre ndaj të cilëve kishin zbritur ajete. Kur moshatarët e tyre i rradhisnin qëllimet e tyre në formën: do të martohem me vajzën e filanit, do të bëj dy fëmijë, do të blej një deve të mirë etj, ata synonin mbizotërimin e Islamit në rruzullin tokësor. Si mos ta donin Rrasulullahun *sal-lAll-llahu alejhi ue*

*sel-lem*, kur moshatarët e tyre u shkatërruan brenda sherrit, poshtërimit dhe injorancës, ata pranë Rrasulullahut *sal-lAll-llahu alejhi ue sel-lem* u nderuan me mirësi, dinjitet dhe Islam?

Dashuria e tyre ndaj Rrasulullahut *sal-lAll-llahu alejhi ue sel-lem* nuk ishte dashuri që buronte nga "pasimi i liderit" ose "fanatizmi". Një dashuri e tillë vetëm se e poshtëron njeriun, e bën atë rob ndaj një robi si vetja e tij. Dashuria e tyre ishte një dashuri Rrahmanike. E donin Rrasulullahun *sal-lAll-llahu alejhi ue sel-lem* nga dashuria që kishin për Allahun. Ata këtë dashuri e vazhduan edhe ndaj atyre të cilët morën mbi supe të njëjtin mision pas Rrasulullahut *sal-lAll-llahu alejhi ue sel-lem*. Ata i donin të gjithë ata të cilët i shpëtonin ata nga një jetë e pakuptimtë dhe të cilët i mundësonin atyre përkushtim ndaj një dave të lartë si Islami.

T'i hedhim një sy shembujve tanë; ta fillojmë me Enesin *radijAll-llahu anh* i cili është nga më të rinjtë e sahabëve.

> "Një person e pyeti Rrasulullahun *sal-lAll-llahu alejhi ue sel-lem* se "kur është kijameti?". Rrasulullahu *sal-lAll-llahu alejhi ue sel-lem* i thotë: "çfarë ke përgatitur për atë?" Personi i thotë: "asgjë, mirëpo unë e dua Allahun dhe të dërguarin e Tij". Rrasulullahu *sal-lAll-llahu alejhi ue sel-lem* i thotë: "ti je bashkë me ata që i do". Nuk jemi gëzuar me asgjë aq sa jemi gëzuar me fjalët "ti je bashkë me ata që i do". Enesi: "Unë e dua Rrasulullahun *sal-lAll-llahu alejhi ue sel-lem*, Ebu Bekrin dhe Umerin. Për shkak të dashurisë që kam ndaj tyre, shpresoj të jem bashkë me ata". [1]

Vëllai im i ri, duhet të mendojmë mbi këtë transmetim. Enesi *radijAll-llahu anh* i cili e transmeton këtë, ishte akoma fëmijë kur iu dha Rrasulullahut *sal-lAll-llahu alejhi ue sel-lem* për shërbim. Kur moshatarët e tij loznin nëpër rrugë, ai i shërbente Rrasulullahut *sal-lAll-llahu alejhi ue sel-lem*. Mbante ujin e tij,

1. *Buhariu dhe Muslimi*

sillte këpucët e tij, mbante në dorë gjërat për pastrim kur ai dilte për nevojë. Kur dëgjoi se dashuria ndaj Rrasulullahut ishte shkak për të qenë sëbashku me atë, u gëzua si kurrë ndonjëherë. Donte edhe Ebu Bekrin dhe Umerin, sepse e kishte mësuar nga Rrasulullahu *sal-lAll-llahu alejhi ue sel-lem* se kë dhe për çfarë duhej ta donte. Për Allah… Të gjithë ata u përkujtojnë njerëzve Allahun, i shërbejnë fesë së Tij dhe të hapin rrugët e adhurimit ndaj Tij… Ebu Bekri dhe Umeri nuk ishin pejgamberë, mirëpo edhe ata të njëjtën detyrë bënë. Ishin si hija e Rrasulullahut *sal-lAll-llahu alejhi ue sel-lem*, qëndronin përreth tij si mur prej mishi me jetën dhe pasuritë e tyre. Ata rrinin të heshtur. Në fakt si do mund të flisnin në një ambjent ku gjendej Rrasulullahu *sal-lAll-llahu alejhi ue sel-lem*? Me qëndrimin dhe jetesën e tyre ua përkujtonin njerëzve atë që duhej. Ja pra, sahabët siç e donin Rrasulullahun *sal-lAll-llahu alejhi ue sel-lem*, po ashtu donin edhe Ebu Bekrin me Umerin kur ata ishin të gjallë, ashtu edhe kur vdiqën.

Talha ibn Bera *radijAll-llahu anh* ishte nga të rinjtë që jetonin në Medine. U përball me Rrasulullahun *sal-lAll-llahu alejhi ue sel-lem* në rrugë dhe ia puthi këmbët atij. I tha Rrasulullahut *sal-lAll-llahu alejhi ue sel-lem*: "O i dërguari i Allahut, më urdhëro ç'të duash, nuk do të kundërshtoj". Rrasulullahu *sal-lAll-llahu alejhi ue sel-lem* u habit, sepse ai ishte në një moshë të vogël dhe për ta provuar i thotë: "Shko dhe vrite babain tënd". Niset menjëherë për ta bërë, por Rrasulullahu *sal-lAll-llahu alejhi ue sel-lem* i thotë: "Kthehu, unë nuk kam ardhur që të ndërpres lidhjet farefisnore". [1]

Më parë folëm për Muadh ibn Xhebelin *radijAll-llahu anh*, i riu i cili u njoh me Islamin në moshën 18 vjeçare dhe të cilin Rrasulullahu *sal-lAll-llahu alejhi ue sel-lem* e caktoi në detyra të rëndë-

1. *Taberani*

sishme... E dërgoi atë si mësues dhe si thirrës në Jemen ku shumica ishin ehli kitab.[1]

Rrasulullahu *sal-lAll-llahu alejhi ue sel-lem* ka thënë: "Mësojeni Kur'anin nga katër persona". Dhe njëri prej këtyre ishte Muadhi i cili ishte prej më të rinjve.[2]

Gjëja që e bëri Muadhin Muadh, ishte dashuria që kishte ndaj Rrasulullahut *sal-lAll-llahu alejhi ue sel-lem*, kjo ishte një dashuri që ishte pranuar tek Allahu. Në fakt edhe shpërblimi më i madh i dashurisë ky ishte: Pranimi i dashurisë nga ana e Allahut dhe dashuria e Allahut ndaj njeriut.

Rrasulullahu *sal-lAll-llahu alejhi ue sel-lem* e kapi Muadhin prej dore dhe i tha: "UAllahi unë të dua ty o Muadh! Mos i lër pa i thënë këto fjalë pas çdo namazi: O Allahu im, më ndihmo të të përmend e të të falënderoj dhe ma mundëso të të adhuroj në mënyrën më të mirë". [3]

Një i ri i cili ishte tek të njëzetat... Rrasulullahu *sal-lAll-llahu alejhi ue sel-lem* e kap prej dore dhe i thotë "Unë të dua ty". Çfarë nderi i madh është ky!

Një tjetër i ri ishte Aliu *radijAll-llahu anh*. Ai u gjend pranë Rrasulullahut *sal-lAll-llahu alejhi ue sel-lem* në ditët më të vështira, e mori parasysh sakrifikimin e jetës së tij për Rrasulullahun *sal-lAll-llahu alejhi ue sel-lem*, edhe pse kishte gjasa që të vritej, fjeti në shtratin e atentatit.

A ka ndonjë musliman që e dëgjon emrin e tij dhe të mos i formohet një dashuri në zemër? Rrasulullahu *sal-lAll-llahu alejhi ue sel-lem* këtij të riu i cili ishte tek të njëzetat i tha: "Ty vetëm besimtari të do dhe vetëm munafikët të urrejnë". [4]

Rrasulullahu *sal-lAll-llahu alejhi ue sel-lem* e linte në Medine në vend të tij dhe dilte për luftë. Aliu i thotë:

---

1. *Buhariu*
2. *Buhariu*
3. *Ebu Davudi, Nesaiu, Ibn Hudhejme, Ibn Hibbani*
4. *Muslimi*

"O i dërguari i Allahut, a po më lë mua me gratë dhe fëmijët?". Rrasulullahu *sal-lAll-llahu alejhi ue sel-lem* i thotë: "A nuk dëshiron ti që të jesh tek unë siç ishte Haruni tek Musai? Vetëm se pas meje nuk ka pejgamber". [1]

Çfarë nderimi?! Çfarë malli është ky për të dalë në një luftë si Tebuku për të cilën Kur'ani i tregon vështirësitë e saj?! Dhe çfarë lavdërimi i madh! Aliu ishte tek Rrasulullahu *sal-lAll-llahu alejhi ue sel-lem* siç ishte Haruni tek Musai, ndryshimi i vetëm është se Aliu nuk ishte pejgamber. Vallë çfarë është ajo që e bëri Aliun Ali që në moshë të re?

Sehl ibn Sa'di *radijAll-llahu anh* tregon: "Rrasulullahu *sal-lAll-llahu alejhi ue sel-lem* në ditën e Hajberit tha kështu: "Këtë flamur nesër do t'ia jap një personi. Allahu do të na dhurojë fet'h (çlirim) me duart e tij, ai e do Allahun dhe të dërguarin dhe Allahu dhe i dërguari e duan atë". Njerëzit folën për këtë çështje gjatë gjithë natës. Në mëngjes shkuan tek Rrasulullahu *sal-lAll-llahu alejhi ue sel-lem*, çdonjëri shpresonte të ishte ai person. I dërguari i Allahut *sal-lAll-llahu alejhi ue sel-lem* pyeti: "Ku është Ali ibn Ebi Talib?". [2]

Ai person ishte Aliu *radijAll-llahu anh*, Aliu prej të rinjve të sahabëve... Ky transmetim na tregon neve sekretin e cilësive të mira të Aliut dhe sekretin e përkushtimit; të duash Allahun dhe të dërguarin e Tij...

Mendoj se kur thuhet sahabi dhe sakrificë, njëri që të vjen direkt në mendje është Mus'ab ibn Umejri *radijAll-llahu anh*, është bërë musliman që në moshë të vogël dhe është përballur me çdo lloj mundimi në rrugë të Allahut. I riu i cili ishte më i pashmi i Mekës dhe jetonte një jetesë të rehatshme, u privua nga të gjitha mundësitë që posedonte dhe bashkë me këtë shijoi çdo lloj mundimi. Kur moshatarët e tij sot nuk mund të shkojnë nga një vend në

1. *Buhari, Muslimi*
2. *Muttefekun alejh*

një vend tjetër të vetëm, ai emigroi për në Etiopi. Shkoi në Medine si ambasador i Medines e cila është nga detyrat më të rëndësishme të historisë Islame. Përpara se të emigronte Rrasulullahu *sal-lAll-llahu alejhi ue sel-lem*, ai e bëri Medinen gati për Islamin. Një i ri dhe detyra e hedhjes së themeleve të shtetit Islam… Vallë çfarë ishte ajo që e shtyu Mus'abin të bënte gjithë këtë sakrificë dhe t'i kthente shpinën dynjasë? Në fakt në temën e kaluar e përmendëm këtë pikë. Le ta përsërisim: Ai hyri pranë Rrasulullahut *sal-lAll-llahu alejhi ue sel-lem* dhe i dha selam. Rrasulullahu *sal-lAll-llahu alejhi ue sel-lem* atyre që gjendeshin aty u tha:

"Unë në Mekë nuk njoh ndonjë të ri tjetër që të jetë elegant, i pashëm dhe brenda një rehatie si Mus'abi. Shkaku i vetëm që e largoi atë nga këto është dashuria e tij ndaj Allahut dhe të dërguarit". Ajo dëshmi tregon edhe sekretin që e bëri Mus'abin Mus'ab.

Dhe njëri nga ata të rinj ishte Usame ibn Zejdi *radijAll-llahu anh*. Në moshën 18 vjeçare u caktua komandant në krye të sahabëve që kishin marrë pjesë në Bedër, në besëlidhjen e Ridvanit, në krye të Ebu Bekrit dhe Umerit. Ata që kishin sëmundje në zemër nuk u kënaqën prej kësaj, Rrasulullahu *sal-lAll-llahu alejhi ue sel-lem* u nxeh dhe tha:

> "Ju siç kritikoni atë, po ashtu kritikuat edhe emirllëkun e babait të tij (Zejd ibn Harithes). Betohem në Allahun se ai ishte i përshtatshëm për emirllëk dhe tek unë ishte prej më të dashurve nga njerëzit, dhe ky (Usame ibn Zejdi) tek unë është prej më të dashurve nga njerëzit". [1]

Një i ri i cili arriti mirësinë e "pranimit" në gradën e dytë në dashuri. Dashuria e tij ndaj të dërguarit u pranua dhe ai u bë prej njerëzve që Rrasulullahu *sal-lAll-llahu alejhi ue sel-lem* i donte më së shumti.

1. *Muttefekun alejh*

Ibn Umeri *radijAll-llahu anh* tregon kështu: "Kur babai im, Umeri do të më jepte diçka, prej saj i jepte më shumë Usame ibn Zejdit. Fola me babain tim rreth kësaj çështjeje dhe më tha: "Rrasulullahu *sal-lAll-llahu alejhi ue sel-lem* e donte atë më shumë se ty dhe babain e tij e donte më shumë se babain tënd".

## Vëllai im i Cili Dëshiron t'ia Përkushtosh Rininë Tënde Allahut

Ja pra shembujt… S'ka më nevojë për më tepër fjalë. Dashuria e tyre ndaj Rrasulullahut *sal-lAll-llahu alejhi ue sel-lem* nuk është e kufizuar me këto shembuj. Dashurinë e tyre ndaj Rrasulullahut *sal-lAll-llahu alejhi ue sel-lem* e kanë pohuar me habi edhe armiqtë më mizorë: "Nuk kemi parë njeri që të dojë dikë aq sa e donin sahabët Muhammedin".

Edhe armiqtë e kanë pohuar se sahabët e donin atë aq sa ishin të gatshëm për të dhënë jetën e tyre. Urve ibn Mes'udi u ndikua nga dashuria e tyre ndaj Rrasulullahut *sal-lAll-llahu alejhi ue sel-lem*, nga qëndrimet e tyre të moralshme pranë tij dhe ia futi frikën në zemër popullit të tij duke ia treguar këtë.

Mendoni një grua të cilës i është vrarë babai, burri dhe i biri në luftë! Kur asaj i dhanë lajmin e vdekjes së tyre, ajo në vend të vajtimit që pritej të bënte, thoshte: "Më tregoni Rrasulullahun *sal-lAll-llahu alejhi ue sel-lem* që ta shoh në është shëndoshë", kur e pa Rrasulullahun *sal-lAll-llahu alejhi ue sel-lem* tha: "Pasi që je shëndoshë e mirë, çdo fatkeqësi është e lehtë".[1] Dashuri të tillë në zemrën e kësaj gruaje që rrjedh nga gjuha e saj…, vallë a ka parë historia? Sikur kjo fjalë të bëhej kandil dhe të varej në qiell, nuk do të vihej re ndriçimi i diellit kur të lindte. Shembuj ka shumë, por unë doja që të jepja shem-

1. *Ibn Is'hak, El-Bidaje ue'n-Nihaje*

buj nga të rinjtë, përndryshe nuk mbarojnë transmetimet e dashurisë së sahabëve ndaj Rrasulullahut *sal-lAll-llahu alejhi ue sel-lem*. Ata mund t'i kuptojnë vetëm ata njerëz të cilët dashurojnë si ata.

## Vëllai im i ri

Dashuria një gjë e tillë është. Ajo është më tepër se një fjalë me shtatë shkronja të cilën e shqipton gjuha. Ajo është një gjendje që nuk mund të vërtetohet me gjuhë, është një faktor që zë vend në zemër dhe e vë në lëvizje personin drejt të dashurit të tij, si sahabët, si të rinjtë që janë shembuj për ne… Kjo dashuri ishte që i bëri ata si një mur prej mishi përreth atij, që t'i braktisnin vendet e tyre duke fshirë të kaluarën e tyre vetëm me një fjalë të tij. Dashuria e tyre i edukoi anët negative të rinisë së tyre dhe i bëri ata që të shkruhen në histori, dhe kjo është si të gjitha veçoritë e tjera, pra nuk është e veçantë vetëm për ata, por për të gjithë. Ata nuk i arritën këto grada ngaqë e panë Rrasulullahun *sal-lAll-llahu alejhi ue sel-lem*, por ngaqë e dashuruan atë. Kishte shumë munafikë të rinj të cilët u shkatërruan megjithëse e panë atë, falën pesë vaktet pas tij, dolën në xhihad bashkë me atë, kjo sepse zemrat e tyre ishin të privuara nga kjo dashuri. Kur zemra është e privuar, nuk ka dobi edhe pse e sheh të dashurin. Çdo i ri i cili e do Rrasulullahun *sal-lAll-llahu alejhi ue sel-lem* ka për të arritur kënaqësinë e Allahut, do të mbërrijë në gradat që ata kanë mbërritur. Mjafton që të jetë i sinqertë në dashurinë e tij. Dashuria duhet të jetë më tepër se pretendimi i gjuhës. Islami nuk pranon çdo pretendim dashurie. Ata të cilët pretendojnë dashurinë i ka provuar me këtë ajet:

> "Thuaj: "Nëse e doni Allahun, atëherë më pasoni mua që Allahu t'ju dojë". [1]

1. *3/Ali Imran, 31*

Hasan el Basri dhe disa imamllarë nga selefi kanë thënë: "Një popull pretendoi se e donin Allahun dhe Allahu i provoi ata me këtë ajet".[1]

Vërtetimi i dashurisë është pasimi. Nuk vërtetohet dashuria duke e shprehur me gjuhë. Dashuria është pasimi i të dashurit, e jo pasimi i dëshirave të nefsit dhe të epshit.

## Vëllai im i ri

Mos e nënçmo dashurinë. Të dashuruarit me dashurinë e tyre të sinqertë dhe të vërtetuar, arritën në grada që shumë njerëz nuk i kanë arritur me lodhje dhe mund të madh. A nuk e shikon kënaqësinë e imanit? Sa e hidhur është që shumica e besimtarëve mundohen, lodhen për t'i jetuar të domosdoshmet e imanit, mirëpo nuk e ndjejnë kënaqësinë e imanit. Sa mirësi e madhe është t'ia ndiesh kënaqësinë imanit. Ajo kënaqësi vazhdon derisa shpirti të ndahet nga trupi. Sepse ekziston imani i cili është shkaku i asaj kënaqësie. Faktori që e mundëson këtë kënaqësi, është dashuria. Enesi *radijAll-llahu anh* transmeton nga Rrasulullahu *sal-lAll-llahu alejhi ue sel-lem* kështu:

> "Janë tre gjëra që kush i posedon ato e ndien kënaqësinë e imanit: Ta dojë Allahun dhe të dërguarin e Tij më shumë se çdo gjë tjetër, personin të cilin e do ta dojë vetëm për hir të Allahut dhe ta urrejë kthimin në kufër pas imanit siç urren hedhjen në zjarr".[2]

Ndjerja e kënaqësisë së imanit është për shkak të dashurisë. Kur njeriu dashuron, ndien kënaqësi prej imanit, kur ndien kënaqësi i shtohet dashuria. Sakrifica, bindja, përkushtimi janë vepër e kësaj dashurie e cila vazhdimisht shtohet dhe i jep qetësi personit. Përse banorët e dynjasë habiteshin shumë për sakrificat e sahabëve? Ata

1. *Ibn Kethiri*
2. *Buhariu, Muslimi*

nuk e kuptonin se si njeriu e dëshiron vdekjen, se si e braktis pasurinë dhe vendin e tij vetëm me një fjalë. Si mund ta braktisë njeriu vendin dhe familjen e tij për një vend që nuk e njeh fare? Këtyre u është bërë magji se s'ka mundësi. A e vendos njeriu jetën e tij mburojë për tjetrin? A bëhet tabelë qitjeje duke dalë përpara një tjetri për të ndaluar shigjetat që drejtoheshin tek ai? Këtyre i ka bërë magji ndonjë magjistar se përndryshe nuk ka mundësi... Jo! Betohem në Zotin e Qabes se kjo nuk është prej ndonjë gjëje tjetër vetëm se prej dashurisë. Madje edhe ata që dashurojnë një femër, bëjnë punë që nuk i merr mendja. Ato që bënë ata të rinj për Rrasulullahun *sal-lAll-llahu alejhi ue sel-lem* nuk duhen parë si të tepërta. Kur shohim faqet e gazetave e të revistave, janë të mbushura me ata të cilët vdesin dhe vriten prej dashurisë, të cilët dëmtojnë veten dhe mjedisin, të cilët bëhen me sëmundje kronike... Kur dashuria shejtanike e bën njeriun që t'i bëjë të gjitha këto gjëra të cilat e humbin njeriun në dynja dhe në ahiret, dashuria Rrahmanike e cila e qetëson njeriun, e bën atë që të bëjë çdo lloj gjëje.

## Vëllai im i ri

Përkushtimi më parë fillon me zemër, ndërsa ato që e fillojnë këtë përkushtim, që e vazhdojnë atë dhe që e bëjnë të qëndrueshëm përkundrejt pengesave, janë veprat e zemrës, dhe në krye të kësaj vjen dashuria. Hedhja e hapit të parë në mirësi është shumë e vështirë. Kur ti e bën nijet që "Kjo rini nuk duhet të shkojë kot, edhe unë duhet t'i përkushtohem Allahut si Mus'abët, Usamet, Ibn Abbasët *radijAll-llahu anhum*", të rrethojnë shejtani dhe nefsi nga çdo anë dhe të kujtojnë vështirësitë e kësaj, gjynahet e tua dhe të thonë se "ti nuk mund të bëhesh si ata". Përveç atyre që i ka mëshiruar Allahu, shumë persona ngecin në këtë shkallë.

Ata të cilët e lënë mënjanë këtë pikë përballen me probleme të reja, dhe këtë herë vesvesja "kaq mjafton" e rrethon komplet zemrën. Shumica e të keqes i duket e pakët dhe mjaftohen me të paktën e të mirës. Duke thënë "mëshira e Allahut është e madhe" nuk i jep rëndësi gjynaheve të tij që janë bërë sa mallet, ndërsa një vepër të mirë që bën e sheh si të madhe. Ata të cilët në këtë shkallë me dhuntinë e Allahut e kalojnë hilen "kaq mjafton", përballen me pengesa të reja. Shejtani ia zbukuron dynjanë, rehatinë, kënaqësinë. Njeriut i vijnë në mendje madje edhe dëshira që nuk paramendohen në kohëra normale. Çdo gjë që e sheh syri, çdo gjë që e dëgjon veshi, shejtani dhe nefsi e përdorin për ta penguar njeriun. Është e vështirë të fillojë, është e vështirë të vazhdojë, është e vështirë të qëndrojë…

Përkushtimi ndaj Allahut është rigjallërimi i dy jetëve përnjëherësh me një jetë. Cila mirësi është arritur lehtësisht që përkushtimi të jetë i lehtë? Cili thesar është vendosur në mes për t'ia ofruar atë njerëzve që përkushtimi të jetë fitimi i të gjithëve? Gjëja e vetme që i kapërcen këto vështirësi, është dashuria ndaj Allahut dhe të dërguarit të Tij. Dashuria është zgjedhje, është të zgjedhësh kënaqësinë e atij të cilit e dashuron në vend të rehatisë tënde. Nëse dëshiron të zgjedhësh Zotin tënd dhe kënaqësinë e Tij përkundrejt vesveseve të shejtanit dhe nefsit tënd –që ti e do, kuptohet nga angazhimi yt me këtë libër- më parë duhet të shtiesh në dorë dashurinë. E kam theksuar edhe më parë, mos kujto se ata të rinj ia kanë përkushtuar rininë Zotit të tyre pa u përballur me vështirësira. Po të ishte aq i lehtë përkushtimi, do të ishte diçka e lehtë që mund ta bënin të gjithë siç është frymëmarrja, të ngrënit etj. Përkundrazi edhe ata u hasën me vështirësi, u mër-

zitën, u shqetësuan dhe menduan se nuk do ta bënin dot, mirëpo e vazhduan rrugën me dobësitë e tyre. Dikush e donte Rrasulullahun *sal-lAll-llahu alejhi ue sel-lem* shumë, por prapë mendonte se nuk ia kishte dhënë hakun atij, edhe pse çfarë nuk kishte bërë për atë. Shiko Enesin *radijAll-llahu anh*. A ka parë historia një të ri të tillë? Ai nuk e pa as fëmijërinë as rininë. Ai ishte pranë Rrasulullahut *sal-lAll-llahu alejhi ue sel-lem* në shërbim të tij, mirëpo thoshte kështu "Unë e dua Rrasulullahun *sal-lAll-llahu alejhi ue sel-lem*, Ebu Bekrin dhe Umerin, për shkak të dashurisë që kam ndaj tyre, shpresoj të jem bashkë me ata".

## Vëllai im i ri

Dashuria është në dorën tënde. Ti do gjënë që dëshiron ta duash, zemra do atë me të cilën mendja është e angazhuar... Dhe zemra padyshim që gjen jetë me një dashuri, sepse dashuria është baza e lëvizjes. Qoftë për të vërtetën, qoftë për të kotën, dashuria është kusht për vazhdimin e lëvizjes dhe jetesës. Kë dëshiron njeriu të dojë, atë do, mirëpo kjo është një e vërtetë që dashuria e pastër nuk mund të qëndrojë në të njëjtën zemër me dashurinë e pisët dhe të ndyrë. Dashuria ndaj Allahut është bazë. Dashuria e cila është e lidhur me Atë dhe më direkte, është dashuria ndaj Rrasulullahut *sal-lAll-llahu alejhi ue sel-lem*, ndërsa dashuritë e tjera janë të lidhura me këto dy dashuri. Çdo dashuri e cila nuk e ka burimin nga këto është e pisët, është ngarkesë dhe turp për personin. Veprat e jashtme janë të lidhura me dashurinë, prandaj në vend që të merresh me veprat e jashtme, duhet të drejtohesh me dashurinë e cila është bazë e atyre. Dashuria ndaj Allahut është e lidhur me njohjen e Tij, këtë e theksuam në temën e kaluar. Dashuria dhe frika ndaj Allahut, janë fryti i njohjes së Tij me emrat dhe cilësitë e Tij dhe i adhurimit

ndaj Tij në atë mënyrë. Edhe dashuria ndaj Rrasulullahut *sal-lAll-llahu alejhi ue sel-lem* kështu është. Ai i cili dëshiron ta dojë atë, më parë duhet të njohë Zotin e tij dhe duhet ta adhurojë Atë me emrat dhe cilësitë e Tij. Ai që e njeh Zotin e tij, do të shohë se njeriu i cili e ka adhuruar Atë më së miri, njeriu i cili ka pasqyruar emrat dhe cilësitë e Tij në jetesën e vet në mënyrën më të mirë, ka qenë Rrasulullahu *sal-lAll-llahu alejhi ue sel-lem*. Dhe kjo gjë ka për ta shtuar dashurinë ndaj atij.

Rrasulullahun *sal-lAll-llahu alejhi ue sel-lem* duhet ta fusim në rend të ditës. Në mexhliset tona, në shtëpitë tona, në bisedat tona duhet të flitet për atë. Kur njerëzit na preokupojnë me muhabete të kota, duhet t'i kërkojmë që të flasim për atë, për ta dashur atë dhe për të mos u bërë pishman në ditën e gjykimit për fjalët e kota në mexhlis. Zemra do atë me të cilën mendja është e angazhuar. Nëse nuk e angazhojmë veten tonë me dashurinë ndaj tij, shejtani do t'ia arrijë qëllimit të na angazhojë neve me dashuritë më të ulta dhe të poshtra. Zemra nuk mund të jetojë pa dashuri, me dashuri të mirë ose me dashuri të keqe… Duhet të mendojmë për Rrasulullahun *sal-lAll-llahu alejhi ue sel-lem*, duhet t'i rigjallërojmë skenat të cilat i dimë nga jeta e tij, duhet të imagjinojmë sikur jemi aty. Kjo gjë është nga faktorët më të fortë që e shtojnë dashurinë. Rrasulullahu *sal-lAll-llahu alejhi ue sel-lem* ka lajmëruar për ekzistencën e një grupi të tillë, ne përse mos të bëhemi prej tyre? Ebu Hurajra *radijAll-llahu anh* transmeton kështu:

> "Ata të cilët më duan mua më shumë prej ummetit tim, janë ata të cilët vijnë pas meje. Njëri prej tyre e merr parasysh sakrifikimin e të gjithë pasurisë dhe familjes së tij për të më parë mua".[1]

1. *Muslimi*

Sahabët e mendonin aq shumë atë dhe të qëndruarit me atë, saqë kur shkonin në shtëpitë e tyre, e ndienin mërzitjen e ndarjes prej tij. Në këtë çështje kishte sahabë aq të ndjeshëm sa që kishin filluar të mendonin se si do të ishte gjendja e tyre me atë në ahiret.

Said ibn Xhubejri *radijAll-llahu anh* transmeton kështu:

"Një person nga Ensarët erdhi tek Rrasulullahu *sal-lAll-llahu alejhi ue sel-lem*. Dukej i mërzitur. Rrasulullahu *sal-lAll-llahu alejhi ue sel-lem* i thotë: "O filan, çfarë ke, të shoh të mërzitur?". Ky i thotë: "Po mendoj për diçka, prandaj". Rrasulullahu *sal-lAll-llahu alejhi ue sel-lem* i thotë: "Për çfarë po mendon?". Personi i thotë? "O i dërguari i Allahut, ne qëndrojmë bashkë me ty, të shikojmë ty, hymë dhe dalim tek ty. Ti nesër (në ditën e kijametit) do të jesh në grada të larta bashkë me pejgamberët, ndërsa ne nuk të mbërrijmë dot ty". Rrasulullahu *sal-lAll-llahu alejhi ue sel-lem* nuk i jep përgjigje. Vjen Xhibrili me këto ajete: "E kushdo që i bindet Allahut dhe të dërguarit, të tillët do të jenë së bashku me ata që Allahu i shpërbleu: (me) pejgamberët, besnikët e dalluar, dëshmorët dhe më të mirët. Sa shokë të mirë janë ata". [1]

Ai që ka këtë hall, si mos ta dojë Rrasulullahun *sal-lAll-llahu alejhi ue sel-lem*?

Edhe ti duhet t'i mendosh këto, duhet t'i lexosh komplimentet që i ka bërë Rrasulullahu *sal-lAll-llahu alejhi ue sel-lem* ndaj atyre të rinjve si ty, duhet ta vendosësh veten në vendin e tyre, duhet ta imagjinosh se në atë moment je aty dhe për të marrë të njëjtat komplimente duhet ta pasosh atë, sunnetin e tij, davën e tij dhe duhet t'i dalësh për zot amanetit që ai të ka lënë. Duhet t'i lutesh Zotit tend, duhet të bësh dua siç bëri Ibn Umeri *radijAll-llahu anh*.

"O Zoti im, më bëj mua prej atyre që i duan melaiket e Tu, pejgamberët e Tu dhe robërit e Tu të mirë".

1. *4/Nisa, 69*

Shikoje dashurinë e kotë të banorëve të kësaj dynjaje! Duan gjërat më të ulta. Nga gjuhët e tyre dalin fjalë të tilla: Nuk bëj dot pa atë, nuk mund ta harroj, nuk mund të jetoj dot pa atë, çdo gjë më kujton atë… A edhe kaq mos ta duam Rrasulullahun *sal-lAll-llahu alejhi ue sel-lem*?

## Vëllai im i ri

Rruga e dashurisë ndaj Rrasulullahut *sal-lAll-llahu alejhi ue sel-lem* është ta duash atë, të duash ata të cilët ua shpjegojnë njerëzve atë dhe të duash ata të cilët e trashëgojnë atë. Sahabët nuk donin vetëm atë, por pas tij donin edhe Ebu Bekrin, Umerin dhe shokët e tjerë të tij të cilët e përkujtonin atë. Sot nëse dëshiron t'i përkushtohesh Allahut, qëndro pranë atyre që e duan atë, që të flasin ty për atë dhe që të thërrasin ty për tek ai. Duaji ata… Ata duaji se të përkujtojnë ty Rrasulullahun *sal-lAll-llahu alejhi ue sel-lem* dhe të tregojnë ty mundësinë e të kaluarit të rinisë tënde në shërbim të fesë së tij, e jo t'i duash për ndonjë shkak tjetër.

## Përndryshe

Edhe ti bëhesh nga ata që duan veshjen, femrën, muzikën, makinën, pëlqimin e vetes, qeshjen, të dëgjuarit nga ana e njerëzve kur flet. E shkatërron rininë tënde duke dashur gjëra të cilat do të të bëjnë pishman.

E lus Zotin tim që të më bëjë mua dhe ty nga ata që e duan habibin (të dashurin) e Tij siç duhet, edhe nga ata trima të cilët i përkushtohen davës dhe Zotit me dashuri. All-llahumme amin.

# LIDHJE TË VEÇANTË ME KUR'ANIN

*Ata shërimin e mendjemadhësisë, zemërimit, urrejtjes, syefaqësisë, paragjykimit dhe shqetësimit të lidhjes së zemrës ndaj ekzistencave të tjera përveç Allahut, e gjenin në këtë libër. Edhe ata njerëz ishin...*

Falënderimi i takon Allahut i Cili na e mundësoi mbërritjen e Ramazanit. Paqja dhe bekimi i Allahut qofshin mbi pejgamberin Muhammed *sal-lAll-llahu alejhi ue sel-lem*, mbi familjen e tij dhe mbi të gjithë shokët e tij.

Rrasulullahu *sal-lAll-llahu alejhi ue sel-lem* u ngushtua shumë në Mekë. Çdo ditë që kalonte e shtonte dozën e torturave. Humbi xhaxhain dhe gruan e vet të cilët ishin mbështetje e madhe për atë. Shkoi në zonat përreth Mekës për t'i thirrur njerëzit në davën e tij, ndërsa ata e përzunë dhe u kthye në Mekë, mirëpo nuk hynte dot në vendin e tij, nëse nuk do ta merrte dikush në mbrojtje do të vritej. Pikëllim, zemërim dhe shqetësim... Në një kohë të tillë, Allahu ia hapi zemrën medinasve ndaj Islamit. Ata e dëgjuan Rrasulullahun *sal-lAll-llahu alejhi ue sel-lem*, e pranuan davetin e tij dhe ia treguan Islamin fiseve që gjendeshin në Medine. Kjo gjë ishte një zhvillim shumë i rëndësishëm për Rrasulullahun

*sal-lAll-llahu alejhi ue sel-lem* dhe për sahabët. Allahu ia hapi zemrën një grupi ndaj Islamit i cili do t'i ndihmonte ata.

Xhabiri *radijAll-llahu anh* thotë kështu:

"Filluam të thoshim kështu: "Deri kur do ta lëmë Rrasulullahun *sal-lAll-llahu alejhi ue sel-lem* në këtë gjendje? A të përzihet nga malet e Mekës dhe të jetojë i frikësuar?". Shtatëdhjetë veta shkuam tek ai në kohë haxhi dhe i thamë: "O i dërguari i Allahut, dëshirojmë që të të japim besën". [1]

Ky grup ishte i shqetësuar nga gjendja që gjendej Rrasulullahu *sal-lAll-llahu alejhi ue sel-lem*. Sikur gjendja e tyre thoshte kështu: "Ne në Medine jemi rehat, bëjmë davet, adhurojmë Allahun si të dëshirojmë. Ndërsa Rrasulullahu *sal-lAll-llahu alejhi ue sel-lem* dhe vëllezërit e tij janë të privuar nga kjo siguri dhe rehati". Ky mendim u bë shkak që të realizohej besëlidhja e dytë e akabesë. Rrasulullahu *sal-lAll-llahu alejhi ue sel-lem* e mori xhaxhain e tij Abbasin dhe shkoi në vendin ku e kishte lënë për t'u takuar me Ensarët.

Rrasulullahu *sal-lAll-llahu alejhi ue sel-lem* kërkesës së tyre për besëlidhje iu përgjigj kështu:

"Më jepni besën se do të më dëgjoni dhe do të më bindeni mua në çdo gjendje, se do të jepni në gjendje skamje dhe bollëku, se do të urdhëroni për në të mirë dhe do të ndaloni nga e keqja, se do të flisni për Allahun pa u trembur nga kërcënimi i asnjë kërcënuesi, se do të më ndihmoni, se nëse vij në vendin tuaj do më mbroni mua siç mbroni vetet tuaja, gratë tuaja dhe fëmijët tuaj". Ne u ngritëm në këmbë për t'i dhënë besën. Esad ibn Zurare -ai ishte më i vogli në moshë prej tyre- e kapi Rrasulullahun prej dore dhe tha:

"Me ngadalë o ju Jethribas! Ju e dini se nxjerrja e Rrasulullahut prej Mekës d.m.th; të armiqësoheni me të gjithë arabët, të vriten të

1. *Ahmedi, Hakimi, Ibn Hibbani*

zgjedhurit tuaj, të bëhen shpatat tuaja bela mbi kokat e juaja. Nëse bëni durim për këtë, shpërblimin e keni tek Allahu, nëse frikësoheni, bëjeni të ditur, sepse është arsyetim për ju ...”

Ne i thamë “Largohu o Esad! Ne nuk e lëmë këtë besë” dhe i dhamë besën Rrsulullahut *sal-lAll-llahu alejhi ue sel-lem*.

Abbasi ishte ulur në një qoshe dhe po ndiqte ç’po ndodhte. Dhe i tha Rrasulullahut *sal-lAll-llahu alejhi ue sel-lem* kështu:

“Unë i njoh Jethribasit, ndërsa këta nuk i njoh. Këta janë të rinjtë nga populli i tyre”. [1]

Kur lexohet kjo bisedë mund të mendohet se “këto fjalë i thonë vetëm njerëzit të cilët kanë drejtuar fise, të cilët kanë eksperiencë në jetë”. Mirëpo edhe ata të cilët folën, edhe ata të cilët dhanë besën, edhe ata të cilët e ftuan Rrasulullahun *sal-lAll-llahu alejhi ue sel-lem* në Medine ishin të rinjtë.

Në temat e kaluara kemi theksuar se ne jemi një ummet ku që të rinjtë nuk janë problematikë, por janë ensarë, nuk janë injorantë, por janë dijetarë, nuk janë frikacakë, por janë muxhahidë, nuk janë të mbyllur që merren me problemet e tyre, por janë thirrësa... Ne nuk jemi një ummet ngarkesë ku të rinjtë qëndrojnë në këmbë me ilaçe, por jemi një ummet i përbërë me të rinj të betuar për shpëtimin e njerëzimit. Sa herë që kjo fe ka ndier nevojën për ensar, gjithmonë në rresht të parë janë gjendur të rinjtë.

Kjo siç është kështu për Islamin, po ashtu është edhe për xhahilijen. Edhe konsumuesit, devijuesit, dëfryesit, mbrojtësit e vlerave të kufrit, gjithmonë të rinjtë kanë qenë.

1. *Ahmedi, Ibn Hibbani, Hakimi*

## Vëllai im i ri

Dje në Mekë kishte njerëz që dëboheshin, terrorizoheshin vetëm se thoshin "Zoti im është Allahu". Dhe të rinjtë që gjendeshin në Medine, nuk e pëlqyen këtë gjendje. I përveshën mëngët për të bërë ato që do të bënin.

Ndërsa sot, në lindje dhe në perëndim të botës, muslimanët po dëbohen, po terrorizohen; në një front muxhahidët po kërkojnë ndihmë, ndërsa në një front tjetër janë zënë robër; në një front thërrasin thirrësat të cilët nuk kanë siguri jete dhe pasurie, ndërsa në një front tjetër janë gratë dhe fëmijët të cilët s'kanë askënd… E gjithë bota është vërsulur ndaj muslimanëve njësoj siç vërsulen kafshët e egra ndaj gjahut, madje edhe Budistët e pisët të cilët në fjalë duan paqe dhe harmoni, janë duke i vjellur urrejtjet e tyre ndaj popujve muslimanë. Nuk është aspak e rëndësishme për ata se a e jetojnë Islamin ata popuj apo jo. Përveç atyre që i përkasin Islamit të vërtetë, madje edhe ata të cilët nuk kanë lidhje me Islamin, por vetëm se janë me origjinë Islame, janë duke marrë hisen e tyre nga kjo urrejtje dhe armiqësi.

Ka nevojë për ty, madje si kurrë ndonjëherë… Duhet të shqetësohesh dhe të kthjellohesh, duhet thënë "Mos të bëhem edhe unë një pengesë", duhet të veprosh me ndërgjegjen "Çfarë më takon mua të bëj?". Duhet t'ia shtrosh vetes shumë herë pyetjen "Kur e gjithë bota pret ndihmë prej meje, unë me çfarë jam i angazhuar?". Duhet të shqetësohesh si Xhabiri dhe si ata të rinjtë e tjerë të cilët thane: "Nuk bën kështu, deri kur do t'i lëmë vëllezërit tanë në këtë gjendje?".

Edhe ti e di që natyra e njeriut nuk e pranon kotësinë. Zemrat të cilat nuk preokupohen me atë që është e pastër, janë të detyruara të preokupohen me të ndyrën.

Nëse kërkojmë rrugë, rruga është e qartë. Synimi është bërë si të rinjtë prej të cilëve Allahu i pranoi zotimet, në emër të cilëve zbritën ajete, prej të cilëve Allahu u kënaq dhe ata u kënaqën. T'i shqyrtojmë veçoritë të cilat i çuan ata në këtë dashuri dhe ta rregullojmë moralin me këto veçori. Duhet t'ia përkujtojmë veteve tona herë pas here.

Ajo që i bëri shembull ata, nuk ishte ngaqë kanë parë Rrasulullahun *sal-lAll-llahu alejhi ue sel-lem*. Shumë të rinj kanë qëndruar pranë tij, mirëpo shkuan nga kjo botë si munafikë.

Në ditën e Hunejnit e akuzuan si përkrahës i popullit të tij, si i padrejtë në ndarjen e ganimetit duke i dhënë më tepër popullit të tij, atëherë kjo gjë nuk është punë shikimi, njohjeje. Kjo është t'i kalosh në jetë veçoritë që ka përcaktuar Allahu në libër dhe Rrasulullahu në sunnet.

Çdo i ri duhet ta dijë që rinia e cila nuk i përkushtohet Allahut është gjynah. Dhe vendi në të cilin përkushtohet është i humbur. Rinia është periudha e lëvizjes dhe fuqisë, shembulli i energjisë që nuk rri në një vend. Nëse nuk i përkushtohet Allahut, atëherë i përkushtohet ose shejtanit ose xhahilijes -që kjo është kufër- ose nga ana e jashtme i përkushtohet Allahut, ndërsa nga ana e brendshme i përkushtohet dynjasë dhe gjynaheve, gjë e cila është nifak (hipokrizi). Allahu na ruajt…

Njëra nga veçoritë më të qarta të të rinjve të cilët janë shembuj për ne:

## Lidhja e Veçantë që Kishin me Kur'anin

Kur themi kush e lexon Kur'anin më mirë, shohim se janë të rinjtë.

Hafizat më të njohur janë të rinjtë.

Sahabët të cilët janë autoritet në tefsirin e Kur'anit;

Ata të cilët mblodhën Kur'anin në kohën e Ebu Bekrit, ata të cilët e shumuan në kohën e Uthmanit, ata të cilët e lexonin më së shumti atë, përsëri sahabët e rinj ishin.

Rrasulullahu *sal-lAll-llahu alejhi ue sel-lem* ka thënë kështu:

"Mësojeni nga (këta) katër persona; Abdullah ibn Mes'udi, Salimi, Muadh ibn Xhebeli dhe nga Ubej ibn Ka'bi". [1]

Përparuan aq shumë në çështjen e Kur'anit saqë shumë sahabë të mëdhenjë[2] u nxitën që të mësonin Kur'anin prej këtyre sahabëve.

I pari prej këtyre:

Abdullah ibn Mes'udi: U njoh me Islamin në moshën njëzet vjeçare. Ishte i dobët fizikisht.

Ndërmjet tij dhe Kur'anit kishte një lidhje të veçantë. Rrasulullahu *sal-lAll-llahu alejhi ue sel-lem* siç i nxiste njerëzit që të mësonin Kur'anin prej atij, po ashtu edhe vetë dëshironte që të dëgjonte Kur'an prej tij.

Abdullah ibn Mes'udi tregon:

"Më tha Rrasulullahu *sal-lAll-llahu alejhi ue sel-lem* lexo Kur'an. Unë i thashë "A të lexoj ndërkohë që të zbret ty?". Ai tha "Dëshiroj që ta dëgjoj atë nga tjetri". Dhe unë i lexova atij suren Nisa". [3]

Abdullah ibn Mes'udi tregon marrëdhënien e tij që ka me Kur'anin:

"Betohem në Allahun që nuk ka Zot tjetër përveç Tij, se nuk ka asnjë sure në librin e Allahut që unë mos ta dijë se ku dhe për kë ka zbritur ajo. Nëse di ndonjërin që e di fjalën e Allahut

1. *Buhariu*
2. *Si Ebu Bekri, Umeri, Uthmani radijAll-llahu anhum*
3. *Muttefekun alejh*

më mirë se unë dhe nëse është e mundur që ta mbërrijë atë, me patjetër që shkoj tek ai ...".[1]

Mendimi i tij rreth Kur'anit nuk ishte fjalë e thënë prej llojit të pastrimit të vetes. Por një fjalë e thënë në shoqërimin e dashurisë së Rrasulullahut *sal-lAll-llahu alejhi ue sel-lem*.

Rrasulullahu *sal-lAll-llahu alejhi ue sel-lem* ishte bashkë me Ebu Bekrin dhe Umerin, ndërsa Abdullah ibn Mes'udi po falte namaz dhe po lexonte suren Nisa. Rrasulullahu *sal-lAll-llahu alejhi ue sel-lem* tha:

"Kush dëshiron që ta lexojë Kur'anin siç ka zbritur, le ta lexojë si leximi i Abdullahut".[2]

Kur'ani e bëri Ibn Mes'udin që të thoshte këto fjalë:

"Mbartësi i Kur'anit është i detyruar të njihet me rigjallërimin e natës kur njerëzit flejnë, me mbajtjen e agjërimit të ditës kur njerëzit hanë, me hidhërimin kur njerëzit janë të lumtur, me qajtjen kur njerëzit qeshin, me heshtjen kur njerëzit flasin, me përuljen kur njerëzit tregohen mendjemëdhenj ...".[3]

Salimi... Ky njeri për të cilin Rrasulullahu *sal-lAll-llahu alejhi ue sel-lem* i këshilloi sahabët që ta mësonin Kur'anin prej tij, ishte akoma në moshën e pubertetit, ishte robi i liruar i Hudhejfes.

Një ditë Aishja *radijAll-llahu anha* u pikëllua. Rrasulullahu *sal-lAll-llahu alejhi ue sel-lem* e pyeti për shkakun dhe ajo i thotë: "Dëgjova leximin më të bukur të Kur'anit që kam dëgjuar deri më sot". Rrasulullahu *sal-lAll-llahu alejhi ue sel-lem* shkoi në mesxhid për të parë lexuesin e Kur'anit. Kur pa se lexuesi ishte Salimi tha: "Falënderimi i takon Allahut që bëri prej ummetit tim njerëz si ty".[4]

Një i ri i cili mbërriti në Medine në moshën e puberte-

1. *Buhariu*
2. *Ahmedi, Ibn Maxhe, Hakimi*
3. *Ibn Kajjimi, Fevaid*
4. *Ahmedi*

tit… Një njeri për të cilin Rrasulullahu *sal-lAll-llahu alejhi ue sel-lem* falënderoi Allahun për shkak të ekzistencës së tij… Shkaku ishte leximi i Kur'anit të tij.

Lidhja e tij që kishte ndaj Kur'anit, e ngriti Salimin në atë gradë sa e bëri Umerin të thoshte në shtratin e vdekjes: "Nëse do të ishin gjallë Ebu Ubejde ibn Xherrah ose robi i liruar i Hudhejfes Salimi, do t'ia jepja hilafetin njërit prej tyre …".

Umeri rehatisht tha se do t'ia jepte hilafetin një të riu, ndërkohë që jetonin me dhjetëra sahabë të mëdhenj. Veçoria më e qartë e këtij të riu ishte lidhja e veçantë që kishte me Kur'anin.

Kjo lidhje, ishte një lidhje e tillë që e bëri atë që para shehidllëkut të thoshte këto fjalë: "Nëse largohem prej luftës, ndërmjet mbartësve të Kur'anit unë u bëfsha më i keqi". Për të mos u larguar hapi një gropë dhe luftoi brenda saj derisa ra shehid. Ishte një luftë e vështirë, njerëzit filluan të largoheshin. Salimi kujtoi ajetet e Kur'anit të cilat i lexonte dhe i meditonte dhe mendoi se nuk i shkon ehlit të Kur'anit që të largohen.

Muadh ibn Xhebeli *radijAll-llahu anh*: I besoi Rrasulullahut *sal-lAll-llahu alejhi ue sel-lem* në moshën njëzet vjeçare. Edhe ai ishte prej sahabëve të cilët kishin lidhje të veçanta me Kur'anin. Rrasulullahu *sal-lAll-llahu alejhi ue sel-lem* dëshmoi për dijen e tij dhe këtë të ri ia referoi sahabëve që ta mësonin Kur'anin prej tij.

Muadhi u rrit në një periudhë ku nuk kishte tefsira me volume, ku letra në të cilën shkruheshin ajetet ishte në gradën e floririt. Dhe Rrasulullahu *sal-lAll-llahu alejhi ue sel-lem* tha:

"Muadhi në ditën e kijametit do të qëndrojë përpara dijetarëve".[1]

Ubej ibn Ka'bi *radijAll-llahu anh*: Kur i besoi Rrasulullahut *sal-*

1. *Hakimi*

*lAll-llahu alejhi ue sel-lem* ishte një djalë beqar. Dhe për një kohë të gjatë nuk u martua. Dëgjonte Kur'an nga Rrasulullahu *sal-lAll-llahu alejhi ue sel-lem*, e mësoi përmendësh dhe e shkruante. Aq e fortë ishte lidhja e tij me Kur'anin sa që Allahu i përmendi emrin dhe e urdhëroi që ajetet që zbritën t'i lexoheshin atij.

Enesi *radijAll-llahu anh* transmeton kështu:

"Kur zbriti ajeti i parë i sures Bejjine, Rrasulullahu *sal-lAll-llahu alejhi ue sel-lem* thirri Ubej ibn Ka'bin dhe i tha "O Ubej, Allahu më urdhëroi që të ta lexoj ty këtë". Ubeji e pyeti "A e përmendi Allahu emrin tim?". Rrasulullahu i thotë "Po". Mbi këtë Ubeji qau". [1]

Ai ishte aq i lidhur me fjalën e Allahut sa që Allahu e përmendi atë me emër dhe dëshiroi që Rrasulullahu *sal-lAll-llahu alejhi ue sel-lem* t'ia lexonte atij ajetet e zbritura. Rrasulullahu *sal-lAll-llahu alejhi ue sel-lem* e pyeti atë se "Cili ajet është më i madhi në Kur'an?". Ubeji i thotë: "Ajeti Kursij" dhe Rrasulullahu *sal-lAll-llahu alejhi ue sel-lem* e uroi për shkak të dijes së tij. Shkaku i përmendjes së emrit të tij nga ana e Allahut dhe urimi që i bëri Rrasulullahu për shkak të dijes së tij, ishte lidhja e tij me Kur'anin.

Kur thuhet tefsir Kur'ani, sahabiu i parë që vjen në mendje është Abdullah ibn Abbasi i cili ishte nga më të rinjtë e sahabëve. Kur Rrasulullahu *sal-lAll-llahu alejhi ue sel-lem* ndërroi jetë, ishte akoma në periudhën e pubertetit, merrte pjesë nëpër mexhlise ku gjendeshin pjesëmarrësit e Bedrit, dhe sahabët të cilët ishin moshatarë me Umerin, i bënin pyetje atij rreth ajeteve të Kur'anit. Ishte një i ri i cili në moshën tetëmbëdhjetë vjeçare i jepte fetva gjithë botës Islame, i jepte përgjigje pyetjeve në lidhje me ajetet e Kur'anit. Nxënës i Kur'anit i cili përmendej me epitetet; përkthyes i Kur'anit, dijetar i ummetit…

1. *Buhariu, Muslimi*

Rrasulullahu *sal-lAll-llahu alejhi ue sel-lem* i vendosi dorën në kraharor dhe bëri dua "O Allahu im, mësoja librin". [1]

Umeri *radijAll-llahu anh* e mbante atë pranë mexhliseve ku gjendeshin të vjetërit e pjesëmarrësve të Bedrit. Disa u shqetësuan prej kësaj dhe filluan të thoshin "Ti e sjell këtë djalosh në mexhliset tona, ndërsa ne në moshën e tij kemi fëmijët". Umeri *radijAll-llahu anh* i pyet ata që gjendeshin në mexhlis për ajetet e sures Nasr. Pasi i dëgjoi përgjigjet e tyre, iu drejtua Ibn Abbasit: "Po ti çfarë thua rreth kësaj?". Ibn Abbasi thotë "Çlirimi që përmendet në ajet, është çlirimi i Mekës. Ndërsa ajeti "Lartësoje Zotin tënd duke falënderuar" lajmëron për exhelin (caktimin e vdekjes) së Rrasulullahut *sal-lAll-llahu alejhi ue sel-lem*". Umeri i thotë "Edhe unë nuk di gjë tjetër përveç asaj që di ti". [2]

Zejd ibn Thabiti *radijAll-llahu anh* i cili u caktua në detyrën e mbledhjes së Kur'anit dhe më pas në shumimin e tij, ishte nga të rinjtë e sahabëve. Kur Ebu Bekri *radijAll-llahu anh* i dha këtë detyrë atij, i theksoi këtë të vërtetë:

> "Ti je i ri dhe i zgjuar. Ke qenë shkruajtësi i shpalljes, kështu që mblidhi ajetet e Kur'anit në një vend". [3]

Dhe njëri nga ata të rinj ishte Abdullah ibn Umeri *radijAll-llahu anh*. E pyetën Nafiun për gjendjen e Abdullah ibn Umerit në shtëpi: "Ju nuk mundeni ta bëni atë që bënte ai. Merrte abdes për çdo vakt, dhe ndërmjet dy namazeve vazhdimisht lexonte Kur'an". [4]

Mendoj se këto shembuj mjaftojnë. Këta të rinj kishin lidhje të fortë me Kur'anin nga ana e leximit, kuptimit të tefsirit, dhe njëra nga veçoritë që i bëri ata shembuj gjatë shekujve kjo ishte.

1. *Buhariu, Muslimi*
2. *Buhariu*
3. *Buhariu*
4. *Ibn Sa'd*

Sepse;

"Ne e zbritëm librin në të cilin gjendet krenaria juaj, a nuk mendoni?". [1]

Ky libër është fjala e Allahut. Ka zbritur për t'i treguar rrugën njeriut. Ata të cilët e lexojnë atë ashtu siç duhet, do të gjejnë vetet e tyre në të. "Cili është hajri? Çfarë pengesash ka përpara tij? Cilat veçori e pengojnë njeriun prej adhurimit? Si edukohen këto anë negative?" ... Çdo gjë që i nevojitet njeriut për të adhuruar Allahun, gjendet në këtë libër. Në këtë libër gjendet njeriu. Çdo gjë është në lidhje me të...

Sepse;

"Është e vërtetë se ky Kur'an udhëzon për atë rrugë që është më se e vërteta, e besimtarët që bëjnë vepra të mira i përgëzon se ata pa dyshim do të kenë shpërblim të madh". [2]

Ky Kur'an udhëzon për në rrugën e vërtetë. Me këtë libër edukohen brezat, të cilët bëhen imamllarë të devotshmëve, të të mirëve. Më të pajisurit në periudha të vështira, kuadrot në mirësi, dalin prej atyre të cilët kanë lidhje me këtë libër. Kjo "më e vërteta" nuk është e kufizuar me një kohë të përcaktuar, madje edhe ata që vijnë pas dhjetëra shekujve gjejnë jetë me njerëz të cilët "janë të udhëzuar në rrugën e vërtetë".

Sepse;

"Elif, Lam, Ra. (ky është) Libër; Ne ta shpallëm ty që me urdhrin e Zotit t'i nxjerrësh njerëzit prej errësirave në dritë; (t'i nxjerrësh prej errësirës) në rrugë të Fuqiplotit, të Falënderuarit". [3]

Ky libër i nxorri ata nga errësirat. Kur ata u ndriçuan vetë, u bënë dritë dhe udhërrëfyes edhe për njerëzit. Kur

1. *21/Enbija, 10*
2. *17/Isra, 9*
3. *14/Ibrahim, 1*

njerëzit në moshën e tyre ia bënë botën burg (errësirë) veteve të tyre, mjediseve të tyre, familjeve dhe shokëve të tyre, ata me këtë libër u bënë nur (dritë) dhe përhapën dritë në mjediset e tyre.

Sepse;

> "O ju njerëz! Juve ju erdhi nga Zoti juaj këshilla (Kur'ani) dhe shërimi i asaj që gjendet në kraharorët tuaj (në zemra), edhe udhëzim e mëshirë për besimtarët" [1]

Ata dermanin e të gjithë negativiteteve që e pengojnë njeriun nga e mira, e gjetën në këtë libër. Ky libër ishte këshillë për ata. Kur harronin dhe hutoheshin, mëshira e Zotit dhe kërcënimi i Tij ndaj kundërshtarëve bëheshin këshillë për ta dhe drejtoheshin te Zoti i tyre me teube (pendim). Ata shërimin e mendjemadhësisë, zemërimit, urrejtjes, syefaqësisë, paragjykimit dhe shqetësimit të lidhjes së zemrës ndaj ekzistencave të tjera përveç Allahut, e gjenin në këtë libër. Edhe ata njerëz ishin… Kishte raste kur bëheshin mendjemëdhenj dhe nxeheshin, mirëpo kur ata shikonin mikun e tyre më të sinqertë, Kur'anin, ajetet në lidhje me dobësinë e njeriut, me madhështinë e Allahut, me qenien e njeriut nevojtar ndaj Allahut, vinin në vete.

Gjerësinë e mëshirës e gjetën në këtë libër. Rinia është periudhë gabimi, është një pjesë e jetës ku gjykimi i çështjeve është i dobët, ndjenjat janë aktive, eksperienca është e pakët. Gabime… Gabime… Është periudhë e mundimit të njerëzve, tërheqjes së hidhërimit të Allahut me gjynahe. Ata në këtë libër gjetën jetë në pikën ku shumë të rinj janë shkatërruar. Loja më e rrezikshme e shejtanit ndaj të rinjve është se më parë i afrohet nga e majta e më

1. *10/Junus, 57*

pas nga e djathta. Më parë e shpie në gjynahe. Më pas i afrohet nga e djathta dhe e shtyen të mendojë keq ndaj Allahut duke i thënë "Çfarë lloj robi je ti, çdo herë bën të njëjtat gjëra, e kundërshton Allahun, mos vallë po luani?". Përveç atyre që i ka mëshiruar Allahu, shumë të rinjë shkatërrohen në këtë pikë.

Të rinjtë shembuj, i ndjenë thellësitë e mëshirës së Allahut në këtë libër. Sado që të ishin gabimet dhe gjynahet e tyre, prapë se prapë nuk mund të ishin më tepër se mëshira e Allahut, dhe ata në këtë libër gjetën se udhëzimi është në dorë të Allahut, dhe pas udhëzimit të Tij nuk ka gjë që ta devijojë njeriun.

## Vëllai im i ri

Normalisht që në mendjen tonë mund të vijë një pyetje e tillë:

> "Jemi të bindur se Kur'ani i posedon këto veçori. Përderisa Zoti ynë thotë ashtu, s'ka dyshim se është e saktë. Veçanërisht Kur'ani e edukoi një brez me këto veçori. Fëmija, i riu, i vjetri ndryshuan që nga rrënja dhe mijëra njerëz mbërritën në gradën e një bashkësie ideale ...
>
> Mirëpo edhe sot lexohet Kur'an, bëhen punime në lidhje me përkthimin dhe tefsirin e Kur'anit. Në shtëpiat, në vendet e punës, në makinat e muslimanëve dëgjohet Kur'an. Ndërmjet lexuesve të Kur'anit me zë të bukur, nuk hasemi me të rinj të cilët do të jenë shembull për shekuj me rradhë si Ibn Abbasi ose Muadh ibn Xhebeli".

Përgjigja e kësaj pyetje të drejtë përsëri gjendet në Kur'an. Kur'ani nuk e ndryshon çdo lexues dhe dëgjues të tij. Marrëdhënia e tij me atë që e lexon atë, është e kufizuar.

"Elif, lam, mim. Ky libër është libri në të cilin nuk ka dyshim në të. Është udhëzim për të devotshmit". [1]

Që në hyrjen e Kur'anit, Allahu tërheq vëmendjen për tek ky realitet. Kur'ani nuk është udhëzim për ata të cilët nuk i frikësohen Allahut, të cilët nuk i përmbahen ndalesave të Tij, të cilët nuk e marrin Kur'anin në dorë me këtë ndërgjegje. Nuk ndikon tek ata si shërim, këshillë dhe mëshirë.

"Ti ia tërheq vërejtjen vetëm atij që përvetëson Kur'anin dhe i frikësohet Mëshiruesit edhe kur është vetëm (kur nuk e sheh asnjë njeri)". [2]

Kur'ani nuk ia tërheq vëmendjen atij i cili nuk i frikësohet Allahut, i cili nuk ndien asgjë në zemrën e tij ndaj Zotit në atë moment kur nuk e shohin njerëzit. Kur'ani ndaj atyre të cilët nuk i afrohen atij për t'iu përmbajtur urdhërave të tij, por të cilët i afrohen për shkaqe të tjera, është i dëmshëm. Siç do ta përmendim edhe në vijim se ata të cilët i afrohen Kur'anit me qëllim për ta lexuar bukur, për t'u pëlqyer tek njerëzit, për të mundësuar epërsi ndaj njerëzve duke diskutuar me atë, vetëm se ua shton sëmundjet. Proçesi i cili fillon me sëmundje, mund të shkojë deri në vdekje mbi kufër.

"E kur zbret ndonjë kaptinë, ka prej tyre që thonë: "Cilit prej jush ia shtoi kjo besimin?" Sa u përket atyre që besuan, atyre u shtohet besimi dhe gëzohen për të. E sa u përket atyre që kanë sëmundje në zemrat e tyre, ajo (zbritja e kaptinës) ndytësisë së tyre u shton ndytësi dhe ata vdesin si jobesimtarë". [3]

Nga kjo kuptojmë se çështja nuk është leximi i Kur'anit, por mënyra e afrimit ndaj tij, këndvështrimi ndaj tij. Disa

1. *2/Bakara, 1-2*
2. *36/Jasin, 11*
3. *9/Teube, 124-125*

duke lexuar këtë Kur'an u ngritën në grada. Aq sa, ose emrat e tyre u bënë Kur'an dhe zbritën nga qielli ose në çdo vend që përmendej Kur'ani, përmendeshin edhe ata. Shumë sahabë të rinj të cilët i dhamë si shembull në temën tonë, janë disa prej këtyre, ndërsa disa të tjerë me këtë Kur'an u shkatërruan. Duke e lexuar atë iu shtuan sëmundjet në zemrat e tyre derisa vdiqën mbi kufër. Allahu na ruajt.

Të mendojmë mbi këtë ajet:

> "Sikur Ne ta zbritnim këtë Kur'an mbi ndonjë kodër, do ta shihje atë të strukur e të çarë prej frikës nga Allahu. Këta janë shembuj që ua shkoqisim njerëzve, që ata të mendojnë". [1]

Fjalia e fundit e ajetit është tërheqje vëmendje. Thotë që shembujt e dhënë, janë që njerëzit të mendojnë. Duhet të bëjnë krahasim dhe të marrin mesazhin që u bie për hise, madje edhe një kodër e cila nuk posedon mendje, do të bëhej e tillë nëse ajetet e Kur'anit do të zbritnin mbi të, po njeriu me mendje të cilit Kur'ani i drejtohet direkt atij, si duhet të bëhet? Allahu kërkon që t'i afrohemi Kur'anit me një ndjeshmëri të tillë. Njerëz të cilëve u copëtohen zemrat kur hasen me ajetet e dënimit, ndërsa kur hasen me ajetet e mëshirës i luten Zotit të tyre: "O Zoti im, edhe pse unë nuk e meritoj, më mëshiro mua me bujarinë, mirësinë Tënde"... Lexues të cilët i lexojnë ajetet siç duhet, të cilët përkujdesen për ahiretin, të cilët shpresojnë mëshirën e Zotit të tyre... Kjo është ajo që kërkohet t'i shpjegohet njeriut me këtë ajet. Lexojeni Kur'anin me ndjeshmëri, duke iu përmbajtur atij. Atëherë ky Kur'an i cili copëton kodrat, do t'ju ndryshojë juve, do t'ju nxjerrë nga errësirat në dritë, nga devijimet në udhëzim, do t'ju

*1. 59/Hashr, 21*

bëhet shërim dhe këshillë nga sëmundjet që i formojnë gjynahet dhe do t'ju shpjerë në mëshirën e Zotit.

## Metoda e Leximit të Kur'anit

Duke u nisur nga realiteti që u përmend më lart, dijetarët Islam kanë përmendur disa çështje që lexuesi i Kur'anit të përfitojë prej tij. Këto janë përmbledhur nga Kur'ani dhe Sunneti, nga mënyrat e leximit të Kur'anit të Selefit, për të cilat nuk diskutohet që Kur'ani të mos ketë ndikuar tek ata.

## 1. Përgatitja

Përgatitja e njeriut për diçka, tregon rëndësinë që ai i jep asaj. Ne nuk hyjmë pranë një ekzistence që e duam dhe e respektojmë pa bërë asnjë përgatitje. Leximi i fjalës së Allahut, është të flasësh me Allahun. Përgatitja për këtë, shton dashurinë dhe vlerën e Kur'anit në zemër.

- **Përgatitja mendore:** Leximi i Kur'anit nuk duhet të jetë si leximi i një libri që e marrim nga biblioteka. Ose si leximi i një romani me të cilin vrasim kohën… Kur të fillojmë të lexojmë një libër që po t'i zbriste maleve do t'i copëtonte, duhet të bëjmë një përgatitje mendore. Veprat janë sipas imagjinatave që formohen në zemra dhe mendje.

- **Marrja e abdestit:** Kur'ani mund të lexohet pa abdest. Rrasulullahu *sal-lAll-llahu alejhi ue sel-lem* dhe sahabët e kanë lexuar. Mirëpo nuk është më e mira, por është bërë për të treguar se është e lejuar. Rrasulullahu *sal-lAll-llahu alejhi ue sel-lem* ka thënë:

> "Unë kënaqem kur e përmend Allahun duke qenë i pastër".

Kur'ani është më i miri i dhikreve. Njeriu i cili dëshiron që Kur'ani të ndikojë tek ai dhe të edukohet prej tij, le t'i afrohet atij me abdest që kjo të kalojë në vend të përgatitjes shpirtërore.

- **Të zgjedhesh një kohë dhe një vend të përshtatshëm:** Kur'ani mund të lexohet në çdo kohë dhe duhet të lexohet. Kur injorantët janë të angazhuar me telefona në duar duke dëgjuar muzikë, duke shikuar video dhe gjëra të tjera të fëlliqura, muslimani duhet të jetë i angazhuar me fjalën e Zotit të tij. Ai që e lexon në çdo kohë, do ta marrë shpërblimin dhe ushqimin e zemrës, bashkë me këtë duhet një ambjent i përshtatshëm për t'i ndjerë dhe medituar ajetet. Një ambjent të pastër, të sistemuar, të qetë dhe një kohë kur mendja është e kthjellët... Kur'ani kur edukoi brezin e parë, ia tërhoqi vëmendjen në leximin e natës.

"E s'ka dyshim se aktiviteti i natës është fuqizues dhe fjalë më e qartë.Vërtet, ti gjatë ditës ke angazhim të gjatë (të madh)". [1]

"Fuqizues dhe fjalë më e qartë". E kundërta e kësaj është leximi gjatë ditës, prandaj është thënë "Vërtet gjatë ditës ke angazhim të gjatë". Sigurisht që më e mira është ta kalosh natën duke lexuar Kur'an. Nëse kjo nuk është e mundur, atëherë duhet zgjedhur një kohë e përshtatshme.

- **Pastërtia fizike:** Veçanërisht duhet pasur parasysh pastrimi i gojës. Aliu *radijAll-llahu anh* transmeton se Rrasulullahu *sal-lAll-llahu alejhi ue sel-lem* ka thënë:

"Gojët tuaja janë rrugë që shkojnë tek Kur'ani. Pastrojini ato me misvak". [2]

---

1. *73/Muzzemil, 6-7*
2. *Ibn Maxhe, Bejhaki*

## 2. Kur të Fillosh, Thuaj Eudhu Besmelenë

"Kur të lexosh Kur'anin, kërko mbrojtjen e Allahut prej shejtanit të mallkuar". [1]

### Vëllai im i ri

Ti nuk duhet të harrosh se e lexon Kur'anin që ai të edukojë ty. Kur'ani ka rigjallëruar dhe ndërtuar një brez në moshën tënde dhe ia la trashëgimi historisë si shëmbëlltyrë. Kur'ani e edukon dhe e përmirëson njeriun në dy pika:

**a.** I përcakton atij terma për këndvështrimin e jetës. I stabilizon termat në jetën e atyre të cilët dëshirojnë të përmirësohen me atë. Muslimani nuk mendon dhe nuk flet me vlerat dhe termat e bashkësisë në të cilën jeton, por me termat e Kur'anit. Përshembull; bashkësia, njerëzit prej të cilëve janë të kënaqur të gjithë, i përkufizon si "Këta po që janë njerëz" ose "Njerëz të rregullt". Kjo është jetesa dhe morali ideal në bashkësi. Ndërsa Islami këtë e shpreh në termat "Muslimanë të mirë", "Njerëz të qëndrueshëm".

**b.** Mbush brendinë e termave… Mbush termat që muslimani i përfiton në botën e gjuhës dhe të mendjes nga ndodhitë e jetuara, nga ngjarjet historike, nga urdhërat dhe ndalesat, nga veçoritë që duhet të jenë.

Të rinjtë tanë të cilët lexojnë Kur'anin për t'iu përkushtuar Allahut, duhet t'i kenë parasysh këto dy pika. Të folurit me gjuhën e Kur'anit dhe të menduarit me termat e tij… Sepse vepra është e lidhur me të imagjinuarit. Ata të cilët nuk mendojnë saktë, të cilët nuk e shikojnë veten dhe ekzistencat e tjera nga një pikë e saktë, nuk mund të bëjnë vepra të mira. Termat janë si syze. Një njeri i cili

1. *16/Nahl, 98*

vendos syze dielli, e sheh dynjanë nga ngjyra e syzeve. Edhe termat kështu janë.

Shejtani nuk mund ta shtrembërojë Kur'anin, nuk mund të luajë me ajetet e tij siç luante me librat përpara tij, nuk mund t'i fshijë ato që të vendosë ajetet e veta. Ky libër ruhet nga ana e Allahut.

Shejtani është betuar për ta devijuar njeriun. Ai i cili është mjeshtër në punën e tij, bën çmos që Kur'ani të kuptohet gabim. Prandaj duhet të kërkojmë mbrojtje nga Allahu prej sherrit të tij dhe duhet të fillojmë me bismillah… Me emrin e Allahut…

> "Me emrin e Allahut që kur përmendet emri i tij nuk të bën dëm asgjë, qoftë në tokë qoftë në qiell".[1]

Kjo është një çështje për të cilën duhet pasur kujdes, sidomos për ata që janë njohur me Kur'anin më mbrapa. Një njeri i cili është shkatërruar me imagjinatat, paragjykimet dhe termat e injorancës, e ka shumë të vështirë që ta kuptojë Kur'anin ashtu siç dëshiron Allahu. Kur ai lexon fjalën e Allahut, i afrohet shejtani dhe i rigjallëron mendjen e tij me termat xhahilije. Në këtë gjendje, ngaqë është shumë e rrezikshme dhe ngaqë devijon shumicën e njerëzve, Allahu ka urdhëruar që kur të lexojmë Kur'an, të kërkojmë mbrojtjen e Tij prej sherrit të shejtanit dhe duke vendosur në krye të çdo sureje emrin e Tij, ka treguar që robi të fillojë duke marrë ndihmë prej Tij.

## 3. Të Lexuarit e Kur'anit në Kohë të Caktuara Dhe me Vëmendje

Rregulli dhe vazhdueshmëria janë nga bazat e robërisë. Një person i cili dëshiron të shtierë në dorë dobitë

1. *Ebu Davudi, Tirmidhiu*

sheriatike dhe shpirtërore të një ibadeti, duhet të tregojë vazhdimësi dhe qëndrueshmëri në të.

Të qëndruarit ftohtë ndaj Kur'anit, mos leximi i tij rregullisht, ishin nga meseletë prej të cilave selefët kishin frikë, sepse këtë e shihnin si "shenjë e kthimit të shpinës së robit ndaj Allahut".

- **Të lexuarit me tertil (Vëmendje):** Qëllimi nga të lexuarit e Kur'anit, nuk është thjeshtë ta lexosh, por ta kuptosh, ta ndjesh dhe ta mundësosh ndërhyrjen e tij në jetën e njeriut. Prandaj mënyra e të lexuarit është përcaktuar nga ana e Librit dhe Sunnetit.

"Lexoje Kur'anin me tertil". [1]

Tertil dmth; ta lexosh rregullisht, duke ia dhënë hakun, me vëmendje.

Rrasulullahu *sal-lAll-llahu alejhi ue sel-lem* dhe sahabët, në këtë mënyrë e lexuan Kur'anin. Ia tërhoqën vëmendjen atyre të cilët nuk e lexonin Kur'anin me tertil.

Ummu Selemeja *radijAll-llahu anha* leximin e Kur'anit të Rrasulullahut *sal-lAll-llahu alejhi ue sel-lem* e ka përshkruar në formën "E lexonte shkronjë për shkronjë sikur po i bënte tefsir". [2]

Pra e lexonte shkronjë për shkronjë sa që ai i cili e dëgjonte, e kuptonte sikur po i bënte tefsir.

E pyetën Enesin *radijAll-llahu anh* për leximin e Rrasulullahut *sal-lAll-llahu alejhi ue sel-lem* dhe ai u përgjigj: "Rrasulullahu *sal-lAll-llahu alejhi ue sel-lem* e lexonte duke e zgjatur. E zgjaste fjalën Allah, e zgjaste fjalën Rrahman, e zgjaste fjalën Rrahim". [3]

---

1. *73/Muzzemil, 4*
2. *Ahmedi, Ebu Davudi, Tirmidhiu*
3. *Buhariu*

Abdullah ibn Abbasi *radijAll-llahu anh* i tha një personi i cili e lexonte Kur'anin shpejt, kështu: "Duhet ta lexosh atë në mënyrë që ta dëgjojë veshi, që ta kuptojë zemra dhe ta mësojë përmendësh". [1]

Abdullah ibn Mes'udi *radijAll-llahu anh* thotë: "Mos e lexoni Kur'anin si poezi. Qëndroni mbi ajetet interesante të tij, vëreni zemrën në lëvizje me atë dhe mos mendoni që të mbërrini sa më parë në fundin e sures". [2]

Nuk diskutohet se të lexuarit e Kur'anit në mënyrë të rregullt, ka ndihmë të madhe nga ana e kuptimit dhe ndërhyrjes në jetën e njeriut. Prandaj, është këshilluar që gjatë leximit të Kur'anit të qahet, të lexohet me një zë të pikëlluar, nëse nuk e bëjmë dot, të hiqemi si të tillë, sepse gjendja e jashtme e njeriut ndikon në gjendjen e brendshme të tij. Gjendja e jashtme, pas një kohe të caktuar, ndikon në botën e brendshme. Pra ta lexosh me vëmendje, duke qarë dhe me një zë toni të pikëlluar.[3]

Në hadith thuhet: "Kur të lexoni Kur'an qani, nëse nuk qani, bëni sikur qani". [4]

## 4. Studimi dhe Kuptimi

Është farz të mundohesh dhe ta kuptosh Kur'anin, ta perceptosh, ta studiosh, të meditosh mbi të, të marrësh mësim prej tij. Kur'ani për këtë ka zbritur. Mënyrat e injorancës për devijimin e njerëzve, janë në formën: "Ne nuk mund ta kuptojmë Kur'anin. Ja filanit i iku mendja ngaqë u fut thellë". I mbështetemi Allahut nga ky mentalitet dhe nga

1. *Zadu'l-Mead*
2. *Ibn Ebi Shejbe*
3. *Kjo është e vlefshme kur je vetëm dhe kur nuk të sheh njeri. Përndryshe hapet dera më e keqe e veprave, e cila është syefaqësia.*
4. *Ibn Maxhe*

njerëzit me mentalitet të tillë. Kur'ani siç i thërret njerëzit që ta meditojnë dhe ta kuptojnë atë, po ashtu i qorton me një gjuhë të rëndë ata që nuk e bëjnë këtë, i përmend me cilësi të këqija.

"A nuk e studiojnë me vëmendje Kur'anin? Por jo, ata janë zemra që kanë drynat e vet!". [1]

"(Ky është) Libër i begatshëm, Ne ta shpallëm ty këtë, që t'i studiojnë argumentet e tij dhe që të marrin mësim prej tij ata që kanë mend". [2]

"Dijeni se Allahu e ngjall tokën pas vdekjes së saj. Ne ua kemi sqaruar argumentet ashtu që të kuptoni". [3]

Kështu ishte leximi i Rrasulullahut *sal-lAll-llahu alejhi ue sel-lem*. Ai meditonte mbi ajetet dhe i ndjente ato. Qëndronte mbi ajetet e mëshirës dhe kërkonte mëshirë, ndërsa në ajetet e dënimit kërkonte mbrojtjen e Allahut. I rridhnin lotët... Në kraharorin e tij dëgjoheshin oshëtimat sikur vlonte tenxherja. Qëndronte mbi një ajet dhe e përsëriste disa herë.

Të gjitha këto janë gjëra të lidhura me studimin dhe kuptimin. Kur e studion atë, zemra hapet ndaj Kur'anit, veshët, sytë, goja, ndjenjat pothuajse stabilizohen në brendinë e ajeteve.

Disa nga selefët, nëse nuk e ndjenin zemrën të gatshme kur lexonin Kur'an, ajetin që lexonin e përsërisnin derisa ta ndjenin atë.[4]

Pika në të cilën dua të tërheq vëmendjen këtu është kjo: Imam Gazali kur numëron moralet e brendshme të

1. *47/Muhammed, 24*
2. *38/Sad, 29*
3. *57/Kamer, 17*
4. *Ihjau Ulumud-din*

leximit të Kur'anit, hap një titull në formën "Largimi i pengesave të leximit të Kur'anit". Nën këtë titull prek një pikë e cila është problem serioz edhe në ditët e sotme: "Të drejtuarit e zemrës ndaj nxjerrjes së shkronjave dhe të angazhuarit me to".

Shumë njerëz të cilët e harxhojnë energjinë e tyre për ta lexuar Kur'anin bukur, për ta zbukuruar zërin, për të fituar pëlqimin e njerëzve me të, sikur ta harxhojnë energjinë për ta kuptuar, për ta studjuar, për ta jetuar atë, do ishin ringjallur me Kur'an. Njerëzve i duken të çuditshme leximet e ndryshme të lexuesve. Ky është një realitet i fjalës së shejtanit që i tha Allahut, "Do t'ua zbukuroj atyre". Pra njerëzit nuk do të kërkojnë thelbin, realitetin, por do të kapen pas të jashtmes e cila është në pozitën e zbukuruar. Nuk do t'i japin rëndësi të kuptuarit dhe të jetuarit të Kur'anit të cilat janë thelbi, por do t'i japin rëndësi zërit të bukur. Nuk do të interesohen me përqëndrimin në namaz duke e angazhuar mendjen në atë që lexojnë, por do të interesohen për pjesën e lëvizjeve të rregullta.

Fatkeqësisht, gjendja e tillë është.

Këshilla jonë është të qëndruarit i kujdesshëm në këtë çështje dhe libri i cili ka zbritur për ta rigjallëruar njeriun dhe për ta bërë krijesën më të ndjeshme, mos të bëhet një libër që e çon njeriun në llumin e syefaqësisë dhe hipokrizisë.

## 5. Të Lexuarit Për ta Jetuar Dhe Për ta Parë Veten Bashkëbisedues të Ajeteve

Sahabët me këtë nijet e mësonin Kur'anin dhe me këtë nijet e lexonin. Ky nijet ishte bërë shkak për formimin e imanit dhe veprës së mirë tek ata.

Abdurrahman ibn Sul-lemi nga tabiinët thotë: "Uthmani,

Abdullah ibn Mes'udi dhe të tjerë të cilët na e mësuan neve Kur'anin thoshin: Kur ne mësonim 10 ajete nga Rrasulullahu *sal-lAll-llahu alejhi ue sel-lem*, nuk kalonim tek ajetet e tjera pa mësuar dijen dhe veprën tek ato ajete. Në këtë mënyrë mësonim dijen dhe veprën njëkohësisht". [1]

Abdullah ibn Mes'udi *radijAll-llahu anh* thotë: "Ne nuk i mësonim ajetet e reja pa i kaluar e zbatuar në jetë 10 ajetet që kishim mësuar nga Kur'ani. Kur'ani ka zbritur që njeriu të veprojë me atë. Brezi i parë e lexoi atë për të vepruar me atë, ndërsa ju e lexoni nga fillimi deri në fund, mirëpo braktisni të vepruarit me atë". [2]

Ai i cili e lexon Kur'anin duhet ta shohë veten bashkëbisedues të tij. Urdhëresat dhe ndalesat e Allahut, duhet t'i ndjejë sikur po i drejtohen atij. Vetëm në këtë mënyrë mund të mundësohet një tërësi me Kur'anin.

## Vëllai im i ri i Cili Dëshiron t'ia Përkushtosh Rininë Tënde Allahut

Ky Kur'an dhe lidhja e veçantë me të i nxorri të rinjtë në moshën tënde në skenën e historisë. Çdonjëri prej tyre ishte pasues i Kur'anit. Veçoritë[3] e Kur'anit për edukimin e brezit do të ekzistojnë derisa të ekzistojë Kur'ani.

Ata të cilët i afrohen Kur'anit me të njëjtin nijet, me të njëjtën metodë, me të njëjtin moral, kanë për të ndjerë të njëjtin ndikim. Të qenurit e Kur'anit nëpër xhepa, nëpër shtëpia, nëpër mendje përmendësh, nëpër mjete elektronike, nuk e përmirëson njeriun. Madje mund ta shkatërrojë atë duke ia shtuar sëmundjen që ka në zemër.

Duhet ta përcaktosh një kohë dhe të lexosh Kur'an duke i respektuar këto norma. Kur t'i shohësh ndikimet e tij,

---

1. *Taberiu*
2. *Ihjau Ulumud'Din*
3. *Drita, udhëzimi, shërimi, mëshira, këshilla.*

Kur'ani për ty do të zërë një vend ndërmjet ushqimeve të rëndësishme. Kur personi i afrohet Kur'anit me moral, ai fillon të ndërhyjë në jetën e njeriut, e nxit njeriun për në të mira dhe e ndalon nga e keqja. Kur e mbështjell trupin nxehtësia e gjynahut, një ajet Kur'ani i cili është lexuar me moral, një shembull tablloje e cila është parë me kujdes, i mbushin bebet e syrit. Kur nefsi anon nga dembelizmi, kur ndalohet nga e mira, xhennetet dhe shpërblimet e Allahut ndaj robit, e tërheqin njeriun për vepra të mira. Kur Kur'ani ndërhyn në jetën e njeriut, kur e vë në lëvizje zemrën drejt kënaqësisë hyjnore, edhe njeriut i shtohet oreksi ndaj tij. Personi i cili e lexon Kur'anin me ndjenjën e përgjegjësisë, i cili mundohet ta rigjallërojë jetën me atë, fillon dhe e lexon me gjithë zemër, e dashuron atë. Ndienja e përgjegjësisë ia lë vendin kënaqësisë.

Uthman ibn Affani *radijAll-llahu anh* ka thënë "Po të ishte zemra juaj e pastër, nuk do të kishte ngopje me Kur'anin".

Sabin el-Bennani i cili është prej Selefëve ka thënë: "Njëzet vjet jam vështirësuar duke e lexuar Kur'anin. Më pas jam kënaqur me të njëzet vjet (e kam lexuar duke ndjer kënaqësi)."

Allahu *Subhanehu ue Teala* na mundësoftë neve të mirat e këtij libri. Na i ringjalltë zemrat me fjalën e Tij. All-llahumme amin.

# TË DREJTUARIT E NDJENJAVE FITRIJE (NATYRORE) NDAJ ALLAHUT

*Mos harro! Ndjenjat e rinisë janë në periudhën më të mprehtë. Nëse një ndjenjë fitrije drejtohet në mirësi në këtë periudhë, ajo e gjallëron njeriun. Kur të parët përpara nesh i drejtuan ndjenjat e kureshtjes ndaj librit dhe sunnetit, në mes dolën këta shembuj të zgjedhur.*

Falënderimi i takon Allahut i cili na shpëtoi neve nga llumi i injorancës dhe na udhëzoi me dije të dobishme. Paqja dhe bekimi i Allahut qofshin mbi më të mirin e mësuesve, Muhammedin *sal-lAll-llahu alejhi ue sel-lem*, mbi familjen e tij, mbi shokët e tij dhe mbi pasuesit e tij. Në rruzullin tokësor nuk ka asnjë mirësi që në themelin e saj të mos gjendet vullneti i cili të shtyn në dije të dobishme dhe që dijen ta hedhësh në praktikë. Dhe përsëri, nuk ka asnjë sherr (të keqe) që në themelin e tij të mos gjendet injoranca dhe epshi…

## Vëllai im i ri i Cili Dëshiron t'ia Përkushtosh Rininë Tënde Allahut

Njëra nga veçoritë më të qarta të njeriut është kureshtja. Allahu *Subhanehu ue Teala* i cili e mëson njeriun, si shkak të mësimit ka bërë kureshtjen. Dhe në natyrën e çdo njeriu ka stabilizuar ndjenjën e kureshtjes aq sa njeriu të shtie

në dorë dijen e dobishme e cila e shtyn atë në mirësi. Siç e kemi theksuar në temat e mësipërme, faktori i cili përcakton pozitën e njeriut, është gjendja e ndjenjave fitrije. Allahu *Subhanehu ue Teala* tek çdo njeri ka krijuar ndjenja fitrije dhe si drejtues të këtyre ndjenjave, në karakterin e njeriut ka stabilizuar "fuxhurin dhe takvanë".[1] Kush i drejton ndjenjat e tij fitrije me fuxhur, ia ka përkushtuar jetën e tij shejtanit dhe bëhet prej grupit të tij. Dhe kush i drejton ndjenjat e tij fitrije me takva, ia ka përkushtuar jetën e tij Rrahmanit dhe bëhet prej palës së Tij. Në lidhje me këtë mund të japim shumë shembuj. Përshembull, dashuria të cilën e kemi shqyrtuar në temat e mësipërme është faktor i mirësisë; të duash është një ndjenjë fitrije. Kjo ekziston tek çdo njeri. Ajo që e drejton këtë dashuri dhe që e bën të kuptimtë ose që e bën të pakuptimtë, është "takvaja dhe fuxhuri" që janë stabilizuar në fitratet e njerëzve. Personi i cili mendon mirësitë e panumërta të Zotit të tij, i cili sheh që Zoti i tij nuk i ndërpret këto mirësi dhe pse njeriu ka gjithë këto mangësi, ky person dashurinë do ta drejtojë ndaj Zotit të tij. Kjo ndjenjë e cila është fitrije do t'i japë atij lumturinë e dynjasë dhe të ahiretit. Ndërsa personi i cili vazhdimisht mendon dynjanë, i cili ia ka ngulur sytë dynjasë, do ta vrasë zemrën me dashurinë e dynjasë, do ta kapë sëmundja e vehnit[2] e cila është themeli i humbjes së dynjasë dhe ahiretit të personit… Dy përfundime të ndryshme… Dy botëra të ndryshme… Dhe në themelin e të dyjave është dashuria…

1. *"Pasha nefsin (njeriun) dhe Atë që e krijoi atë. Dhe i mësoi atij fuxhurin (gjynahun dhe të këqijat) dhe takvanë (që të ruhet prej tyre)". (Shems 91/7-8)*
2. *"Do t'ua mësyjnë juve popujt (me komplote dhe intriga), ashtu siç ia mësyjnë ngrënësit enës së tyre". Dikush tha: A pakicë do të jemi ne atë ditë?! Ai tha: "Përkundrazi, ju atëherë do të jeni shumë, mirëpo do të jeni shkumë si shkuma e detit dhe Allahu do të nxjerrë nga gjoksi I armikut tuaj frikën që e kanë nga ju, e në zemrat tuaja do të fusë Vehnin". Dikush tha: "O I dërguari I Allahut! Çka është Vehni?!" Ai tha: "Dëshira për dynjanë dhe urrejtja e vdekjes".*

Edhe frika si kjo është. Njeriu i cili mendon madhështinë e Allahut, dënimin e Tij, hakmarrjen e Tij prej kriminelëve, ka për të shtënë në dorë atë që u është sugjeruar të parëve dhe të pasmëve[1], takvanë (devotshmërinë) e cila është furnizimi dhe petku më i mirë.[2]

Personi i cili jeton me këto ndjenja "Çfarë do të ha, si do të vazhdoj jetën, çfarë mund të bëj unë përkundrejt këtyre fuqive dhe mundësive të tagutit. Burg, përndjekje, hixhret dhe xhihad …", edhe pse nga jasht duket burrë, ai nuk është i tillë. Dhe këto frika e çojnë njeriun në gradat më të ulëta. Frika nuk e mbron njeriun nga ajo që është caktuar dhe në të njëjtën kohë e shpie në turpin e poshtërimit.

Dy botëra të ndryshme… Dhe në themelin e të dyjave është frika.

Edhe kureshtja e cila është burimi i dijes, si këto është. "Për çfarë jam krijuar unë?", "Çfarë do Zoti im nga unë?", "Si mund ta falënderoj Zotin tim i Cili më ka dhënë shumë mirësi, i Cili më ka bërë një njeri të ndershëm, i Cili çdo gjë në univers e ka krijuar në shërbimin tim?", "Si fitohet kënaqësia dhe dashuria e Tij?". Dihet se në ç'rezultat do të mbërrijë ai person i cili është kureshtarë për përgjigjen e këtyre pyetjeve, i cili e drejton kureshtjen që ka në natyrën e tij ndaj këtyre pyetjeve. Po njerëzit të cilët janë kureshtarë vetëm për gjërat që shohin? Po ata të cilët e kënaqin ndjenjën e kureshtjes me botën abstrakte të cilën e përbëjnë tagutërit për t'i bërë njerëzit të harrojnë harruar njerëzve qëllimin e krijimit? Përfundimi i tyre dihet…

1. *"Vetëm e Allahut është ç'ka në qiej e ç'ka në tokë. Ne ju patëm sugjeruar atyre që iu pat dhënë libri para jush, e edhe juve që të keni frikë nga Allahu. Po në mos besofshit, (dine) e Allahut është ç'ka në qiej dhe ç'ka ka në tokë. Allahu është i panevojë e i falënderuar". (Nisa 4/131)*
2. *"Furnizimi më i mirë është devotshmëria". (Bakara 2/197) "O bijtë e Ademit, Ne krijuam për ju petk që ju mbulon vendturpësinë dhe petk zbukurues. Po petku i devotshmërisë, ai është më i miri". (A'raf 7/26)*

Sheh se në çdo periudhë tagutërit e shfrytëzojnë ndjenjën e kureshtjes së njerëzve, sepse frikësohen prej njeriut i cili qëndron tek për tek me ndjenjën e kureshtjes. Çdo njeri i cili fillon të pyesë ato që duhen pyetur, ai person është i rrezikshëm për ata dhe për salltanetet e tyre. A nuk i ke parë magjistarët e faraonit? Mundësitë që iu dhanë atyre, vendet dhe ditët që u përcaktuan për ata… Çfarë pune kishin këta magjistarë? Vallë, a vetëm për t'i dëfryer njerëzit, apo bashkë me dëfrimin e njerëzve, kishin për qëllim që t'ua drejtonin ndjenjat e kureshtjes së njerëzve në një drejtim tjetër?

Deri në periudhën e Mekës, asgjë nuk ndryshoi. Në të gjendeshin njerëz me memorie të fortë të cilët i tregonin njerëzve origjinën dhe prejardhjen, poetë të cilët lexonin vjersha, historianë që u tregonin njerëzve heroizmat, trimërinë e të parëve, Nadr ibn Harithë të cilët i përkthenin ndodhitë e Bizantinëve dhe Persëve dhe ua paraqisnin ato popullit…

Po sot çfarë ka ndryshuar? Sot gjenden romanë të shkruar me imagjinatë të cilët kanë mbushur tregjet, telenovela të cilat i kanë lidhur njerëzit me vite të tëra përpara ekranit, revista të cilat e deformuan jetesën e njerëzve, të cilat po t'i hedhësh në det e ndyejnë ujin, filmat vizatimorë të cilët që në hapin e parë i mësojnë fëmijët të gënjejnë dhe të fantazojnë, dokumentarë të cilët i bëjnë të rriturit që të harrojnë se janë kafshëzuar, madje se janë më poshtë se kafshët…

Një emër i Rrasulullahut *sal-lAll-llahu alejhi ue sel-lem* ishte "el-Mahi". Ai u dërgua për të fshirë nga rruzulli tokësor kufrin dhe pasuesit e tij. E njihte shumë mirë xhahilijen. Ai i analizoi fushat të cilat kishin formuar salltanetet mbi njerëzit, i analizoi shfrytëzimet e ndjenjave fitrije të njerëzve dhe

iu përvesh punës me durim. Duhej që t'i drejtonte ata në dijen e dobishme. E filloi punën me ndjenjat e kureshtjes të cilat ishin marrë nën hipotekë. Në periudhat më të vështira të Mekës, e ktheu shtëpinë e Erkamit në Medrese. Aty u lexonte shokëve të tij ajetet e Allahut dhe i pastronte ata nga llumi i injorancës. Sapo erdhi në Medine si punë të parë ndërtoi mesxhidin. Vazhdoi t'u lexonte atyre ajetet e Allahut dhe t'i pastronte. Në një kohë shumë të shkurtër, dolën dijetarë të tillë që lanë prapa një trashëgimi dije që ka 14 shekuj që nuk shteron. Dhe deri në ditën e kijametit të gjithë njerëzit do të përfitojnë prej asaj trashëgimie.

## Vëllai im i ri

Një brez… Një ummet i cili nuk dinte shkrim dhe lexim… Si u edukua në një kohë kaq të shkurtër, si u ngritën në gradën e imamllarëve udhëzues, ndërkohë që ishin në gjendje hiçi? Përgjigja e vetme e kësaj është se posedonin një mësues i cili Ua drejtonte ndjenjat e tyre fitrije në mirësi, i cili i edukonte ata me metodën e edukimit fitror.

Pas kësaj hyrjeje erdhi koha që të kthehemi në temën tonë bazë. Ne duam që të shpëtojmë nga drejtimet negative të rinisë dhe t'i përkushtohemi Allahut. Dhe përpara nesh, ka trima që kanë dalë me sukses në këtë çështje, që zotimet e tyre janë pranuar nga ana e Allahut. Besojmë në një mënyrë të bindur se po të zbukurohemi me cilësitë e tyre, edhe ne do të arrijmë të njëjtin rezultat. Allahu i Cili është Zoti i tyre, është edhe Zoti ynë. Thesaret që ia hapi atyre me mëshirën dhe dhuntinë e Tij, do të na i hapë edhe neve. Atëherë le të vazhdojmë t'i përcjellim cilësitë dhe veçoritë e tyre:

## 4. Të Angazhuarit me Dijet Sheriatike

Shihni Ebu Hurajran *radijAll-llahu anh* i cili i mësoi përmendësh hadithet e Rrasulullahut *sal-lAll-llahu alejhi ue sel-lem* për ummetin. Me shprehjen e Imam Dhehebiut "Memoria e jashtëzakonshme e Ebu Hurajras është nga mrekullitë e nubuvvetit (pejgamberllëkut) ..." U edukua në periudhat e fundit të Rrasulullahut *sal-lAll-llahu alejhi ue sel-lem*. Tre ose katër vjet kaloi me atë. Ibn Umeri i cili kishte qëndruar bashkë me pejgamberin *sal-lAll-llahu alejhi ue sel-lem* një kohë më të gjatë se ai, e kishte zili atë. "Ti ndërmjet nesh je personi i cili ke qëndruar më së shumti me pejgamberin *sal-lAll-llahu alejhi ue sel-lem* dhe që i di më mirë se ne hadithet". Ebu Hurajra gjendjen e tij e shpjegon kështu:

> "Ju thoni se Ebu Hurajra transmeton shumë hadithe. Përse ensarët dhe muhaxhirët nuk transmetojnë kaq hadithe? Vëllezërit tanë muhaxhirë i preokupoi tregtia, ndërsa vëllezërit tanë ensarë i preokupoi punimi nëpër ara, ndërsa unë isha prej të varfërve të ehli suffes. Kur e mbushja barkun nuk ndahesha nga Rrasulullahu *sal-lAll-llahu alejhi ue sel-lem*. Isha dëshmitar i gjërave që ata nuk ishin prezent dhe i mësoja përmendësh ato që ata i harronin" [1]

Ky angazhim e bëri atë mbartës së dijes së hadithit. Sunneti i cili është burimi i dytë pas Kur'anit, u përmend me anë të tij. Allahu e begatoi kureshtjen e tij që e kishte ndaj hadithit. Mundi që dha ai për tre vjet, nguliti në zemrat e besimtarëve dashuri deri në ditën e kijametit.

Një ditë e pyeti Rrasulullahu *sal-lAll-llahu alejhi ue sel-lem* atë:

> "Po ti a nuk do nga pasuria e këtij ganimeti siç duan shokët e tu?" Ai i thotë "Unë dua prej teje që të më mësosh mua nga ato që të ka mësuar Allahu ty". [2]

Moskërkimi i Ebu Hurajras nga ganimeti, nuk është

1. *Buhari, Muslimi*
2. *Hiljetu'l Eulija*

ngaqë ai ishte i pasur, përkundrazi ai ishte prej më të varfërve.

> "Mua më binte të fikët nga uria ndërmjet shtëpisë së Aishes dhe minberit të Rrasulullahut *sal-lAll-llahu alejhi ue sel-lem*. Ata që kalonin aty më shtypnin në kraharor (duke menduar se unë isha me sëmundje toke). Unë i thosha se nuk është ashtu siç mendoni ju, kjo gjendja ime është prej urisë". [1]

Megjithëkëtë, prapë nuk dëshironte diçka prej dynjasë. Mundohej t'i kuptonte hadithet e Rrasulullahut *sal-lAll-llahu alejhi ue sel-lem* dhe t'i mësonte ato përmendësh.

Në atë kohë, të gjithë ata që ishin bashkë me të, në këtë gjendje ishin. Ishin djem të rinj që nuk kishin shtëpi ku të qëndronin, nuk kishin ushqim të rregullt për të ngrënë. Jetonin në mesxhid. Hanin nga hurmat dhe pinin nga uji që linin sahabët në mesxhid.

Përkthyesi i Kur'anit Abdullah ibn Abbasi ishte nga më të rinjtë ndërmjet sahabëve. Ata të cilët e pyesnin për fetva atë, i kishin djemtë në moshën e tij, madje dhe më të mëdhenj se ai. Koha që ai kaloi me Rrasulullahun *sal-lAll-llahu alejhi ue sel-lem* nuk i kalonte tre vite, mirëpo me unitetin e ummetit ai ishte përkthyes i Kur'anit, dijetari i ummetit. Vdekja e Rrasulullahut *sal-lAll-llahu alejhi ue sel-lem* nuk e ftoh atë prej dijes. Gjatë ditës ai qëndronte me Rrasulullahun *sal-lAll-llahu alejhi ue sel-lem*. Këtë herë filloi të bëhej kureshtar për netët e Rrasulullahut *sal-lAll-llahu alejhi ue sel-lem*. "Vallë kur Rrasulullahu sal-lAll-llahu alejhi ue sel-lem shkonte në shtëpi, çfarë bënte?". Nëna jonë Mejmune *radijAll-llahu anha* ishte tezja e tij. Në një natë kur Rrasulullahu *sal-lAll-llahu alejhi ue sel-lem* qëndroi në shtëpinë e nënës sonë Mejmune, edhe ai e kaloi natën aty:

> "E kalova natën në shtëpinë e tezes sime Mejmune. Rrasulul-

1. *Buhari*

lahu *sal-lAll-llahu alejhi ue sel-lem* hyri në nevojtore dhe unë i lashë ujë përpara derës. Ai pyeti se kush e bëri këtë. Kur i thanë se e kisha bërë unë, ai bëri dua për mua:

- "O Allahu im, bëje atë fakih në fe".
- "O Allahu im, mësoja atij librin dhe hikmetin". **(në një transmetim)**
- "O Allahu im, mësoja atij te'uilin dhe bëje fakih në fe". **(në një transmetim tjetër)**
- "O Allahu im, jepi atij hikmet". [1]

Kur vdiq Rrasulullahu *sal-lAll-llahu alejhi ue sel-lem* ai iu drejtua sahabëve për dije. Të gjithë kureshtjen e tij ia veçoi ajeteve të Allahut.

"Kur vdiq Rrasulullahu *sal-lAll-llahu alejhi ue sel-lem* i thashë një shokut tim prej ensarëve: "Eja të shkojmë t'i pyesim shokët e Rrasulullahut *sal-lAll-llahu alejhi ue sel-lem*, ata sot janë shumë". Shoku im më tha "Je shumë i çuditshëm, kur gjenden kaq shumë sahabë ndërmjet njerëzve, (a mendon se njerëzit) do të kenë nevojë për ty?".

Ai nuk erdhi me mua, ndërsa unë iu futa kësaj pune. Kur dëgjoja për ndonjë njeri që dinte hadith, menjëherë shkoja tek ai. Nëse ai ishte në gjumë, e shtroja rrobën time përpara derës së tij, ulesha dhe era e hidhte pluhurin mbi mua. Kur më shihte mua që doja ta pyesja për ndonjë çështje, më thoshte: "O djali i xhaxhait të Rrasulullahut *sal-lAll-llahu alejhi ue sel-lem*, sikur të më lajmëroje mua, kisha ardhur unë tek ty". Unë i thosha: "Ai që duhet të vijë dhe të pyesë jam unë".

Kur ai shoku im i shihte njerëzit që mblidheshin rreth meje për të më pyetur mua, thoshte: "Ky i ri është treguar më i zgjuar se unë". [2]

**Dhashë si shembull dy sahabë që njëri prej tyre është imam në Kur'an dhe tjetri është imam në hadith. Duhet**

1. *Kutubu sitte*
2. *Hakimi, Sijer A'lam en-Nubela*

të theksoj këtë, se të gjithë fakihët dhe dijetarët e sahabëve ishin të rinj… Nëna jonë Aishe, Muadh ibn Xhebeli, Enesi, Abdullah ibn Mes'udi, Abdullah ibn Umeri, Abdullah ibn Amr ibn Asi, Ubej ibn Ka'bi, Aliu, Zejd ibn Thabiti *radijAll-llahu anhum* dhe të tjerët…

Këta të rinj, të cilët kanë qenë në moshën 20 deri në 30 vjeç, na përcollën neve dijen e periudhës së sahabëve.

## Vëllai im i ri

A nuk erdhi koha e të menduarit dhe të marrjes së vendimit? Sot, një motra jonë e re, përse të mos bëhet si nëna jonë Aishe? Përse të mos i japë zgjidhje problemeve të ummetit? Vallë, cila gjë e bëri fakihe nënën tonë Aishe? Mos kishte veçori të jashtëzakonshme? Apo lindi me këtë dije? Asnjëra… Ishte kureshtare… Ndaj fesë, shpjegimeve të fesë, Sunnetit… Ajo nuk posedonte as libra me vëllime të tëra dhe as teknologji që me një të shtypur butonin të nxirrte përpara vetes mijëra njohuri…

Përse të rinjtë tanë të mos bëhen mufessirë si Abdullah ibn Abbasi dhe muhaddithë si Ebu Hurajra? Kjo nuk ishte një gjendje e veçantë vetëm për ata. Sa vjeç ishte Imam Maliku kur u përmend si "Imam"; Imam Shafiu kur u ul në postin e fetvasë dhe jepte fetva; Imam Ebu Hanife kur njerëzit ia kishin nevojën atij në fikh;[1] Imam Ahmed ibn Hanbeli kur u bë Imam i Sunnetit?

Fakihët tabiinë si Dehhaku, Ikrime, Ata, Mesruku, Alkame, Said ibn Musejjebi, Sa'd ibn Xhubejri etj., të cilët u bënë dijetarë dhe të cilëve njerëzit u bënin pyetje ndërkohë që sahabët jetonin akoma… Çdonjëri prej tyre është njohur që në moshë të re dhe janë bërë dijetarë.

---

1. *Kjo fjalë është e Imam Shafiut*

Abdullah ibn Mubareku të cilit iu është përhapur fama nëpër botë, ishte në moshën 20 vjeç... Për të marrë dije nga Rebi' ibn Enesi, mori parasysh hyrjen në burg.

Buhariu i cili e mbushi botën me dije, ishte akoma një djalosh i ri. Is'hak ibn Rahavejhi duke pasur për qëllim Buhariun thoshte: "Shkruani hadith nga ky djalosh. UAllahi nëse ai do të kishte jetuar në kohën e Hasan el-Basriut, përsëri njerëzit do të kishin nevojë për të".

Ata u bënë kureshtarë ndaj fesë së tyre si sahabët dhe e ndanë kohën për të. Allahu *Subhanehu ue Teala* dhuntinë që ia dha sahabëve, ia dha edhe atyre. Ti në këtë aspekt nuk ke asnjë ndryshim nga ata. Allahu *Subhanehu ue Teala* është i Drejtë, Ai nuk e humb mundin e robërve të Tij. Kushdo që e përkushton rininë e tij për të mësuar fenë e Tij dhe për ta përhapur atë, Ai e mbështet atë me ndihmë dhe udhëzim.

## Vëllai im i ri

A nuk dëshiron që ta marrësh selamin e Rrasulullahut *sal-lAll-llahu alejhi ue sel-lem*, përshëndetjen e tij? A mendon se ai i jepte vlerë vetëm atyre që angazhoheshin me dije pranë tij? Ai u thoshte sahabëve të tij kështu:

> "Juve do t'ju vijnë grupe që kërkojnë dije. Kur t'i shihni ata u thoni: "Përshëndetje ndaj jush si porosi e Rrasulullahut *sal-lAll-llahu alejhi ue sel-lem*" dhe mësojini ata".

Mos harro! Ndjenjat e rinisë janë në periudhën më të mprehtë. Nëse një ndjenjë fitrije drejtohet në mirësi në këtë periudhë, ajo e gjallëron njeriun. Kur të parët përpara nesh i drejtuan ndjenjat e kureshtjes ndaj librit dhe sunnetit, mes tyre dolën këta shembuj të zgjedhur.

Allahu *Subhanehu ue Teala* është esh-Shekur (Bamirës). Si domosdoshmëri e kësaj cilësie i do robërit e Tij falënderues

dhe i urren mosmirënjohësit. Ne jemi brenda mirësive të mëdha dhe për çdo mirësi duhet ta falënderojmë ashtu siç i takon. Ka pasur periudha në të cilat nuk ka ekzistuar lapsi dhe fleta, ka pasur udhëtime që zgjasnin me muaj, ndërsa ne sot i bëjmë brenda një ore. Njerëzit kanë udhëtuar një muaj për një hadith.

Xhabir ibn Abdullahu thotë: "Dëgjova se njëri prej sahabëve të Rrasulullahut *sal-lAll-llahu alejhi ue sel-lem* dinte një hadith. Bleva një kafshë dhe u nisa për rrugë. Udhëtova një muaj dhe mbërrita në Sham". [1]

Ata ibn Ebi Rebah i cili është prej tabiinëve thotë:

> "Ebu Ejjub el-Ensari shkoi në Egjipt tek Ukbe ibn Amiri. Kishte marrë vesh se ai kishte dëgjuar një hadith ..." [2]

Më parë treguam se ç'kishte hequr Ebu Hurajra për kërkimin e dijes. Për të dëgjuar hadithe nuk e braktiste Rrasulullahun *sal-lAll-llahu alejhi ue sel-lem* dhe qëndronte bashkë me atë duke qenë i uritur e shumë herë i binte të fikët prej urisë.

Gjendja e ehli suffes nuk ishte më ndryshe nga kjo. Kur gjenin për të ngrënë, nuk gjenin për t'u veshur dhe kur gjenin për të veshur nuk gjenin për të ngrënë.

Po ne! Kemi 24 orë ujë të ngrohtë, 3 vakte ushqim, medrese me krevate të ngrohtë, rroba sa nuk na i nxënë valixhet, disa pushime gjatë vitit, libra me vëllime, kompjutera, mjete inçizimi. Jemi në një komoditet, sa që nga vendi ku jemi ulur, mund të mbërrijmë jo në një hadith, por në qindra mijëra hadithe.

Po këto mirësi a nuk duan falënderim? A nuk duhet punuar më shumë, a nuk duhet angazhuar më tepër me

1. *Buhariu*
2. *Ahmedi*

dijen? Tani të mendojmë një herë kështu: Të mendojmë një të ri i cili ka tre vjet që është njohur me Islamin.

Nëse çdo ditë nga gjysëm ore të mësonte përmendësh dy ajete dhe një gjysëm ore tjetër të mësonte kuptimin dhe tefsirin e ajeteve… Pra, një orë në ditë. Afërsisht i thonë 10 xhuze përmendësh bashkë me kuptimin dhe tefsirin, ose të mësonte dy hadithe përmendësh… Afërsisht i thonë 2200 hadithe përmendësh. Kjo sasi pothuajse përbën zubben[1] e Buhariut dhe të Muslimit.

Ose çdo ditë të mësonte nga gjysëm ore ndonjë mesele fikhu, pothuajse i thonë 1100 mesele fikhu.

Mund t'i shtojmë shembujt. Mund të zgjedhë ndonjë dije sheriatike dhe nëse lexon nga dhjetë faqe libri çdo ditë, bëhen me dhjetëra mijëra faqe. Nëse libri është prej 300 faqesh, me gjysëm ore në ditë bëhen 30 libra.

Vite të tëra që kalojnë bosh…Nëse ka një të vërtetë dhe ajo është kjo: Çdo orë e jona e cila kalon bosh, në ditën e gjykimit do të kërkohet llogari për atë. Rrasulullahu *sal-lAll-llahu alejhi ue sel-lem* thotë:

> "Dynjaja është e mallkuar bashkë me atë që ka brenda. Përveç dhikrit ndaj Allahut, dijetarit dhe atij që mëson". [2]

## Vëllai im i ri i Cili Dëshiron t'ia Përkushtosh Rininë Tënde Allahut

Sa gjysëm orëshe shkuan kot… Në fletoren e veprave u shkruajtën si kohëra "të mallkuara" të dynjasë. Gjysëm orëshe të cilat neve do të na bënin "fakih" në fe, mirëpo për shkak të mosangazhimit tonë, ato u shkruajtën në fletoren e veprave tona si "pishmanllëk"… Edhe pse e djes-

1. *Zubbe: Janë të hequra hadithet e përsëritura.*
2. *Tirmidhiu, Ibn Maxhe*

hmja dhe vitet e kaluara na ikën prej duarsh, mirëpo e nesërmja mund të jetë fillimi i viteve të reja. Nuk duhet të bëhemi përbuzës në mes këtyre mundësive të shumta, madje fenë mund ta mësojë edhe një person i cili nuk di shkrim-lexim, i cili është i detyruar të punojë ditë-natë. Mund të mbajë në xhep një mjet të vogël të mbushur me mësime dhe të dëgjojë prej saj. A ke menduar se sa dije mund të përfitojë një person i cili çdo ditë dëgjon një mësim në mënyrë që ta kuptojë mirë atë?

Në krye të rrugës është ulur një shejtan…

Dhe vazhdimisht na pengon neve me logjikën "Ose tamam ose hiç". Të kërkosh dije është diçka tjetër dhe të bëhesh dijetar në fe është diçka tjetër. Të gjithë nuk mund të bëhemi dijetarë, mirëpo të gjithë jemi të detyruar që të kërkojmë dije. Rrasulullahu *sal-lAll-llahu alejhi ue sel-lem* thotë:

"Kërkimi i dijes është farz për çdo musliman dhe muslimane". [1]

Përmasa e Islamit në dije nuk është "të dish shumë". Njohuria e tepërt nuk ka lidhje me dijen. Dija është e lidhur me veprën. Çdo njeri bëhet dijetar në fe sipas raportit që vepron me atë që di.

Dijetarët më të zgjedhur të rruzullit tokësor, kështu e mësuan këtë fe. Ata nuk ecën me llogjikën "Ose tamam ose hiç". Mësonin 10 ajete, pasi i praktikonin ato që kishin mësuar, fillonin të mësonin 10 ajete të reja… Njohuria e tyre ishte e pakët dhe thelbësore, mirëpo dija që ata e kërkuan me usul, i bëri ata fakihë në fe.

Ibn Umeri e mësoi suren Bakara për tetë vjet. Njohuria të cilën shumë njerëz e quajnë si përmasë për popullin, i bëri ata imamllarë në udhëzim.

1. *Bejhakiu*

Ata të cilët nuk gjenin mundësi, me patjetër gjenin një rrugë. Asgjë nuk i pengoi ata që të mësonin fenë e tyre. Umeri *radijAll-llahu anh* ishte i detyruar që të punonte. Mirëpo ai kurrsesi nuk u arsyetua me punën dhe me lodhjen. Të qenurit i sinqertë në fe, e bëri atë që të gjente zgjidhje. Bëri marrëveshje me një komshi nga Ensarët. Një ditë punonte Umeri, ndërsa komshiu shkonte në mesxhid për të dëgjuar Rrasulullahun *sal-lAll-llahu alejhi ue sel-lem* dhe në mbrëmje ia tregonte Umerit ato që kishte mësuar, ndërsa në ditën tjetër e merrte rradhën Umeri dhe në mbrëmje e informonte shokun e tij.[1]

Është interesante jeta e dijetarëve ose lexuesve të Kur'anit të cilët i zgjidhte Rrasulullahu *sal-lAll-llahu alejhi ue sel-lem* për t'i mësuar fenë popujve të tjerë. Enesi *radijAll-llahu anh* ata i përshkruan kështu:

> "Mblidheshin në mbrëmje dhe bënin mësim Kur'ani, ndërsa në mëngjes, dikush merrej me punën e ujit, dikush mblidhte dru dhe i shiste, dikush tjetër merrej me bagëti. I shisnin këto dhe blinin ushqim për ehli suffen. Në Medine erdhi një grup dhe i kërkuan Rrasulullahut *sal-lAll-llahu alejhi ue sel-lem* që t'i dërgonin atyre mësuesa të cilët t'u mësonin atyre Kur'anin dhe Sunnetin. Rrasulullahu *sal-lAll-llahu alejhi ue sel-lem* dërgoi me ta 70 sahabë … Ranë shehida pa mbërritur tek vendi ku ishin nisur …" [2]

Ai i cili mediton mbi këto tregime do të shohë se gjëja e cila i bëri ata dijetar, nuk ishte koha e tepërt apo mundësitë e gjera … Por ishte se ata e kërkonin dijen me sinqeritet dhe vepronin me ato që kishin mësuar.

## Punimet Islame janë Mirësi e Madhe

Punimet që bëjnë xhematet janë mirësi e madhe për të rinjtë. Programet javore ose ditore të mësimit janë një

1. *Buhariu*
2. *Ibn Sa'd, Tabakat*

mundësi, një raport i mirë për të kërkuar dije. Përveç atyre që i ka mëshiruar Allahu, njerëzit nuk ia dinë vlerën kësaj mirësie. Janë bërë viktimë e logjikës "Ose tamam ose hiç", janë njerëz të cilët i ka dëmtuar nxitimi dhe i kanë kthyer shpinën këtyre punimeve duke thënë: "a bëhet njeriu i ditur me një mësim në javë?". Besoj në një mënyrë të bindur se ata të cilët marrin pjesë në këto punime me sinqeritet si sahabët, mund të bëhen nxënës dije në fenë e tyre. Mirësia dhe bereqeti që gjendet në këto punime, nuk janë prej llojit që gjendet lehtë. Nuk duhet ta lejojmë shejtanin që të na privojë nga kjo. Çdo i ri i cili ka për qëllim që të mësojë fenë e tij, mund ta gjejë nevojën e tij në këto mësime. Ata të cilët kërkojnë më tepër, le t'i mbështeten Allahut dhe të vazhdojnë në rrugën e specializimit.

Madje edhe të gjendurit në këto ambiente, është një mëshirë më vete. Edhe sikur mirësia e këtyre ambienteve të jetë vetëm ajo që tregohet në këto hadithe, është e mjaftueshme që të rinjtë tanë ta mbështjellin atë me katër duar:

> "Nëse ndonjë xhemat mblidhet në njërën nga shtëpitë e Allahut dhe lexojnë librin e Allahut dhe e bëjnë mësim atë, me patjetër që mbi ta zbret qetësia, i rrethon mëshira, i mbulojnë melekët dhe Allahu i përmend ata tek vetja e Tij". [1]

Virtytet që përmenden në këtë hadith, janë të vlefshme për një mësim që mësojmë nga libri i Allahut.

> "Kush vjen në mesxhidin tim për të mësuar një mirësi ose për t'ia mësuar dikujt, ai është në pozitën e xhihadit në rrugë të Allahut ..." [2]

Ebu Derda *radijAll-llahu anh* e përgëzon njërin që erdhi tek ai për të kërkuar dije, me këtë hadith që e kishte dëgjuar nga Rrasulullahu *sal-lAll-llahu alejhi ue sel-lem*:

---

1. *Buhariu*
2. *Ibn Maxhe, Hakimi*

> "Kush e merr rrugën për të mësuar dije, Allahu i hap atij një rrugë për në xhennet, melekët i shtrijnë krahët e tyre poshtë këmbëve të tij për shkak se kënaqen për kërkimin e dijes së tij. Për dijetarin kërkojnë falje banorët e tokës dhe të qiellit, madje edhe peshqit në ujë. Epërsia e dijetarit ndaj adhuruesit është si epërsia e (dritës së) hënës ndaj yjeve të tjera. Dijetarët janë trashëgimtarë të pejgamberëve. Pejgamberët nuk kanë lënë dinar as dirhem si trashëgimi, por kanë lënë dijen. Kush e merr atë trashëgimi, ka marrë një hise të madhe". [1]

Çdo musliman i cili merr rrugën për të mësuar fenë, i cili i drejtohet mexhliseve të dijes për këtë, është i përgëzuar me këtë hadith. Nuk duhen nënvlerësuar këto mexhlise.

## Kështu pra Vëllai im i ri

Ftohtësia dhe mos animi ndaj dijes, është shumë e rrezikshme. Kjo është shenjë që Allahu e ka braktisur njeriun dhe e ka privuar nga kjo mirësi.

Transmeton Ebu Hurajra *radijAll-llahu anh* se Rraslullahu *sal-lAll-llahu alejhi ue sel-lem* ka thënë:

> "Kujt ia do Allahu të mirën e bën atë fakih në fe". [2]

Selefët ngaqë e kuptuan këtë, silleshin shumë me ndjeshmëri dhe thoshin: "Shenjë kur Allahu e braktis një popull, është se i hap atyre derën e debatit dhe i mbyll derën e veprës". Kureshtja e personit i cili nuk angazhohet me dije, e shkatërron atë bëhet kureshtar për jetën e njerëzve. Pra, me fjalët, veprat dhe mundimin e tij, bëhet nga njerëzit e kotë prej të cilëve i duhet kthyer shpina.

Allahu na bëftë neve prej robërve të cilët kërkojnë mirësinë. Na ruajt neve nga të qenurit fjalëbosh. Na bëftë që të gjitha ndjenjat fitrije t'ia drejtojmë Atij.

1. *Ahmedi, Ebu Davudi, Tirmidhiu*
2. *Buhariu*

# PËRKUSHTIMI DHE AMBIENTI I MIRË

*Çdo musliman është i detyruar t'i shërbejë Islamit sipas mundësisë. Dikush me dua, dikush me dije, dikush me durim, dikush duke pastruar rrugët...*

Falënderimi i takon Allahut i Cili na udhëzoi neve në Islam dhe më pas na nderoi duke na futur brenda një lëvizjeje Islame. Paqja dhe bekimi i Allahut qofshin mbi Rrasulullahun *sal-lAll-llahu alejhi ue sel-lem*, mbi familjen e tij, mbi shokët e tij dhe mbi të gjithë ata të cilët ndjekin rrugën e tij.

## Vëllai im i ri

A mendon se sa i lumtur je tani duke lexuar këtë shkrim? A e falënderon Allahun për librin që ke në duar? Në këtë moment, edhe ti mund të ishe prej atyre njerëzve të cilët mbajnë në duar gjëra të cilat bëjnë shkak hidhërimin e Allahut!

Të qëndrojmë mbi këtë mirësi dhe të flasim rreth atyre të cilët nuk e kanë gjetur këtë mirësi ose të cilët ia kanë kthyer shpinën. Çfarë përgjegjësie kemi ndaj këtyre? Si mund ta kryejmë falënderimin e kësaj mirësie që na është dhënë neve? Duke kërkuar përgjigjen e këtyre pyetjeve,

mbërritëm në një rezultat. Falënderimi ynë në këtë kohë në të cilën e keqja dhe e kota i kanë rrethuar njerëzit nga çdo anë, është përpjekja për mbërritjen e të mirës dhe të vërtetës tek njerëzit… E pranojmë që të gjithë, se me disa orë të ditës nuk mund të mbërrihet në ndonjë vend. Në një kohë në të cilën e keqja i ka rrethuar njerëzit 24 orë, ka nevojë për persona të cilët çdo gjë të tyren ia kanë përkushtuar Islamit. Mendoni një kanalizim që rrjedh dhe ne mundohemi që ta pastrojmë duke i hedhur ujë nga jashtë. Gjendja jonë midis nesh dhe njerëzve që na rrethojnë, nuk është ndryshe nga kjo. Nëse bëmat tona në emër të davës, kufizohen me orë të caktuara, shërbimi ynë nuk është gjë tjetër vetëm se hedhja e ujit të pastër brenda pisllëkut. Kjo gjë, lëre që nuk e pastron atë që duhet pastruar, por bëhet shkak edhe për harxhimin e ujit të pastër.

Nuk duhet harruar mërzia dhe humbja e shpresës të cilat formohen gjatë viteve. Për ta kryer falënderimin e udhëzimit, neve na duhen njerëz të cilët ia kanë përkushtuar veten Allahut, të cilët do t'i shërbejnë Islamit me çdo gjë. Nga ana e moshës, fuqisë dhe lëvizjes, nuk ka më të përshtatshëm për këtë se sa të rinjtë. Ky është një realitet që e ka vërtetuar historia me mijëra shembuj.

Çdo musliman është i detyruar t'i shërbejë Islamit sipas mundësisë. Dikush me pasurinë e tij, dikush me dua, dikush me dije, dikush me durim, dikush duke pastruar rrugët… Bashkë me këtë, ndërmjet muslimanëve duhet të gjendet një grup i cili i shërben Islamit me çdo gjë të tijën. Një grup i cili lëviz me ndërgjegjen se shërbimi dhe përpjekja janë parësore, ndërsa çdo gjë tjetër përveç këtyre është dytësore…

Kështu ishin sahabët e rinj, të cilët janë shembuj për ne dhe të cilëve Allahu ia ka pranuar përkushtimin. Ata ishin njerëz të cilët prisnin urdhër në çdo moment dhe të cilët çdo hap që do të hidhnin, e llogarisnin sipas urdhërave që do të merrnin. Asgjë nuk i pengonte ata nga detyra dhe përgjegjësia. Kur do të bëhej davet bëheshin simbol i butësisë dhe urtësisë, kur jehonte zëri i fortë i Bilalit për thirrje në xhihad, vraponin drejt vdekjes duke i kapluar një zemërim xhehennemor. Kur ktheheshin, mblidheshin përreth Rrasulullahut *sal-lAll-llahu alejhi ue sel-lem* në mesxhid me moral dhe modesti. Armiqtë e tyre i përshkruanin ata (sahabët) kështu: "Kalorësit e ditës dhe priftërinjtë e natës". Sepse kalorësi nuk bën ibadet dhe prifti nuk del në luftë. Ata të rinj i zhdukën të gjitha përmasat që diheshin deri në atë ditë, sepse ata e morën këtë emër dhe ia ngarkuan vetes këtë rol. Ishin zotuar… Bënin atë që duhej bërë në mënyrën e duhur.

Na e lehtësuan rrugën neve që duam t'ia përkushtojmë rininë Allahut. Na shpëtuan neve nga lodhja e provës dhe gabimit. Ajo që na bie ne, është që t'i lexojmë saktë përkushtimet e tyre. Çdo veçori që gjendet tek ata, është bazë e përkushtimit ndaj Allahut. Njëra prej veçorive të tyre është:

## Ata Gjendeshin në Një Ambient të Mirë

Njeriu mbart ngjyrat e ambientit në të cilin jeton. Për këtë Islami i jep rëndësi më tepër përmirësimit të ambientit se sa individit. Njeriu si individ është si uji. Ajo që e mbron atë, që përcakton të mirën dhe të keqen për të, është ena në të cilën ai (uji) gjendet. Shoqëria në të cilën ne jetojmë, është si ena e cila ne na rrethon. Nuk mjafton të qenurit e individit i mirë, por është e domosdoshme që edhe ena të jetë e mirë.

Shembujt tanë, të cilëve Allahu ia pranoi përkushtimin, jetonin në një ambient të mirë. Në shtëpitë e tyre, në punët e tyre ditore, në mesxhidet e tyre, vetëm përmirësim kishte. Edhe ata njerëz ishin. Dëshirat dhe mahnitjet e tyre ndaj dynjasë ekzistonin edhe në jetën e tyre, mirëpo ambienti në të cilin ata jetonin, i ndihmonte ata që të bëheshin të qëndrueshëm dhe që t'i kufizonin dëshirat e tyre. Njeriu nuk mund të jetojë në çdo ambient. Për të jetuar duhet të gjenden veçori të caktuara në ambient. Edhe jeta e zemrës e cila është baza e ibadetit, kështu është. Zemrat gjejnë jetë vetëm në ambient të mirë. Drita e imanit dhe e veprës së mirë, gjendet vetëm në ambient të mirë.

Siç nuk mund të jetojë njeriu në plehra, po ashtu edhe zemrat nuk mund të jetojnë në ambient të keq. Edhe sikur të supozohet se jeton, ai (njeriu) jeton me sëmundje të cilat e pengojnë nga Zoti i tij.

Përpara se t'ia përkushtojmë rininë tonë Allahut, duhet të gjejmë bashkësinë e përkushtuar. Një ambient të mirë të cilin do ta marrim për shembull, tek i cili do të kapemi kur të na tërheqë dynjaja dhe zbukurimi i saj...

Rrasulullahu *sal-lAll-llahu alejhi ue sel-lem* thotë kështu:

> "Shembulli i shokut të mirë me shokun e keq është si shembulli i mbartësit të miskut me kovaçin. Mbartësi i miskut ose të jep ty prej tij, ose ti e blen atë, ose përfiton nga era e mirë. Ndërsa kovaçi ose ta djeg rrobën, ose merr erë të keqe prej tij". [1]

Kështu është ambienti i mirë. Njeriu mund të përfitojë prej atij pa bërë asgjë. Ai të jep ty nga vetja e tij pa bërë ti ndonjë përpjekje. Shpirtërisht ndihesh i qetë, në zemrën tënde shtohet dashuria ndaj Allahut dhe ndaj atyre

1. *Muttefekun alejh*

që janë tek Ai. Në zemrën tënde të thatë fryn një furtunë dashurie dhe vullneti, të cilës nuk ia di shkakun, ose ti bën përpjekje, merr shembull, imiton. Në këtë mënyrë bëhesh si ai që blen erën e mirë. Mirësia që ti e shtie në dorë është në përpjekjen tënde. Edhe sikur mos të realizohet njëra prej dy gjendjeve, nuk dëmtohesh. Vaksinohesh me erën e ambientit të mirë. Në dorë posedon një përmasë. Një ditë do t'i dallosh të mirët nga të këqinjtë dhe kjo është një erë e mirë për ty nga ai (ambient i mirë).

Ndërsa kovaçi (ambienti i keq) është e kundërta e kësaj. Në çdo gjendje të dëmton, ta djeg rrobën. Ta gris rrobën e devotshmërisë e cila është perde ndërmjet teje dhe dënimit të Allahut. Të veprosh ç'ka bëjnë ata, bëhesh njëjtë si ata, të heshtësh bëhesh shejtan memec. Dhe dalë-ngadalë nuk të bëjnë më përshtypje haramet, mësohesh dhe nuk të skuqet më fytyra.

Për të qenë njeriu i qëndrueshëm ka dy kushte: Njëra nga këto ka të bëjë me vetë njeriun. Duhet ta dëshirojë nga zemra të qenurit i qëndrueshëm dhe të mundohet për këtë. Kushti i dytë është të qëndruarit së bashku me njerëz të mirë në një ambient të qëndrueshëm. Përmirësimi individual, nuk është i mjaftueshëm për fillimin, mirëpo për qëndrueshmërinë ambienti është kusht. Shiu i pastër i ujit bimët vetëm në tokë të përshtatshme. Kështu që nuk mjafton vetëm pika e ujit. Një musliman i mirë me devotshmërinë e tij, është si një pikë shiu. Që të zërë vend në tokën që bie, që të lëshojë rrënjë dhe të bëhet një pemë e mirë, është kusht që toka të jetë e përshtatshme dhe kjo nuk është gjë tjetër, vetëm se ambienti i mirë.

Për ta kuptuar këtë pikë më mirë, mjafton që të shohim se ç'bën shejtani në këto raste. Shejtani bën ç'është e mun-

dur për ta lënë njeriun vetëm. Bën lloj-lloj hilesh për ta larguar njeriun nga ambienti i mirë. Ambienti i mirë është mburoja e muslimanit. Kur muslimani dobësohet përkundrejt shejtanit dhe gjynaheve, merr fuqi nga ambienti.

Transmeton Ibn Umeri *radijAll-llahu anh* se:

"Rrasulullahu *sal-lAll-llahu alejhi ue sel-lem* e ka ndaluar që personi të jetë i vetëm në shtëpi ose në udhëtim". [1]

Në një hadith tjetër thuhet:

"Sikur të dinin njerëzit ato çka di unë në lidhje me rrezikshmërinë e vetmisë, asnjëri nuk do të udhëtonte i vetëm". [2]

Rrasulullahu *sal-lAll-llahu alejhi ue sel-lem* ka ndaluar çdo lloj të vetmisë dhe ka theksuar se kjo është prej shejtanit.

Ebu Thalebe el-Husheni thotë:

"Kur Rrasulullahu *sal-lAll-llahu alejhi ue sel-lem* qëndronte për të pushuar, sahabët shpërndaheshin nëpër lugina. Ai u ngrit në këmbë dhe tha kështu: "Shpërndarja juaj nëpër lugina në këtë mënyrë, është prej shejtanit". [3]

Umeri *radijAll-llahu anh* në hutbe thoshte hadithe nga Rrasulullahu *sal-lAll-llahu alejhi ue sel-lem*:

"Qëndroni me xhematin, ruhuni nga ndarja, sepse shejtani është bashkë me atë që është i vetëm, ndërsa nga dy persona është më larg".

"Dora e Allahut është mbi xhematin. Sepse shejtani lëviz bashkë me atë që ndahet nga xhemati". [4]

## Ambienti / Xhemati i Mirë në Ditët e Sotme

Vëllai im i ri, çështja bazë pas besimit, është qëndrueshmëria dhe dhënia e shpirtit me iman. Dhe kjo bëhet

1. *Imam Ahmedi*
2. *Buhariu, Imam Ahmedi*
3. *Ebu Davudi*
4. *Nesaiu*

duke u gjendur në bashkësi të cilat jetojnë me iman. Ambienti i mirë në ditët e sotme; janë xhematet të cilat posedojnë akide të saktë dhe menhexh të duhur. Mburoja më e fortë e muslimanit përkundrejt shejtanëve njerëz dhe xhind, është xhemati. Një fe e cila ndalon vetminë në udhëtim, në shtëpi natën, a mund ta lejojë kalimin e një jete të tërë i vetëm?

Ne jemi përgjegjës që ta Islamizojmë jetesën tonë nga njësia më e vogël (shtëpia) e deri në më të gjerën (shteti). Çdo musliman e ka farz që të pasojë një emir i cili drejton me sheriatin e Allahut. Sot nuk ekziston ndonjë emirllëk në bazën e shtetit. Çdo musliman e ka farz që të ndihmojë në formimin e kësaj sipas mundësive që ka. Njeriu i vetëm, kur është i dobët në përgjegjësitë ditore, si mund t'ia dalë nga një përgjegjësi e madhe e këtillë?

Gjëja e cila është zhdukur sot, nuk është vetëm emirllëku Islam, por është shfuqizuar edhe Kur'ani dhe Sunneti të cilët janë themeli dhe vazhdimi i emirllëkut Islam. Nuk duhet ta ngatërrosh përgjegjësinë tonë me brezat që kanë jetuar përpara nesh. Ata bënin veprimtari përmirësimi në kohëra të caktuara. Ata bënin ndryshime në pjesën e jashtme dhe të brendshme të një ndërtese e cila i kishte themelet dhe katet e forta. Edhe pse ishin prishur disa vlera, themeli dhe ndërtesa qëndronin në vend në një mënyrë të sigurtë.

Sot gjendja është shumë ndryshe. Ndërtesa e Islamit është prishur bashkë me themelet e saj. Në vend të saj është ndërtuar një ndërtesë e re me emrin "Islam" e cila çdo gjë të sajën e ka "xhahilije". Kjo është një ndërtesë e keqe që komplet përvoja e xhahilijes që nga Ademi *alejhisselam* e deri në ditët e sotme, ka kaluar tek kjo ndërtesë. Për

shkak se emrin ia kanë vënë "Islam", miliarda njerëz pasojnë rrugën e Ebu Xhehlit, Faraonit dhe Nemrudit, duke menduar se është feja e Muhammedit *sal-lAll-llahu alejhi ue sel-lem*.

Pra, vëllai im i ri, nuk duhet të bëjmë vetëm ndryshime, por duhet ta fillojmë punën me shembje. Duhet ta pastrojmë vendin nga xhahilija dhe duhet ta rindërtojmë mbi themelet Islame. Edhe ti e pranon se ata të cilët kanë me qindra vjet që e vazhdojnë këtë punë, nuk kanë për ta lejuar këtë. Ndërsa më e keqe se kjo, është dalja e tyre kundër përpjekjes sonë për njohjen e tyre me Islamin, për kthimin e tyre në fenë bazë. Me mashtrimin dhe me xhahilijen e tyre qindra vjeçare, kanë për t'i dalë për zot shirkut dhe xhahilijes në emër të Islamit.

Qëllimi im nuk është që të të tremb ty dhe që ta zmadhoj përgjegjësinë tënde. Qëllimi im është që të jemi realistë dhe për të shprehur se kjo mund të merret mbi supe vetëm me një ambjent / xhemat / lëvizje Islame të mirë. Prandaj Allahu dhe Rrasulullahu *sal-lAll-llahu alejhi ue sel-lem* vazhdimisht kanë tërhequr vëmendjen për xhemat, kanë ndaluar vetminë dhe ndarjen / grupacionet. Qoftë për qëndrueshmërinë e individit, qoftë për qëndrueshmërinë e shoqërisë, xhemati dhe uniteti janë kusht.

"Dhe kapuni që të gjithë ju për litarin e Allahut". [1]

"Qëndroni me xhematin, ruhuni nga ndarja". [2]

Në një anë "xhemati" të cilin Islami e thekson me këmbëngulje dhe botëkuptimi "ne", ndërsa në anën tjetër "ndarja" e cila është vaksinimi i xhahilijes dhe botëkuptimi "unë".

1. *3/Ali Imran, 103*
2. *Tirmidhiu*

Aq sa i ndjeshëm është Islami në pikën e xhematit, po aq e ndjeshme është edhe xhahilija në çështjen e bërjes së njerëzve të vetmuar.

Edukimi, kinemaja dhe publikimet të cilat janë prodhim xhahilije, vazhdimisht theksojnë individualizmin. Duan që të edukojnë shoqëri njerëzore të cilat të kenë vendimet e veta, interesat e veta, botëkuptimet e veta. Shkaku i vetëm i kësaj, është se shejtanët njerëz duan që ta bëjnë njeriun gjah të shejtanëve xhind. Prandaj Rrasulullahu *sal-lAll-llahu alejhi ue sel-lem* e ka ndaluar vetminë në çdo kuptim.

## Kështu Pra Vëllai im i ri

Nëse duam që t'ia përkushtojmë rininë tonë Allahut, duhet ta gjejmë vendin e përshtatshëm. Duhet të marrim vend në lëvizjen Islame përpara se ta humbim rininë tonë e cila është mirësia më e madhe që posedojmë.

Kjo është e vështirë… Sepse njeriu dëshiron që të jetë i lirë dhe të veprojë si të dëshirojë, ngaqë nuk dëshiron që të jetë nën kontroll, kundërshton edhe Zotin e tij. Dëshiron që të jetojë pa rregulla dhe pa vlera, madje as madhështia e Allahut, nuk e pengon shumicën e njerëzve nga kjo sëmundje. (Pra, edhe madhështisë së Allahut nuk i frikësohen. Sh.p.)

Xhemati / lëvizja Islame do të thotë që njeriu ta braktisë të jetuarit në vetveten e tij. Do të thotë që t'i dalë për zot përgjegjësisë që i është dhënë atij për një synim të përbashkët. Është hapi i parë i përkushtimit. Është t'i tregojë fuqinë e shtypjes shejtanëve njerëz dhe xhindë. Xhahilija nuk frikësohet nga individi, por frikësohet nga xhemati në të cilin individi merr fuqi dhe energji. Edhe

pse Hanifët[1] thoshin gjëra të ngjashme, mushrikët e Mekës nuk i preknin me dorë ata, ndërsa Rrasulullahut *sal-lAll-llahu alejhi ue sel-lem* dhe sahabëve ia ngushtuan Mekën, sepse gjërat e njëjta këta i thoshin bashkarisht, mbërtheheshin përreth gjërave që thoshin. Ajo që dilte prej gojëve të tyre, nuk ishte thjesht vetëm një thënie, por tregonte se kur të gjente fuqi dhe forcë do të sundonte.

Sahabët lëvizën përreth një qëllimi të përbashkët duke qenë të qartë në këtë. Kjo është një mirësi shumë e madhe. Njerëzit të cilët nuk dinë se çfarë të bëjnë, të cilët dëshirojnë të arrijnë rezultatin me metodën e provës dhe gabimit, mërziten dhe bëhen pesimistë. Në ditët e sotme i shohim shumë shembujt e kësaj. Ka me mijëra të rinj të cilët çdo vit caktojnë një synim të ndryshëm. Në një periudhë vendosim që të bëhemi nxënës dije, ndikohemi nga hizmeti (shërbimi) që i bën Islamit një dijetar me dijen e tij dhe fillojmë që t'i harxhojmë të gjitha energjitë tona në këtë pikë. Në katër anët e botës po përcillet me një gjuhë të ndjeshme vuajtja që po heqin muslimanët… Dhe futen në lëvizje ndjenjat tona imanore… Ose ndikohemi nga sakrificat që bëjnë muxhahidat… Bëjmë nijet që të dalim në xhihad në rrugë të Allahut dhe fillojmë që ta harxhojmë energjinë në këtë drejtim dhe t'i bëjmë programet tona sipas kësaj. Kur përballemi me disa negativitete, sytë tanë fillojnë të kërkojnë për më të mirën dhe themi se duhet ndihmë financiare. Duke thënë se ndihma e financës është domosdoshmëri e hizmetit, i drejtohemi tregtisë… Edhe negativitetet e kësaj na shastisin neve. Kur shtohet pasuria, është e vështirë me e dhënë dhe anojmë nga dynjaja. Dhe në këtë mënyrë themi davet…

1. *Hanif quhej personi i cili ishte në fenë e saktë të Ibrahimit* alejhis-selam. *(sh.p)*

Bashkë me këtë jeta kalon... Rinia dhe energjia jonë e cila është e lidhur me rininë, dobësohet. Siç nuk ka mbetur dëshira e vjetër, po ashtu nuk gjejmë dot as vullnetin e domosdoshëm për të vepruar. Në fazën e parë treguam vullnetin e fillimit të një pune, mirëpo ishim të privuar nga vullneti i qëndrueshmërisë në të. Ndërsa tani jemi të privuar edhe nga vullneti i fillimit të një pune.

A nuk kemi parë mijëra njerëz të cilët janë plakur dhe janë bërë pesimistë?

Xhemati është zgjidhja e këtij problemi. Pengon që energjia dhe jeta të mos shkojnë kot. Shejtanët (njerëz dhe xhindë), muslimanin të cilin nuk e kthejnë dot nga Islami, mundohen që ta mbajnë atë në pikën e të jetuarit në mënyrë individuale. Përfundimi i veprave individuale është i këputur. Nuk duhet harruar se Islami e nxit muslimanin për vepra të cilat janë në cilësinë e të bërit shëmbëlltyrë në kohën e tij dhe në histori. Muslimani është i lidhur me të gjithë vëllezërit e tij që nga njeriu i parë e deri në këtë moment. Është i informuar nga veprat e tyre. Nga veprat e tyre pozitive merr shembull, ndërsa nga veprat e tyre negative merr përvojë. Bën dua për ata dhe jeton në atë mënyrë që të jetë shembull dhe të tregojë përvojë për brezat e ardhshëm. Ai nuk është përkatës i një xhemati vetëm në kohën e tij, por është individ i xhematit Islam që fillon me Ademin *alejhis-selam*.

## Vëllai im i ri

Duhet të shikojmë përreth zonës në të cilën gjendemi. Duhet të qëndrojmë së bashku me ata të cilët thëniet i kanë marrë nga Kur'ani dhe Sunneti, të cilët veprat i bëjnë si veprat e Rrasulullahut *sal-lAll-llahu alejhi ue sel-lem* dhe të

cilët jetesën e përgjithshme e kanë si ata të cilët i përkasin xhematit Islam.

Pikësëpari duhet të dimë fenë tonë... Duhet t'i mbështetemi Allahut. Duhet të jemi të kujdesshëm për të mos rënë në fitnen që na e tregon Hudhejfe nga Rrasulullahu *sal-lAll-llahu alejhi ue sel-lem*.

> "... Në dyert e xhehenemit ka thirrësa të cilët i hedhin në zjarr ata të cilët u binden atyre. Unë (Hudhejfe) i thashë "Na i përshkruaj neve ata o i dërguari i Allahut". Si përgjigje tha: "Ata janë prej lëkurës tonë (na ngjasojnë neve) dhe flasin me gjuhën tonë ..." [1]

Do të dalin "thirrësa për në xhehennem" si "xhemat". Do të flasin me gjuhën e Rrasulullahut *sal-lAll-llahu alejhi ue sel-lem*. Pra, nuk do të mungojnë ajetet dhe hadithet në gjuhët e tyre dhe nuk do të jenë të huaj. Edhe ata do të jenë nga popujt të cilët u përkasin muslimanëve.

Jemi të detyruar që t'i njohim këta. Duhet t'i njohim që të mos biem në kurthin e atyre të cilët pamjen e kanë Muhammedike, ndërsa thirrjen e kanë për në zjarr. Për t'i njohur këta ka dy rrugë.

**1.** Të dish Librin dhe Sunnetin.

**2.** Të dish çfarë e ka goditur Rrasululahun *sal-lAll-llahu alejhi ue sel-lem* dhe sahabët.

Këto dy përmasa janë; njëra është teorike, ndërsa tjetra është praktike. Muslimani i cili ka dije në këto përmasa, nuk devijon kollaj. Pikësëpari, duhet të mësojmë Librin dhe Sunnetin nga burimet e sakta. Kjo nuk është e vështirë. Gjëja më e lehtë për t'u kuptuar dhe për ta jetuar në dynja, është Libri dhe Sunneti. Në fakt, gjëja e cila është e vështirë, është ajo që kanë trilluar ata dhe baballarët e

1. *Muttefekun alejh*

tyre, janë mendimet dhe supozimet e tyre rreth të cilave Allahu nuk ka zbritur asnjë argument. Në duart tona ekziston Kur'ani i cili është i ruajtur nga ana e Allahut dhe burimet në të cilat janë përmbledhur hadithet e sakta të Rrasulullahut *sal-lAll-llahu alejhi ue sel-lem*. Kushdo që thotë diçka në lidhje me fenë, duhet t'i kërkojmë argument nga këto dy burime.

Pas kësaj duhet të mësojmë jetën e Rrasulullahut *sal-lAll-llahu alejhi ue sel-lem* dhe të sahabëve, sepse kjo është rruga e vetme. Të gjitha detajet e rrugës janë përcaktuar nga ana e Allahut si "Sunnetullah / Ligje të pandryshueshme". Pasuesit e kësaj rruge kanë jetuar të njëjtat gjëra. Detyrimisht edhe në krye të atyre që jetojnë në periudha të ndryshme të njëjtat gjëra vijnë.

Në xhematin Islam universal të cilit i përkasim, gjenden dy tipe bashkësish.

**I pari:** Bashkësitë e teuhidit si e Ademit, Davudit dhe Sulejmanit *alejhimusselam*.

**I dyti:** Ata të cilët jetojnë në bashkësitë e shirkut si Musai, Isai, Ibrahimi, Nuhu, Luti dhe Muhammedi *alejhimusselam*.

Ato që kanë ardhur në krye të dy bashkësive dhe rruga që ata kanë jetuar, janë të përshkruara në Kur'an. Dhe ne pasi të na qartësohet rruga, jemi përgjegjës në përmasën me të cilën kanë qenë përgjegjës ata para nesh.

"Ata gati të shqetësuar në tokë (në Mekë) për të përzënë prej saj, po atëherë edhe ata nuk do të mbeteshin pas teje (pas pak kohe do të shkatërroheshin). Ky është ligji i Tij edhe me të dërguarit që i dërgoi para teje. E në ligjin Tonë ti nuk gjen ndryshim". [1]

1. *17/Isra, 76-77*

> "(Ky është) Ligji i Allahut edhe ndër ata që ishin më parë, e në ligjin e Allahut nuk mund të gjesh ndryshim". [1]

Kjo është përmasa e gjetjes së xhematit në ambient fitneje. Besimi yt duhet të jetë i bazuar në Libër dhe Sunnet dhe në rrugën që ti ndjek, duhet të jetojë ligji i cili nuk ndryshon.

Strukturat të cilat i përmbahen këtyre përmasave, asnjëherë nuk mund të jenë të mangëta. Kjo është nga bazat për të cilat na lajmëron Rrasulullahu *sal-lAll-llahu alejhi ue sel-lem*.

> "... Deri në ditën e kijametit, vazhdimisht do të gjendet një grup i cili lufton / e mban fenë e Allahut në këmbë. Ata të cilët i kundërshtojnë, dhe ata të cilët nuk i ndihmojnë, nuk kanë për ta dëmtuar atë grup". [2]

Ne duhet të marrim vendin tonë në safet e lëvizjes Islame për t'u gjendur në ambient të mirë si ata të cilët ia përkushtuan jetën e tyre Zotit të tyre përpara nesh, për t'u bërë ensarë dhe për t'i shërbyer fesë së Allahut, për të mos e harxhuar rininë dhe energjinë tonë kot, për të qëndruar në fenë tonë dhe për të dhënë shpirt me iman.

## Vëllai im i ri

Për t'ia përkushtuar rininë tonë Allahut, duhet që të njohim përmasën e të vërtetës. Duhet të marrim vendin tonë duke vizuar një strukturë Islame me këtë përmasë, sepse ka nevojë për ne. Ka njerëz të cilët presin nga ne që t'ia përkushtojmë çdo gjë tonën davës Islame.

Duhet të dimë që; të gjendurit brenda në xhemat, do të thotë të heqësh dorë nga botëkuptimi "unë", të lëvizësh sipas drejtimit të synimit të përcaktuar nga shembëlltyra e sahabëve, të rregullosh jetën me mendimin se në çdo moment "mund të pritet diçka nga unë".

1. *33/Ahzab, 62*
2. *Muttefekun alejh*

Kjo do të thotë që të jesh i gatshëm për të dëgjuar dhe për t'u bindur. Marrja e vendit tonë në xhemat do të thotë t'i bindemi emirave përderisa nuk na urdhërojnë në gjynahe. Kjo nuk është një bindje e thjeshtë. Bindja ndaj Rrasulullahut *sal-lAll-llahu alejhi ue sel-lem* është bindje ndaj Allahut *Subhanehu ue Teala*.

> "Kush më bindet mua i është bindur Allahut dhe kush më kundërshton mua ka kundërshtuar Allahun. Kush i bindet emirit më është bindur mua dhe kush e kundërshton emirin më ka kundërshtuar mua". [1]

Ai i cili dëshiron që t'i bindet Allahut dhe të dërguarit, duhet t'i bindet emirit përderisa ai nuk e urdhëron për gjynahe.

## Vëllai im i ri

Ti nuk duhet të pasosh çdo xhemat dhe emir. Duhet të kesh shumë kujdes. Nëse ti dëshiron t'i përkushtohesh Zotit tënd, nëse dëshiron të bëhesh ensar i fesë së Tij, kur të gjesh një strukturë e cila i përshtatet përmasave, duhet të kesh kujdes në këtë pikë: Të saktat dhe të gabuarat janë nga dy pjesë:

- **Të Saktat Absolute dhe të Gabuarat Absolute:** Këto janë të domosdoshmet e Islamit. Këto janë çështje të prera të cilat duhet t'i dinë të gjithë. Si shembull mund të japim ndalesën e alkoolit dhe zinasë, shirkun të cilin asgjë nuk mund ta bëjë të ligjshëm, obligueshmërinë e namazit dhe zekatit e gjëra të tjera të ngjashme me këto. Një strukturë e cila dëshiron që ta kundërshtojmë Islamin në këto pika, do të thotë se nuk përputhet me përmasat tona. Këto grupe janë thirrësa në derën e xhehennemit.

1. *Muttefekun alejh*

- **Të Saktat dhe të Gabuarat Relative:** Këto nuk janë absolute, por janë vendime që merren gjatë hizmetit. Janë çështje rreth të cilave nuk ka argument të prerë, janë gjëra të cilat ndryshojnë nga personi në person, janë çështje relative.

Pika në të cilën ti duhet të jesh i ndjeshëm kjo është, sepse bindja, në këtë pikë është. Ata të cilët ia përkushtojnë rininë Allahut dhe ata të cilët janë kandidatë në këtë, nuk kanë të sakta dhe të gabuara në këtë pikë. Ai pranon si të sakta, të saktat e lëvizjes në të cilën gjendet dhe i pranon si të gabuara, të gabuarat e lëvizjes në të cilën gjendet. Qëllimi i tij nuk është të flasë, të bëjë llafe dhe të kritikojë. Ai ka menduar dhe pasi është siguruar se ato përputhen me përmasat e të vërtetës, ka marrë vendin e tij në një strukturë. Dhe duke i qëndruar besnik kësaj, i futet detyrës duke thënë "Puna ime është bindje dhe hizmet", përderisa nuk urdhërohet për ndonjë gjynah. Nuk e harxhon jetën duke thënë: "Po të ishte kjo kështu e ajo ashtu, do të ishte më mirë". Ai e di se sipas tij "Po të ishte kështu do të ishte më mirë", sipas një tjetri mund të ishte komplet ndryshe nga ç'mendon ai. Duket që në emër! Çështje relative. Nëse veprohet sipas të saktës së tij, do të dalë një person tjetër dhe do të thotë: "Jo ashtu, por kështu" dhe në këtë mënyrë uniteti dhe xhemati do të bëhen qendra e ndarjes dhe e përçarjes.

A nuk është bindja ndaj emirit, bindje ndaj Rrasulullahut *sal-lAll-llahu alejhi ue sel-lem* dhe Allahut, përderisa emiri nuk urdhëron për në gjynah?

Kështu pra o vëllai im! Brezi më i ndershëm i rruzullit tokësor, në të njëjtën kohë është brezi i cili flet më së pakti. Ndërsa të folurit tepër, shprehja e mendimeve vazhdi-

misht, në kohën e lumturisë (sahabëve) ka qenë veçoria e munafikëve. Edhe sot nuk është edhe aq ndryshe… Ka njerëz të cilët flasin shumë dhe shprehin mendime të shumta. Kur bëhet fjalë për hizmet dhe sakrificë, i sheh ata se si heshtin. Nga Allahu erdhëm dhe përsëri tek Ai do të kthehemi…

Kur bëhet fjalë për ndonjë çështje relative, ti duhet të heshtësh dhe duhet të bësh më të duhurën. Dhe s'duhet ta harrosh kurrë se për t'ia përkushtuar rininë tonë Allahut, duhet të marrim vend në një ambient të mirë që të na e mundësojë neve këtë.

Zoti im! Na mundëso neve që të qëndrojmë me njerëz besnikë të cilët i shërbejnë fesë Tënde. Na bëj neve prej atyre që dëgjojnë dhe binden. Ty të mbështetemi nga të qenurit kundërshtues. Na prano neve si kurban në rrugën Tënde ashtu siç i pranon kurbanet të cilat ummeti Islam t'i paraqet Ty.

# PENGESAT QË GJENDEN PËRPARA PËRKUSHTIMIT

*Mendo vëllai im, mendo se sa dhunti e madhe është të besosh siç duhet në emrin e Allahut el-Alij! Besimi në këtë, në zemër bëhet burimi i ndjenjës së frikës, madhështimit dhe tevekkulit / mbështetjes. Mirëpo për ekzistimin e këtyre, duhet që ajo zemër të jetë e gjallë.*

Falënderimi i takon Allahut, Zotit të botërave. Paqja dhe bekimi i Allahut qofshin mbi Rrasulullahun *sal-lAll-llahu alejhi ue sel-lem*, mbi familjen e tij, mbi shokët e tij dhe mbi të gjithë ata që ndjekin rrugën e tij.

## Vëllai im i ri

Të mendojmë një gotë të pisët. Ne jemi në krye të burimit dhe dëshirojmë që të pimë ujë. Sado i ëmbël dhe i pastër të jetë uji, cilësia e vetme në gotën tonë do të jetë "ujë i turbullt", kështu që për të pirë ujë nga një burim i pastër, më parë duhet që ta lajmë enën tonë.

Ose të mendojmë një arë të cilën dëshirojmë ta mbjellim dhe të marrim prodhim prej saj. Hymë në arë dhe e hodhëm farën… Erdhi koha e vjeljes dhe pranë fidanëve të cilat janë rritur, më shumë ka gjemba, bar dhe lloj-lloj jeshiliqesh të tjera, sepse për të marrë prodhim duhej që ara të pastrohej dhe të bëhej e gatshme për t'u mbjellë.

Ena dhe ara janë zemrat tona. Burimi dhe fara është Libri dhe Sunneti. Që Libri dhe Sunneti të bëjnë ndryshimin që ne shpresojmë, është kusht pastrimi i enës dhe vendit. Kësaj ne i themi veprat e zemrës ose pastrimi i saj.

## Ata i Jepnin Rëndësi Prodhimit të Zemrës

Ka njerëz të cilët i janë përkushtuar kësaj feje me gjithë jetën e tyre, veçanërisht me rininë e tyre, po ashtu ka edhe nga ata të cilët dëshirojnë të bëhen njerëz të davës dhe hizmetit… Formulën / Menhexhin e dimë: Të marrim shembull brezin e parë. Njerëzit në moshën tonë iu futën rrugës me këtë qëllim dhe Allahu i pranoi zotimet e tyre. Edhe ne i dorëzohemi Librit dhe Sunnetit të cilët i ndryshuan sahabët, të cilët i bënë ata një me davën, mirëpo nuk po e shohim të njëjtin ndikim, përveç atyre që ka mëshiruar Allahu. Shkaku i kësaj është jeta e zemrës tonë.

Kur'ani dhe Sunneti, janë jetë, mirëpo jetojnë në zemrat në të cilat ka jetë. Janë nga një burim i pastër. Me ato ngopesh me enë të pastra. Kjo ishte njëra nga cilësitë më të qarta të sahabëve. Ata i jepnin rëndësi jetës së zemrës. Siç i jepnin trupit ushqim, po ashtu i jepnin ushqim edhe zemrës, e mbanin të gjallë atë me dua, dhikër, teube (pendim) dhe me dashuri.

Kur në zemra ka jetë, këshillat e Allahut dhe të dërguarit zënë vend kollaj dhe reflektojnë në jetë si vepra të mira.

Pranë këtyre gjendej një grup interesant. Edhe ata në të njëjtin ambient ishin, të njëjtat këshilla dëgjonin, mirëpo këto këshilla ia shkatërronin zemrat, ia shtonin sëmundjet atyre nga dita në ditë. Ta shpjegojmë këtë me një shembull:

"E kur zbret ndonjë kaptinë, ka prej tyre që thonë: "Cilit prej

jush ia shtoi kjo besimin?" Sa u përket atyre që besuan, atyre u shtohet besimi dhe gëzohen për të. E sa u përket atyre që kanë sëmundje në zemrat e tyre, ajo (zbritja e kaptinës) ndytësisë së tyre u shton ndytësi dhe ata vdesin si jobesimtarë". [1]

Duhet të mendojmë gjatë mbi këtë shembull. Mendoj se përfshin ilaçin e shumë sëmundjeve shpirtërore, përgjigjen e pyetjes e cila përzien mendjet.

Ky ajet shpjegon dy grupe njerëzish të cilët jetonin në periudhën e lumturisë. Që të dy grupet ishin prezent gjatë edukimit të Rrasulullahut *sal-lAll-llahu alejhi ue sel-lem*. Ajetet të cilat ishin jeta dhe shërimi i zemrave që edukoheshin, dilnin nga goja më e pastër. I dëgjonin veshët e të dy grupeve. Njërit grup i shtohej imani. Ajetet që tingëllonin në veshët e tyre, depërtonin në zemrat e tyre dhe jetonin aty me iman dhe devotshmëri. Grupi tjetër i cili gjendej në të njëjtin mexhlis, i cili falej bashkë me pejgamberin *sal-lAll-llahu alejhi ue sel-lem*, i dëgjonte ajetet, mirëpo këto fjalë nuk depërtonin në zemrat e tyre, madje ua shtonin sëmundjen që e kishin në zemër. Sëmundjet të cilat ishin sa një pikë e zezë, shtoheshin edhe më tepër për çdo ajet që dëgjonin. Kur'ani njërin grup e udhëzon dhe e bën shembull, ndërsa tjetrin e shkatërron dhe vdesin mbi kufër. Allahu na ruajt.

Shkaku i këtij ndryshimi është jeta e zemrës. Sepse këshillat e Librit dhe Sunnetit të cilët janë të pastër, nuk zenë vend në zemra të cilat nuk janë të pastra. Në shumicën e rasteve ia shtojnë sëmundjet. Bëhen shkak për dyshimet /sëmundjet të cilat janë fitneja e zemrave.

Ndërsa Libri dhe Sunneti gjithmonë e kanë ruajtur ndikimin e ndryshimit dhe përmirësimit. Ata të cilët nuk

1. *9/Teube, 124-125*

e ndjejnë këtë ndikim, duhet të kthehen dhe të shikojnë zemrat e tyre. Me patjetër që do të hasen në to me ndonjë dyshim ose epsh që kanë zënë vend në to.

Këtë pikë ta sqarojmë pak më tepër vëllai im i ri, t'i marrim temat që kemi shqyrtuar që nga fillimi i librit e deri në këtë moment. Sëbashku vendosëm se; për t'ia përkushtuar rininë tonë Allahut, duhet të shikojmë brezin të cilit Allahu ia pranoi përkushtimet. Cilat ishin veçoritë e tyre të qarta në këtë proçes? Ata të cilët i mbartin këto veçori me të njëjtin sinqeritet, me patjetër që do të mbërrijnë në të njëjtin rezultat.

## Njohja e Allahut

Kjo ishte njëra nga veçoritë e tyre më të qarta. E njohën Allahun *Subhanehu ue Teala* ashtu siç e prezantoi Allahu Veten e Tij. E adhuronin Atë me çdo emër dhe cilësi të Tij.

Kur në zemrat e tyre kishte jetë, çdo emër të cilit ia mësuan kuptimin dhe reflektimin në univers, ia shtonte atyre imanin.

Përsa i përket atyre të cilët kanë sëmundje në zemra… Tek ata nuk mund të shohësh ndikimin e këtyre emrave. Ata këto emra i bëjnë mjet diskutimi. Pothuajse këto emra i përdorin si mjet për të vrarë kohën me bidatçinjtë.

Rrasulullahu *sal-lAll-llahu alejhi ue sel-lem* cilësinë e Zotit tonë el-Alij[1] e komentonte kështu:

> "… Zoti ynë zbret në qiellin e dynjasë në një të tretën e fundit të natës dhe thërret "A ka kush që kërkon e t'i jap, a ka kush që kërkon falje e ta fal". [2]

1. *Më i larti*
2. *Buhariu, Muslimi*

Gjëja e parë e cila qartësohej në zemrën e sahabëve të cilët e dëgjonin këtë ishte "gjallërimi i natës". Meqë paska një kohë të tillë, me patjetër që ata duhet ta mbanin në këmbë dhe duhej ta vlerësonin këtë kohë. Normalisht, çdo ajet që lexonin, dhikri me të cilin lagnin gjuhët, duatë të cilat ia paraqisnin Allahut, reflektonin në jetën e tyre. Ata shpërbleheshin duke ia përkushtuar Allahut këtë periudhë kohore, duke ia përkushtuar komplet jetën Atij. Njeriu i cili ka sëmundje në zemrën e tij, është i privuar nga këto kuptime. Ai kur e dëgjon këtë hadith, kërkon ndonjë Esh'ari ose Maturidi që të diskutojë me të. Mundohet që ta asgjësojë te'uilin e tij. Theksojmë me keqardhje se edhe vetë ai e ka mohuar kuptimin. Cilësitë të cilat pranohen pa te'uil, pa tahrif (shtrembërim), pa përcaktuar ndonjë mënyrë, çfarë kuptimi do të kishte që të merreshim me ato, nëse nuk do të përbënin ndonjë kuptim përtej fjalës? Përpjekja e imamllarëve të Ehli Sunnetit dhe vendosja e jetëve të tyre në këtë davë, a vetëm për të vërtetuar fjalët ishin?

Mendo vëllai im, mendo se sa dhunti e madhe është të besosh siç duhet në emrin e Allahut el-Alij! Besimi në këtë, në zemër bëhet burimi i ndjenjës së frikës, madhështimit, dhe tevekkulit / mbështetjes. Mirëpo për ekzistimin e këtyre duhet që ajo zemër të jetë e gjallë. T'i hedhim një sy pengesave të cilat gjenden përpara përkushtimit. Do të shohim se nuk i japim rëndësi Allahut dhe davës Islame ashtu siç duhet dhe kemi problemin e mbështetjes. Zgjedhja e këtyre pengesave është njohja e cilësisë së Allahut el-Alij ashtu siç duhet dhe adhurimi me atë emër. Mirëpo sëmundja e cila gjendet në zemër, është pengesë për kuptimin e këtyre.

## Lidhje të Veçantë me Kur'anin

Kjo ishe veçoria e përbashkët e sahabëve të rinj. Çdonjëri prej tyre ishte dijetar Kur'ani në aspektin e leximit, kuptimit dhe tefsirit të tij. Në temat e kaluara folëm në mënyrë të detajuar për këtë çështje. Në lidhje me ajetin 124 dhe 125 të sures Teube, përmendëm se Kur'ani ndikon tek ata të cilët kanë jetë në zemra.

## Të Gjendurit në një Ambient të Mirë

Njeriu i cili ka jetë në zemrën e tij, e di që kjo është mirësi. Dhe mundohet të përfitojë nga ambienti i mirë në të cilin gjendet, siç bënin sahabët. Kur nuk ka vullnet në veten e tij për vepra të mira, përfiton nga vullneti i përgjithshëm i xhematit.

Ndërsa ai i cili ka sëmundje në zemër e sheh këtë si ngarkesë. Lëre më të falënderojë, por ai vazhdimisht mërmëritet.

Nga kjo kuptojmë se thelbi i përkushtimit, është t'i japësh rëndësi jetës së zemrës. Sepse zemra e cila nuk ka jetë brenda saj, shkatërron edhe furnizimin e saj. Ju si furnizim i jepni asaj; Kur'an, dhikër, dua etj., zemra e pisët turbullohet dhe ju reflekton juve për keq.

Këto që shpjeguam deri më këtu, na ndihmojnë neve që t'i kuptojmë më mirë hadithet e Rrasulullahut *sal-lAll-llahu alejhi ue sel-lem* në lidhje me zemrën.

> "... Bëni kujdes! Në trup gjendet një copë mishi që nëse rregullohet ajo, rregullohet i gjithë trupi dhe nëse prishet ajo, prishet i gjithë trupi". [1]

Personi i cili dëshiron që të shikojë vepra të mira në

1. *Buhariu, Muslimi*

gjymtyrët e tij, duhet të përmirësojë zemrën, sepse gjymtyrët janë të lidhura me zemrën.

> "Zemra është komandant, ndërsa gjymtyrët janë ushtarë të tij. Nëse komandanti është i mirë, edhe ushtria e tij bëhet e mirë, nëse komandanti është i keq, edhe ushtria e tij bëhet e keqe". [1]

## Vëllai im i ri

Më parë duhet t'i njohim veprat e zemrës dhe më pas duhet ta angazhojmë zemrën me ato vepra. Për këtë duhet të lexojmë dhe të dëgjojmë. Në zemrën tonë duhet t'i ndjejmë cilësitë si dashuria, frika, shpresa, mbështetja etj. Duhet të kapemi pas faktorëve të cilët i përbëjnë dhe i shtojnë këto dhe duhet të mundohemi që t'i praktikojmë këto me përpikmëri.

Përndryshe në mes do të dalë një gjendje e cila është e pamundur që të përkufizohet: Një njeri i cili jeton për Allah, mirëpo nuk ndien dashuri ndaj Allahut në zemrën e tij… Një njeri i cili bën përpjekje për fenë e Tij, mirëpo nuk e përmend Atë… Një njeri i cili ua tregon njerëzve Atë, mirëpo është më trimi për të bërë gjynahe… Një njeri i cili ia përçon njerëzve Librin e Tij, i cili i thotë atyre se ky libër është shërim, mirëpo sëmundja e tij përkeqësohet çdo ditë që kalon…

Ky është një realitet se; nuk është e mundur që ta stabilizojmë në jetën tonë diçka për të cilën nuk shqetësohemi. Edhe ai i cili e përcakton hallin, shqetësimin e tij, po njeriu është.

## Faktorë të Cilët Përbëjnë Dhe Shtojnë Veprat e Zemrës[2]

**1. Leximi-Kuptimi i Kur'anit:** Ky është faktori më i

1. *Musannef, Abdurrezzak*
2. *Kjo pjesë është marrë nga libri "Medarixh 3/16-17" i Ibn Kajjimit.*

rëndësishëm për jetën dhe përmirësimin e zemrës. Është torbë udhëtimi për ata të cilët dëshirojnë që t'ia përkushtojnë rininë Allahut.

> "O ju njerëz! Juve ju erdhi nga Zoti juaj këshilla (Kur'ani) dhe shërimi i asaj që gjendet në kraharorët tuaj (në zemra), edhe udhëzim e mëshirë për besimtarët". [1]

> "Elif, Lam, Ra. (ky është) Libër; Ne ta shpallëm ty që me urdhrin e Zotit t'i nxjerrësh njerëzit prej errësirave në dritë; (t'i nxjerrësh prej errësirës) në rrugë të Fuqiplotit, të Falënderuarit". [2]

Në programin tonë ditor duhet të ndajmë me patjetër një pjesë për leximin e Kur'anit. Kur'ani është burimi i të gjithë faktorëve të cilët përbëjnë, shtojnë, stabilizojnë veprat e zemrës për të cilat kemi nevojë. Ai me fjalën e pronarit të Tij është "Shërimi i asaj që gjendet në kraharorët tuaj (në zemrat)". [3]

Për gjallërimin e zemrave duhet lexuar Kur'an.

**2. Afrimi tek Allahu me Nafile Përveç Farzeve:** Këtë faktor dhe ndikimin që ka ai në adhurimin që bën njeriu, e shpjegon ky hadith:

> "Robi nuk më është afruar Mua me ndonjë gjë më të dashur se sa me farzet. Robi vazhdon të më afrohet Mua me nafile derisa Unë ta dua atë. Kur Unë e dua atë, Unë bëhem syri që ai sheh, veshi që ai dëgjon, dora me të cilën ai mbahet, këmba me të cilën ai ecën. Nëse kërkon prej Meje, me patjetër i jap, nëse kërkon mbrojtje prej Meje, me patjetër e mbroj". [4]

Vazhdimi ndaj nafileve, nuk mbaron me formimin e dashurisë në zemrën e njeriut, por në të njëjtën kohë e bën njeriun të dashur tek Allahu, ndërsa dashuria e Alla-

1. *10/Junus, 57*
2. *14/Ibrahim, 1*
3. *10/Junus, 57*
4. *Buhariu, Muslimi*

hut është ndihma dhe suksesi që Ai i jep njeriut. Në këtë kohë të vështirë, është si një recetë për ne që mundohemi të gjejmë rrugë midis epsheve dhe fitneve të mëdha. Nafilet mund t'i shohim si mjet më të mirë i cili na realizon dashurinë ndaj Allahut dhe mirësinë e dynjasë dhe të ahiretit.

**3. Përmendja e Allahut Vazhdimisht:** Dhikri është prizmi i miqësisë. Është furnizimi i zemrës. Zemra pa dhikër është si varr. Dhikri është torba e udhëtarëve të Allahut. Këta udhëtarë e përmendin Atë vazhdimisht. Dhikri është mburoja e tyre dhe arma e tyre përkundrejt plaçkitjeve. Çdo gjymtyrë bën ibadet në kohëra të caktuara. Ndërsa dhikri është ibadet të cilin zemra dhe gjuha e bëjnë në çdo moment pa përcaktim kohor. Dhikri është ndriçimi i zemrave. Kur robi e shton dhikrin, i shtohet edhe malli ndaj Allahut.[1]

Dhikri është një gjendje. Është tregues që robi e ka pranuar adhurimin ndaj Allahut. Është pohim që njeriu e bën për dobësinë dhe varfërinë e tij dhe për madhështinë e Allahut. Dhikri është ose lavdërim ndaj të Adhuruarit, ose pohim për madhështinë e Tij, ose dua që njeriu ia paraqet Atij duke treguar vogëlsinë e vet përpara Atij.

Që trupi të qëndrojë në këmbë, ka nevojë për ushqim. Disa prej tyre siç është uji dhe buka, janë faktorë të rëndësishëm për jetën. Dhe zemra kështu është. Jeta e saj është e lidhur me ibadetet. Edhe disa prej këtyre ibadeteve janë siç është uji dhe buka për trupin. Përmendja e Allahut është nga ibadetet e rëndësishme të jetës së zemrës.

Prandaj kjo (përmendja e Allahut), është kërkuar në çfarëdo lloj gjendje që gjendet njeriu. Përpara gjumit, në

1. *Në mënyrë të përmbledhur nga Ibn Kajjimi.*

**shtrat, kur je ulur, në luftë, gjatë davetit, kur je bashkë me familjen, në derën e tualetit, kur fillon ngrënien, kur e mbaron atë… Dhikri është ibadeti i çdo momenti.**

"Për ata që All-llahun e përmendin me përkujtim kur janë në këmbë, kur janë ulur, kur janë të shtrirë dhe thellohen në mendime rreth krijimit të qiejve e të tokës (duke thënë): Zoti ynë, këtë nuk e krijove kot, i lartësuar qofsh, ruana prej dënimit të zjarrit!". [1]

"O ju që besuat, kur të konfrontoheni me ndonjë grup, përqëndrohuni dhe përmendni çdo herë Allahun, që ta arrini fitoren e dëshiruar". [2]

"O ju që besuat, përkujtoni Allahun sa më shpesh. Dhe madhërojeni Atë mëngjes e mbrëmje". [3]

**Dhikri e bën njeriun prej banorëve të qiellit. Dhe kjo është shenjë e pranimit të përkushtimit të rinisë nga ana e Allahut.**

"Pra ju më kujtoni Mua (me adhurime), Unë ju kujtoj juve (me shpreblim). Më falënderoni e mos Më mohoni". [4]

**Rrasulullahu** *sal-lAll-llahu alejhi ue sel-lem* **shkoi pranë një grupi sahabësh dhe i pyeti** "Për çfarë jeni ulur?" **Ata i thanë:** "Po bëjmë dhikër për të përmendur Allahun, për ta falënderuar për Islamin me të cilin na udhëzoi dhe për mirësitë e tjera". **Rrasulullahu** *sal-lAll-llahu alejhi ue sel-lem* **i thotë:** "Më erdhi Xhibrili dhe më tha se Allahu mburret me ju tek melekët". [5]

**Allahu në një hadith kudsi thotë:**

"Unë jam siç mendon robi Im për Mua… Nëse më përmend Mua në veten e tij, edhe Unë e përmend atë tek Vetja Ime. Nëse

1. *3/Ali Imran, 191*
2. *8/Enfal, 45*
3. *33/Ahzab, 41-42*
4. *2/Bakara, 152*
5. *Muslimi*

më përmend Mua në ndonjë grup, edhe Unë e përmend atë në një grup më të mirë”. [1]

Dhikri është jeta e zemrës dhe e veprave të saj. Rrasulullahu *sal-lAll-llahu alejhi ue sel-lem* thotë:

“Shembulli i atij që e përmend Zotin me atë që nuk e përmend, është si shembulli i të gjallit me të vdekurin”. [2]

Disa prej sahabëve u thoshin disa sahabëve të tjerë “Ejani të besojmë një orë”. [3]

Ata e kishin besimin kur e thoshin këtë. Mirëpo kjo ishte për vazhdimin, shtimin e imanit, për jetën e zemrës.

**4. Të Zgjedhësh Ato që do Allahu, Përkundrejt Atyre që do Nefsi yt:** Zgjedhja është dy llojesh. Ndonjëherë bëhet me dëshirë, gjë e cila ndodh në gjendje kur zemra është e mbushur me dashuri dhe me frikë. Nefsi e fton njeriun për tek dëshira e vet. Allahu *Subhanehu ue Teala* e ka bërë haram atë dëshirë. Zemra e cila është e mbushur me dashuri dhe me frikë,[4] zgjedh kënaqësinë e Allahut pa hezituar. Dhe ndonjëherë zemra bën përpjekje, anon për tek dëshira e nefsit. Në këtë gjendje është e vështirë që të zgjedhë kënaqësinë e Allahut, mirëpo kjo zgjedhje, është hapi i parë i dashurisë, sepse zemra e ndryshon drejtimin sipas drejtimit të zgjedhjeve. Kur zgjidhet kënaqësia e Allahut, përkundrejt dëshirës së nefsit, dashuria e cila ndodhet në zemër shtohet dhe fillon të ndjejë kënaqësinë e imanit.

Të rinjtë jetojnë periudhën më të mprehtë të dëshirave të nefsit. Të përkushtohesh ndaj Allahut, do të thotë

1. *Buhariu*
2. *Buhariu*
3. *Buhari, Ahmedi*
4. *Këto janë dy veprat më kryesore të zemrës*

që të qëndrosh kundra këtyre dëshirave në çdo moment. Edhe pse është një proçes i vështirë, fundi është lumturi.

**5. Ta Njohë Zemra Jote Allahun me Emrat Dhe Cilësitë e Tij Dhe të Vështrojë Veprat e Tij:** Ky është thelbi i gjithë mirësisë që ekziston. Ta njohësh Allahun, t'i bësh lidhjen çdo gjëje me emrat dhe cilësitë e Tij, kjo është damari i jetës së veprave të zemrës. Kjo është njohje dhe miqësi. Është të qenurit e robit bashkë me Allahun *Subhanehu ue Teala*. Personi i cili e vështron Zotin e tij në gjithçka, mbërrin në gradën e "të qenurit bashkë me Atë". Këtë veçori e shpjeguam në temat e kaluara në mënyrë të detajuar.

**6. Të Vështrosh Mirësinë e Allahut**

**7. Të Përkulet Nefsi yt me Paaftësinë e tij Përpara Zotit Tënd:** Këto dy pika janë një. "Dashuria dhe robëria" të cilat janë adhurim ndaj Allahut, janë faktorë të zemrës. Adhurimi i njeriut ndaj Zotit të tij, është i lidhur me raportin se sa vend kanë zënë këto dy ndjenja në zemrën e tij. Kur këto plotësohen, plotësohet edhe adhurimi.

Përmendja e mirësive të Allahut vazhdimisht, përbën dhe shton dashurinë. Kur njeriu i përmend këto, i kujton gjynahet dhe mosfalënderimin për mirësitë që i janë dhënë. Këto përbëjnë bindje, nënshtrueshmëri dhe përqëndrueshmëri ndaj Zotit të tij.[1]

Kështu që, personi i cili dëshiron që t'i përkushtohet Allahut, duhet ta bëjë zakon këtë moral. Duhet ta ndjejë si përgjegjësi këtë. T'i mendojmë mirësitë e panumërta që Ai na i ka dhënë… T'i pranojmë të vërtetat në lidhje me gjynahet tona, me mosfalënderimin tonë, me mosdhëni-

1. *Nga Ibn Tejmijje dhe Ibn Kajjimi*

en e hakut ndaj mirësive që na janë dhënë… Kjo në të njëjtën kohë është edhe një llogari ndaj vetes sonë.

**8. Kur Allahu zbret në qiellin e dynjasë të qëndrojmë vetëm, t'i lutemi Atij, t'i kërkojmë Atij, të lexojmë librin e Tij, të gjendemi përpara Tij me moralin e adhurimit dhe ta përfundojmë këtë gjendje me pendim dhe kërkim falje:** Për ta kuptuar dhe perceptuar rëndësinë e kësaj, duhet që të shikojmë mënyrën e edukimit të brezit të parë. Shpjegimi i gjatë që i është bërë "ngritjes natën" që në rreshtat e para të shpalljes, është i mjaftueshëm për ta kuptuar rëndësinë e çështjes. Ky ibadet është bërë farz përpara bazave të tjera siç janë pesë vaktet e namazit, agjërimi, zekati etj. Adhurimi i muslimanit ndaj Zotit të tij, ushqimi bazë i tij në përpjekjen përkundrejt shejtanëve njerëz dhe xhindë, është në gjallërimin e këtyre kohërave. Sidomos për ata të cilët dëshirojnë që t'ia përkushtojnë periudhën më të mirë Allahut, gjallërimi i natës është pengues ndaj nefsit dhe dëshirave të tij dhe është mburojë përkundrejt pengesave… Kërkimi i ndihmës nga Zoti, mbështetja tek Ai me sexhde dhe dua… Çdonjëra prej këtyre është thelbi dhe shtuesi i veprave të zemrës. Pronari i kohës dhe i vendit është Allahu. Ai është që e bën të lartë dhe që e bën të bereqetshme kohën dhe vendin që dëshiron. Ai këtë kohë (natën) e ka bërë më të lartë se kohërat e tjera dhe veprat që bëhen në atë kohë, nga ana e shpërblimit dhe ndikimit, i ka quajtur më të bereqetshme se veprat të cilat bëhen në kohërat e tjera.

**9. Të qëndrosh bashkë me miqtë dhe besnikët e Allahut, të zgjedhësh fjalët e tyre më të mira, ashtu siç mbledh frutat më të mira. Të mos flasësh përderisa nuk është e dobishme për veten tënde dhe për të**

**tjerët:** Në lidhje me detajet e kësaj teme folëm në faqet e kaluara. Falënderimi i takon Allahut.

**10. Të qëndrosh larg çdo lloj shkaku i cili hyn ndërmjet Allahut dhe zemrës:** Kjo në të njëjtën kohë kërkon t'i bësh vetes llogari. Lumturia e robit, është për shkak se e ka bërë moral marrjen e vetes në llogari. Dhe njëra nga shenjat më të qarta e cila tregon se ka jetë në zemër kjo është. Nëse njeriu nuk i kontrollon gjendjet e zemrës, kjo gjë tregon se në atë zemër ka sëmundje ose vdekje. Allahu na ruajt...

Zemra e ndryshon gjendjen vazhdimisht. Vendin e dashurisë e merr urrejtja; vendin e frikës e merr trimëria; vendin e mbështetjes e merr pabesueshmëria. Zemrat janë në dorën e Rrahmanit (Mëshiruesit). Ai i lëviz dhe i kthen ato si të dëshirojë.

Kërkimi i llogarisë është vërtetimi i gjendjeve të zemrës dhe i gjërave të cilat bëhen shkak për këto gjendje. Nganjëherë zemra dobësohet, veprat e zemrës e humbin gjallërinë.

Në çfarë situatash dobësohen veprat e zemrës?

Kësaj pyetje i jep përgjigje marrja e vetes në llogari, sepse në këtë mënyrë i vërteton gjendjet dhe largohesh prej tyre.

### Vëllai im i ri

Kontrolloje edhe ti zemrën tënde. Dije se ka tre lloj zemrash; të gjalla, të sëmura dhe të vdekura. Përkushtimin ndaj Allahut, filloje me zemrën tënde. Dëgjoji këshillat e doktorëve të zemrës. Pastroje zemrën që këshillat e Librit dhe të Sunnetit dhe shenjat në univers të cilat tregojnë madhështinë e Allahut, të ndikojnë tek ty.

Për të vërtetuar ndonjë organ se a është i shëndetshëm apo i dëmtuar, shihet nëse e çon në vend qëllimin e krijimit apo jo. Duart tona janë krijuar për qëllime si mbajtja e sendeve, për të larguar gjëra të cilat na dëmtojnë. Një dorë e cila i çon në vend këto në mënyrë të duhur, ajo dorë është e gjallë dhe e shëndetshme. Nëse nuk e çon në mënyrën që i kërkohet ose ndonjëherë e bën dhe ndonjëherë nuk e bën, është e sëmurë, nëse nuk e bën fare është e vdekur ose e paralizuar.

Edhe zemrat kështu janë. Qëllimi i ekzistencës së saj është të njohë Allahun, ta madhërojë Atë, t'i mbështetet Atij, të ndjejë dashuri dhe frikë ndaj Tij, t'i drejtohet dhe t'i strehohet Atij. Raporti i çuarjes së këtyre në vend, tregon shëndetin, sëmundjen dhe jetën e saj.

Zemrat janë në dorën e Allahut. Kjo duhet të të japë shpresa ty. Ti i beson një Krijuesi të Gjithëmëshirshëm, mëshira e të Cilit e ka mundur hidhërimin e Tij. Njeriu i cili me sinqeritet hedh një hap për tek Ai, Ai hedh dhjetë hapa për tek ky. Në çfarëdo kohe, kushdo që i drejtohet Atij duke i thënë "O Zot", Ai i përgjigjet atij. Edhe shërimi, edhe jeta janë në dorën e Tij. Ajo që na takon neve, është që të kërkojmë prej Tij në çdo lloj gjendjeje.

Në këtë pjesë nuk dhashë ndonjë shembull, sepse meqë po flasim për përkushtimin, jeta e zemrës është kusht i domosdoshëm i përkushtimit, nuk ka nevojë për ndonjë shembull. Çdo gjendje e sahabëve, është shembull për këtë gjendje. Madje edhe gjynahet më të këqija janë argument për jetën e zemrës. Pishmanllëku, pendimi, lotët tregojnë se zemrat janë të gjalla.

Mendo; punojmë, mundohemi, lodhemi për Islam. Ia kthejmë shpinën dynjasë, ndërkohë që na janë ofruar

shumë mirësi të dynjasë. Nëse nuk do të ishte sinqeriteti i cili është vepër e zemrës, çfarë kuptimi do të kishin këto që bëhen? Ndoshta tek Allahu jemi një njeri me të cilin do të ndizet zjarri -Allahu na ruajtë-, ndërkohë që tek shumë njerëz jemi një njeri me shumë vlera. Ndoshta jemi prej robërve të cilët kanë mall për xhennetin... Ndryshimi është tek sinqeriteti i cili është vepër e zemrës. Kështu që duhet t'i japim rëndësi veprave të zemrës, duhet t'i dimë gjendjet të cilat i përbëjnë ato, duhet t'i jetojmë me vendosmëri faktorët të cilët i shtojnë ato, duhet të largohemi me patjetër nga gjendjet të cilat janë në kundështi me to. Nëse luhatemi, harrojmë ose bëhemi të pakujdesshëm, duhet ta rregullojmë këtë me teube dhe duhet ta vazhdojmë rrugën nga pika ku e kemi lënë.

O Allah, na i përqëndro zemrat tona në fenë Tënde!

# KËSHILLË

*Duaja është një mënyrë. Është fryti i të bërit rob, i të qenurit bashkë me Allahun. Të jesh i sigurtë për këtë se njerëzit gjynahqarë nuk mund të bëjnë dua. Fjala më e rëndë për ata të cilët i kanë zemrat e vdekura ose të sëmura, është fjala "O Zot". Duart të cilat janë bërë pasqyrë e çdo ngjyre të gjynahut, vetëm drejt qiellit nuk hapen...*

Falënderimi i takon Allahut. Paqja dhe Bekimi i Tij qofshin mbi Rrasulullahun *sal-lAll-llahu alejhi ue sel-lem*.

## Vëllai im i ri

Njëra nga të drejtat e muslimanit ndaj muslimanit, është "këshilla". Pra, t'i largojnë mangësitë njëri-tjetrit, t'i mbyllin boshllëqet njëri tjetrit. Që të gjithë jemi njerëz. Për shkak se jemi njerëz, bëjmë gabime, harrojmë ose bëhemi të pakujdesshëm. Është e pamundur që të mos gabojmë, mirëpo rregullimi i gabimit është i mundur. Pamundësia e të qenurit i pagabueshëm, është prej dëshirës së Allahut. Nëse shikon në emrat dhe cilësitë e Tij, do të vëresh se shumica e tyre është, falës, dhurues, dhënës, mbulues i gjynaheve. Për shfaqjen e këtyre cilësive, duhen njerëz të cilët bëjnë gabime. Rrasulullahu *sal-lAll-llahu alejhi ue sel-lem* thotë:

"Nëse ju nuk do të bënit gjynahe, Allahu do t'ju zhdukte juve

dhe do të sillte një popull i cili do të bënte gjynahe dhe do të kërkonte falje".[1]

Njeriu nuk është gjithmonë njësoj. Kalbi (zemra) e ka marrë këtë emër për shkak se e ndryshon gjendjen shumë. Kjo fjalë (pra fjala kalb / zemër) në kuptimin gjuhësor do të thotë "Rrotullim, kthim". Ndonjëherë zemra e njeriut është e butë, e përmend Zotin, i kupton gabimet dhe pendohet duke i rregulluar punët. Ndonjëherë zemra forcohet. Për shkak të gjynaheve që bën e harron Allahun dhe Allahu e bën që ai ta harrojë edhe veten. Edhe pse e di se do të japë llogari për çdo moment dhe sekondë, nuk e pyet veten: "Çfarë po bën kështu?". Allahu më ruajt mua edhe ty nga ky rrezik. Në raste të tilla në mes hyn këshilla. Një ajet, një hadith, një ligjëratë, një këshillë që e dëgjon nga muslimani, i mundëson atij që të vijë në vete. I drejtohet Zotit të tij me pendim. E kap atë rruga e qëndrueshmërisë përpara se Zoti ta lërë atë në nefsin e tij. Këtë shkrim e kam shkruar për nefsin tim. Pra me këto, këshillova nefsin tim. Ia pashë hajrin dhe desha që ta ndaj me ty.

## I Besojmë Një Allahu të Tillë që:

Ai Allah; është që nuk ka të adhuruar tjetër përveç Tij. Tek i Cili zemrat përulen me dashuri, mbështeten tek Ai, mbrohen me Atë. Dija e botës së fshehtë dhe të dukshme është pranë Tij. Ai është Rrahman (Mëshirues) dhe Rrahim (Mëshirëbërës). Është mëshirues dhe dhurues ndaj robërve. Ekzistenca që e meriton adhurimin Ai është. Është Pronari i gjithësisë. Çdo gjë që është në tokë dhe në qiell, i përket Atij. Është Kuddus (i Pastër prej të metave), është Selam (Shpëtimtar), është Mu'min (Sigu-

1. *Muslimi nga Ebu Ejjubi*

rues). Është i pastër nga të metat dhe gjërat e shëmtuara. Është i Lartësuar. Është i cilësuar me cilësi të përsosura. Robërit janë në siguri. Me patjetër e mban premtimin që ka dhënë. Siç i besojnë robërit Atij edhe Ai i ndihmon ata dhe i siguron prej dënimit. Çdo gjë e kontrollon Ai dhe është Sunduesi absolut i çdo gjëje. Është el-Aziz, nuk mund të ngadhënjejë dikush mbi Të, ç'ka dëshiron Ai bëhet. Është el-Xhebbar, Mbizotëruesi i gjithçkaje. Çdo gjë është nën sundimin e Tij. Ai është i Vetmi i Madh. Vetëm Ai e meriton mburrjen. Ai ka krijuar çdo gjë. Ai i ka dhënë formën çdo gjëje. Është poseduesi i emrave të bukur dhe cilësive të larta. Çdo gjë e madhëron Atë. Ai është ngadhënjyesi, i urti.[1]

> "Mëshira e Tij e ka mundur hidhërimin e Tij. Dhe ka kapluar çdo gjë. Çdo natë i hap duart që ata të cilët kanë bërë gjynahe ditën, të pendohen. I hap përsëri ditën që ata të cilët kanë bërë gjynahe natën, të pendohen". [2]

Ai është Miku më i afërt. Nuk ndikon mbi të koha, vendi dhe kushtet. Mund t'i mbërrijmë në çdo gjendje Atij. Ai kënaqet kur i kërkojmë. Njeriu i tejkalon kufijt, është mosmirënjohës ndaj mirësive. Megjithatë Ai nuk e përze njeriun:

> "O robërit e Mi, të cilët e keni ngarkuar me shumë gabime veten tuaj, mos e humbni shpresën ndaj mëshirës së Allahut". [3]

Njeriu e prish marrëveshjen, harron. E njëjta thirrje qëndron përpara njeriut deri në ditën e kijametit. Kjo thirrje e Zotit i është drejtuar atij deri në vdekje, në çfarëdo lloj gjendje qoftë.

## Vëllai im i ri

Ne adhurojmë një Zot i Cili i posedon këto cilësi. Ky

1. *Këto cilësi të Tij, kalojnë në një vend në suren Hashr 59/22-24*
2. *Muslimi nga Ebu Musa*
3. *39/Zumer, 53*

është fillimi i çdo gjëje. Nëse nuk e pajisim zemrën me këtë njohje, i jemi futur rrugës keq. Nëse kopsa e parë e këmishës mbërthehet keq, edhe të tjerat keq mbërthehen. Hapi i parë i adhurimit tonë, është njohja e Allahut, poseduesit të emrave më të bukur dhe të cilësive më të larta. Mbërthehu fort pas kësaj këshille. Mos lësho pe në çështjen e njohjes së Zotit tënd. Ke për ta parë se kjo dije ka për të të orientuar ty kur të fiken dritat, kur rruga të jetë e shkretë, kur nefsi të tërbohet, kur shejtani të të rrethojë nga të katërta anët.

## ...Dhe Duaja!

Fryti më i madh i njohjes së Allahut, është duaja. Duaja tregon se njeriu është rob dhe se Ai tek i Cili drejtohet njeriu është Allahu. Duaja është thelbi i ibadetit dhe i adhurimit, sepse duaja është edhe një mësues, edhe një orientues. I mëson njeriut kufijt e tij. I thotë njeriut: "Ti je rob dhe ke një Zot". Këshilla më mbresëlënëse duaja është.

Allahu është miku i besimtarëve. Ai na ka miq neve edhe pse është më i Madhi. Kur gjendja është e tillë, çfarë nevoje ka njeriu që të kërkojë dikë për t'i qarë hallet, për t'i treguar problemet?

"A nuk i mjafton Allahu robit të vet?". [1]

Kush mund të jetë më i lumtur se ai i cili ia tregon hallet Zotit të tij me dua, i cili kërkon ndihmë prej Tij? Shikoje një herë duanë me këtë sy. Mendoje si një shok të cilit i drejtohesh për çdo vështirësi.

"Thuaj Allahu ju shpëton nga ajo dhe nga çdo brengosje". [2]

Kemi një rrugë të gjatë përpara, dhe dëshirojmë që ta

1. *39/Zumer, 36*
2. *6/En'am, 64*

përfundojmë këtë rrugë. Pronari i rrugës na lajmëron neve se rruga është e gjatë, e vështirë, se në të gjenden pengesa që mund ta rrëzojnë njeriun dhe kurthe që mund ta devijojnë atë nga rruga. Më e rrezikshmja është se njeriu është i dobët përkundrejt këtyre pengesave dhe kurtheve! Kur i shohim udhëtarët në përgjithësi, pamja është shumë e rrezikshme. Shumë njerëz nuk kanë mundur të futen në rrugë, dhe shumica e atyre që kanë hyrë në rrugë nuk kanë mundur ta përfundojnë rrugën. Pothuajse çdo gjë është kundër njeriut, mirëpo gjendet një mbështetje e fortë që edhe rruga, edhe udhëtari, edhe kurthi, edhe pengesa i janë nënshtruar Atij. Që të gjithë janë nënshtruar vullnetit të Tij. Asnjëri nuk mund t'i bëjë rezistencë Atij. Ai është Allahu! Dhe rruga e mbërritjes për tek Ai është duaja…

Allahu *Subhanehu ue Teala* i sheh robërit e Tij, di gjithçka rreth tyre, mirëpo do prej tyre që ata t'i mbërrijnë Atij me dua. Do që ata ta ndjejnë që Ai është afër dhe në atë mënyrë të veprojnë. Përkundrejt mëshirës dhe dhuntisë që Ai posedon, hidhërohet ndaj atyre që nuk bëjnë dua dhe i poshtëron ata.

> "Zoti juaj ka thënë: "Më bëni dua Mua, Unë ju përgjigjem, e ata që nga mendjemadhësia i shmangen adhurimit ndaj Meje, do të hyjnë të nënçmuar në xhehennem". [1]

> "Allahu hidhërohet me atë që nuk i bën dua Atij". [2]

Të mos privohemi nga kjo mbështetje. Çfarëdo lloj problemi të kemi, t'ia parashtrojmë Atij. Ta ndjejmë nevojën për ndihmën e Tij. Rrasulullahu *sal-lAll-llahu alejhi ue sel-lem* thotë:

1. *40/Gafir, 60*
2. *Tirmidhiu, Ibn Maxhe nga Ebu Hurajra*

"Ndonjëri prej jush, edhe sikur t'i këputet lidhësja e këpucës, t'ia kërkojë këtë Allahut".

Tani do të paraqes ty një buqetë nga udhëzimet e kësaj rruge. Do të lexojmë dua aq intersante sa do të habitemi. Çdo problem fizik dhe shpirtëror ia kanë parashtruar Allahut... Të dërguarit e Allahut, pra njerëzit e zgjedhur. Dikush kërkonte ushqim, dikush fëmijë... Dikush ia parashtronte sëmundjen Zotit të tij, dikush mallin për fëmijën. Dikush kërkonte fëmijë, dikush falje për gjynahun. Dikush kërkonte liderllëk, dikush falënderimin siç duhej. Dikush kërkonte strehim nga sherri i shejtanit, nga sherri i nefsit, nga sherri i idhujve. Dikush kërkonte ngadhënjim. Dikush kërkonte përmendjen e mirë tek njerëzit... Një panoramë e gjerë që njeriu mbetet i habitur. Ja duatë të cilat janë furnizimi i rrugës, shoku i rrugës për besimtarin, ndriçues në errësirë...

### Ademi alejhis-selam

"Ata të dy thanë: "Zoti ynë, ne i bëmë të padrejtë (i dëmtuam) vetvetes sonë, në qoftë se nuk na fal dhe nuk na mëshiron, ne me siguri do të jemi prej të shkatërruarve!". [1]

### Nuhu alejhis-selam

"Nuhu e luti Zotin e vet, duke i thënë: "O Zoti im, djali im është i familjes sime, e premtimi Yt është i saktë, ndërsa Ti je më i drejti i të drejtëve!". (Zoti) Tha: "O Nuh, ai (djali) nuk ishte nga familja jote (për të cilën të premtova se do t'i shpëtoj), ai ishte punëkeq, e ti mos më kërko Mua atë që nuk di, Unë të këshilloj që të mos bëhesh nga injorantët!". (Nuhu) Tha: "Zoti im, unë mbështetem në mbrojtjen Tënde që të (mos) kërkoj prej Teje atë për çka nuk kam njohuri, e në qoftë se nuk më fal mua dhe nuk më mëshiron Ti, do të jem i humbur!". [2]

1. *7/A'raf, 23*
2. *11/Hud, 45-47*

"Ai tha: "O Zoti im, populli im më pandeh gënjeshtar. Pra Ti me drejtësinë tënde gjyko ndërmjet meje dhe atyre dhe më shpëto mua dhe besimtarët që janë me mua!". Andaj Ne e shpëtuam atë dhe të gjithë ata që ishin me të në anijen e mbushur plot". [1]

"E ai iu drejtua Zotit të vet: "Unë jam i mundur, prandaj më ndihmo!". [2]

"E Nuhu tha: "O Zoti im, mos lë mbi tokë asnjë nga jobesimtarët!". [3]

## Ibrahimi alejhis-selam

"Dhe kur Ibrahimi tha: "Zoti im, bëje këtë një qytet sigurie dhe banorët e tij, që besuan Allahun dhe jetën tjetër, furnizoi me lloje të frutave"! Ai (Allahu) tha: "(E furnizoj) Edhe atij që nuk besoi do t'ia mundësoj shfrytëzimin e frutave për një kohë të shkurtër, e pastaj do ta shtyejë në dënimin e zjarrit, e sa përfundim i shëmtuar është ai". Edhe kur Ibrahimi dhe Ismaili, duke i ngritur themelet e shtëpisë (Qabes - luteshin): "Zoti ynë, pranoje prej nesh, se me të vërtetë Ti je që dëgjon dhe di"! Zoti ynë, bëna neve dyve besimtarë të sinqertë ndaj Teje dhe nga pasardhësit tanë, njerëz të bindur ndaj Teje, na i mëso rregullat e ibadetit (adhurimit) tanë dhe falna neve, vërtet Ti je që falë shumë, je mëshirues"! Zoti ynë, dërgo ndër ta, nga gjiu i tyre të dërguar që t'u lexojë atyre ajetet Tua, t'u mësojë atyre librin dhe urtësinë, e t'i pastrojë (prej ndytësisë së idhujtarisë) ata. S'ka dyshim se Ti je ngadhënjyesi, i dijshmi". [4]

"(Përkujto) Kur Ibrahimi tha: "Zoti im! Bëje këtë qytet të sigurt dhe më mbro mua e bijtë e mi nga adhurimi i idhujve (statuja gurësh). Zoti im! Ata vërtet i shmangin (nga rruga e drejtë) shumë njerëz. E kush më respekton mua, ai është i imi (në fe), e kush më kundërshton mua, atëherë Ti je që fal dhe që mëshiron.

1. *26/Shuara, 117-119*
2. *54/Kamer, 10*
3. *71/Nuh, 26*
4. *2/Bakara, 126-129*

Zoti ynë! Unë një pjesë të familjes sime e vendosa në një luginë, ku nuk ka bimë, e pranë shtëpisë Tënde të shenjtë. Zoti ynë (i vendosa aty) që ta falin namazin, pra bën që zemrat e disa njerëzve të mallëngjehen për ata, dhe, për të falënderuar me mirënjohje, furnizoi ata me fruta. Zoti ynë! S'ka dyshim se Ti e di çka fshehim dhe çka publikojmë, se Allahut nuk mund t'i fshihet asnjë send në tokë e as në qiell. Falënderimi i qoftë Allahut, i cili në pleqëri më fali mua Ismailin dhe Is'hakun! Vërtet, Zoi im dëgjon dhe i përgjigjet lutjes. O Zoti im! Më bën mua nga ata që falin namazin, e edhe prej pasardhësve të mi dhe pranoje lutjen time o Zoti ynë! Zoti ynë! Më fal (gabimet) mua edhe prindërve të mi, fali edhe të gjithë besimtarët ditën kur jepet llogaria". [1]

"Ai tek i cili kam shpresë se do t'i m'i falë mëkatet e mia në ditën e gjykimit. Zoti im, më dhuro mua urtësi dhe më bashko me të mirët! Më bën përkujtim të mirë ndër ata që vijnë pas, Më bën prej trashëguesve të xhennetit të begatshëm, Dhe fale babain tim, se ai vërtet ishte nga ata të humburit, E mos më turpëro në ditën kur do të ringjallen". [2] [(3)]

"Nuk është e drejtë për Pejgamberin e as për besimtarët të kërkojnë falje për idhujtarët, edhe nëse janë të afërt të tyre, pasi që ta kenë të qartë se me të vërtetë ata (idhujtarët) janë banues të xhehennemit. Edhe lutja e Ibrahimit për babain e vet nuk ishte tjetër, pos për shkak të një premtimi që ia pat premtuar atij, e kur iu bë e qartë se ai është armik i Allahut, u largua prej tij. S'ka dyshim, Ibrahimi ishte shumë i ndieshëm dhe i butë". [4]

"Zoti im, më dhuro mua (një fëmijë) prej të mirëve! Ne e gëzuam atë me një djalë që do të jetë i butë (i sjellshëm)". [5]

### Musai alejhis-selam

"Ai (Musai) tha: "Ma zgjero (më ndihmo) gjoksin tim! Dhe më lehtëso në këtë punë timen! Ma zgjidh nyjen e gjuhës sime!

1. *14/Ibrahim, 35-41*
2. *26/Shura, 82-87*
3. *Falja që kërkoi Ibrahimi alejhis-selam për babain e tij, ishte për një kohë të caktuar. Më pas e la kërkimin e faljes për atë. Dhe kërkimi i faljes për mushrikët, është ndaluar në mënyrë të prerë.*
4. *9/Teube, 113-114*
5. *37/Saffat, 100-101*

Që ta kuptojnë fjalën time! Më cakto një ndihmëtar nga familja ime, Harunin, vëllain tim, Që me të të ma forcosh fuqinë time, Bëma shok atë në punën time, Në mënyrë që të madhërojmë Ty më shumë, Dhe të përkujtojmë Ty shpesh. Vërtet, Ti je Ai që na sheh dhe na i di punët". Ai (Allahu) tha: "O Musa, t'u dha ajo që kërkove!". [1]

"Musai tha: "Zoti ynë, Ti i ke dhënë faraonit dhe parisë së tij mjete të përjetimit dhe pasuri në jetën e kësaj bote, ashtu që o Zoti ynë, po i largojnë njerëzit prej rrugës tënde. Zoti ynë, zhduke pasurinë e tyre, shtrëngoi zemrat e tyre, që të mos besojnë derisa ta shijojnë dënimin e idhët". Ai (Allahu) tha: "Lutja juaj është pranuar, prandaj ju të dy qëndroni ashtu si jeni e mos ndiqni rrugën e atyre që nuk dinë!". [2]

"Ai tha: "Zoti im, unë e ngarkova veten e Ti më fal mua!" Dhe Ai ia fali, se Ai është që fal shumë, është mëshirues. Ai tha: "Zoti im, betohem në ato të mira që m'i dhurove mua se kurrë nuk do të vihem në ndihmë të kriminelëve". [3]

"Atëherë ai u dha ujë (kafshëve) të atyre, pastaj u largua anash nën një hije e tha: "O Zoti im, unë kam nevojë për çkado që të më japësh!". [4]

### Isai alejhis-selam

"Isai, bir i Merjemes, tha: "O Allah, Zoti ynë, zbritna nga qielli një tryezë, të na jetë festë (gëzim) për ne dhe për ata (që vijnë) pas nesh, të jetë argument prej Teje, dhe dhurona se Ti je furnizuesi më i mirë!". [5]

"Zoti ynë, ne e besuam atë që e zbrite (shpalljen), e pasuam të dërguarin (Isain), pra shënona bashkë me ata që dëshmojnë (besimin e drejtë)". [6]

1. *20/Taha, 25-36*
2. *10/Junus, 88-89*
3. *28/Kasas, 16-17*
4. *28/Kasas, 24*
5. *5/Maide, 114*
6. *3/Ali Imran, 53*

### Ejjubi alejhis-selam

"(Përkujto) Edhe Ejubin kur iu drejtua Zotit të vet me lutje: "Më gjeti belaja, e Ti je më Mëshiruesi ndër Mëshiruesit!". [1]

"Përkujto edhe robin tonë Ejubin, kur me lutje iu drejtua Zotit të vet: "Shejtanii më ka goditur me mundim e dhembje!". [2]

### Zekerija alejhis-selam

"Aty në atë moment Zekerija e lut Zotin e tij e thotë: "Zoti im, më fal edhe mua nga ana Juaj një pasardhës (fëmijë) të mirë, vërtet, Ti je dëgjues i lutjes". [3]

"(Përkujto) Edhe Zekerijain kur e luti Zotin e vet: "Zoti im, mos më lë të vetmuar se Ti je më i miri trashëgues (pas çdokujt)". [4]

### Sulejmani alejhis-selam

"Tha: "Zoti im, më fal (gabimin), më dhuro asi pushteti që askush pas meje nuk do ta ketë; vërtet, Ti je dhuruesi më i madh". [5]

"Kush ka bërë vepër të mirë, atij do t'i takojë (shpërblim) edhe më i mirë se ajo dhe ata do të jenë të siguruar prej tmerrit të asaj dite". [6]

### Jakubi alejhis-selam

"Ai (Jakubi) tha: "Unë hidhërimin tim dhe pikëllimin tim ia parashtroj Allahut, e unë di për Allahun atë që ju nuk e dini". [7]

### Jusufi alejhis-selam

"Ai (Jusufi) tha: "O Zoti im, burgu është më i dëshiruar për mua, se sa atë që ma ofrojnë ato mua dhe nëse Ti nuk largon prej meje dredhinë e tyre, unë mund të anoj te ato e të bëhem injo-

1. *21/Enbja, 83*
2. *38/Sad, 41*
3. *3/Ali Imran, 38*
4. *21/Enbija, 89*
5. *38/Sad, 35*
6. *27/Neml, 89*
7. *12/Jusuf, 86*

rant". E Zoti i tij ia pranoi lutjen atij dhe e largoi nga ai dredhinë e tyre. Vërtet, Ai është që dëgjon (lutjet) dhe di (gjendjen)". [1]

"(Pasi iu plotësua dëshira, Jusufi tha) Zoti im, Ti më ke dhënë mua pushtet, ma mësove mua komentimin e ëndrrave; o Krijues i qiejve e i tokës, Ti je kujdestar imi në Dunja e në Ahiret, më bën të vdes musliman dhe më bashko me të mirë!". [2]

## Nga duatë e besimtarëve

"E atyre që besuan, Allahu ua solli shembull gruan e faraonit kur ajo tha: "Zoti im, më bën një vend pranë mëshirës sate në xhennet dhe më shpëto prej faraonit e brutalitetit të tij dhe më shpëto prej popullit mizor!". [3]

"Pse një grup prej robërve të Mi thanë: "O Zoti ynë, ne besuam, prandaj na fal dhe na mëshiro, se Ti je më i miri i mëshiruesve!". [4]

"Zoti ynë, ne e besuam atë që e zbrite (shpalljen), e pasuam të dërguarin (Isain), pra shënona bashkë me ata që dëshmojnë (besimin e drejtë)". [5]

"Zoti ynë, mos na i lako zemrat tona pasi na drejtove, na dhuro mëshirën Tënde, pse vetëm Ti je dhuruesi i madh". "Zoti ynë Ti je ai që në një ditë do t'i tubosh njerëzit, ditë që për të cilën nuk ka dyshim. Allahu nuk e shkelë premtimin e vet". [6]

"Fjala e tyre nuk ishte tjetër pos vetëm të thonin: "Zoti ynë, na i fal mëkatet tona dhe lëshimet në punët tona dhe na forco në vendet tona (në luftë), ndihmona kundër popullit jobesimtar"! Ndaj Allahu ua dha atyre shpërblimin e kësaj bote dhe shpërblimin më të mirë të botës tjetër; Allahu i do punëmirët". [7]

"Ata të cilët thonë: "Zoti ynë, ne sinqerisht besuam, na i falë mëkatet tona na ruaj prej ndëshkimit të zjarrit". [8]

1. *12/Jusuf, 33-34*
2. *12/Jusuf, 101*
3. *66/Tahrim, 11*
4. *23/Mu'minun, 109*
5. *3/Ali Imran, 53*
6. *3/Ali Imran, 8-9*
7. *3/Ali Imran, 147-148*
8. *3/Ali Imran, 16*

**Një dua nga Rrasulullashu sal-lAll-llahu alejhi ue sel-lem**[1]

"O Zoti im, vetëm Ty ta parashtroj dobësinë e pafuqisë time, përjashtimin që më bënë njerëzit. Ti je Mëshiruesi i mëshiruesve, Ti je Zoti i të dobtëve dhe Zoti im. Në dorën e kujt po më lë mua? Po më lë në dorën e atyre që sillen vrazhdë me mua, apo në dorën e armikut i cili më sulmon? Mjafton që këto që më erdhën në kokë, të mos jenë për shkak të hidhërimit Tënd, nëse këto nuk janë prej hidhërimit Tënd, nuk ka rëndësi. O Zoti im, mbështetem në nurin (dritën) e fytyrës Tënde nga hidhërimi dhe zemërimi Yt. Jam dakort që të zvarritem për tek Ti, derisa Ti të kënaqesh prej meje. Ti je Ai që meriton që njerëzit të pendohen dhe të kërkojnë falje. Forca dhe fuqia është në dorën Tënde". [2]

## Vëllai im i ri

Shikoji duatë e liderëve të teuhidit. Ti mendon se Zotit i janë drejtuar njerëzit më gjynahqarë të rruzullit tokësor. (Kurrsesi, Allahu na ruajt). Kanë bërë lutje dhe përgjërime të tilla që njeriu habitet. Dhe mendon se kanë qenë njerëz të cilët i kanë humbur funksionet e gjymtyrëve dhe të cilët nuk kanë bërë asnjë punë me vullnetin e tyre. (Kurrsesi, Allahu na ruajt). Ata pothuajse i janë drejtuar Zotit të tyre në çdo gjendje të vogël dhe të madhe. E dimë që ata ishin njerëzit më të afërt tek Allahu dhe më trimat. Çdonjëri prej tyre ishte një ummet më vete. Sado e fuqishme të ishte e keqja dhe sado të fortë të ishin vepruesit e të keqes, kjo gjë nuk i pengoi ata nga përpjekja.

Domethënë që duaja është një mënyrë jetese. Është fruti i të bërit rob, i të qenurit bashkë me Allahun. Të jesh i sigurtë për këtë se, njerëzit gjynahqarë nuk mund të bëjnë dua. Fjala me e rëndë për ata të cilët i kanë zemrat e vdekura ose të sëmura, është fjala "O Zot". Duart të cilat

1. *Duaja e Taifit*
2. *Ibn Is'hak, Zadul Mead*

janë bërë pasqyrë e çdo ngjyre të gjynahut, vetëm drejt qiellit nuk hapen… Pra, duaja është një mënyrë jetese. Duaja është emri i lënies së punëve Allahut, pasi të bëjmë aq sa kemi mundësi.

## Gjuha Jonë Duhet të Jetë e Lagur me Istigfar (Kërkimi i Faljes)

Shikoji edhe një herë emrat e bukur dhe cilësitë e larta të Allahut. Do të përballesh me një gjendje interesante e cila e vë në lëvizje zemrën e njeriut. Shumica e tyre janë; dhënie, dhunti, falje, mëshirë, furnizim. Siç nuk i afrohet robërve me mburrjen, krenarinë, forcën dhe fuqinë, po ashtu nuk sillet ndaj tyre duke i shkatërruar për shkak të gjynaheve dhe zullumeve që ata bëjnë. Me gjithë këtë mirësi, nëse zemrat tona nuk kthehen tek Ai, domethënë se në mes ka gjynahe të mëdha dhe privuese nga kjo. Gjynahet ndërmjet Allahut dhe robit janë perde. Allahu vazhdimisht dhuron dhe mëshiron. Nëse kjo nuk i mbërrin robit, duhet të shohë muret të cilat i ka ndërtuar me duart e veta. Duhet të pendohet nga gjynahet që i di dhe të bëjë istigfar vazhdimisht për gjynahe të cilat nuk i di.

Junusi *alejhis-selam* braktisi vendin e detyrës. Ai ra në errësirën e natës, të detit dhe të peshkut. Ai këtë gabim të tij e ndriçoi me këto fjalë:

> "(Përkujto) Edhe atë të peshkut (Junusin) kur doli i hidhëruar (prej popullit) dhe mendoi se nuk do t'i vijë më puna ngushtë, po në errësira ai tha se: "Nuk ka Zot pos Teje. Ti je i pastër, nuk ke të meta. Unë i bëra padrejt vetes!" Ne iu përgjigjëm atij, e shpëtuam nga tmerri. Kështu i shpëtojmë Ne besimtarët". [1]

Nëse nuk do të bënte istigfar, do të qëndronte në errësirën e detit dhe të barkut të peshkut vazhdimisht.

1. *21/Enbija, 87-88*

"E sikur të mos ishte ajo që ai kishte qenë prej atyre që shumë e përmendin Zotin. Ai do të mbetej në barkun e tij deri në ditën e ringjalljes". [1]

Këto ajete duhet të jenë kandil për ne. Duhet të bëjmë shumë istigfar për përgjegjësitë të cilat nuk i çojmë në vend. Ky përgëzim është për të gjithë besimtarët bashkë me Junusin *alejhis-selam*.

"Kështu i shpëtojmë Ne besimtarët (si shembulli i Junusit)". [2]

Edhe Nuhu *alejhis-selam* kështu i tha popullit të vet:

"Unë u thashë: "Kërkoni falje Zotit tuaj, se Ai vërtet fal shumë; Ai ju lëshon nga qielli shi me bollëk, ju shumon pasurinë dhe fëmijët, ju bën të keni kopshte dhe ju jep lumenj". [3]

Edhe Rrasulullahu *sal-lAll-llahu alejhi ue sel-lem* kështu ishte. Në çdo mexhlis që ulej, bënte me dhjetëra herë teube, istigfar. Gjëja të cilën sahabët e dëgjonin më së shumti nga ai, ishte istigfari.

"UAllahi, unë çdo ditë bëj teube dhe istigfar më tepër se 70 herë". [4]

"O ju njerëz, bëni teube tek Allahu, unë bëj teube 100 herë në ditë". [5]

Ne në një mexhlis e numëronim (e dëgjonim) nga Rrasulullahu *sal-lAll-llahu alejhi ue sel-lem* 100 herë këtë dua: "O Allah, m'i fal gjynahet, ma prano teuben. S'ka dyshim se Ti i pranon teubet dhe je i shumë mëshirshëm". [6]

"Kush bën istigfar vazhdimisht, Allahu, në çdo vështirësi i jep atij rrugëdalje, dhe çdo shqetësim i mundëson shpëtim dhe e furnizon nga ku ai nuk e pret". [7]

1. *37/Saffat, 143-144*
2. *21/Enbija, 88*
3. *71/Nuh, 10-12*
4. *Buhariu*
5. *Muslimi*
6. *Ebu Davudi, Tirmidhiu, Ibn Maxhe*
7. *Ebu Davudi, Ibn Maxhe*

## Vëllai im i ri

"Për t'i marrë në pyetje besnikët për besnikërinë e tyre". [1]

Fudajl ibn Ijadi e lexon këtë ajet dhe thotë: "Kur do të merren në pyetje besnikët si Ismaili *alejhis-selam*, si Isai *alejhis-selam* për besnikërinë e tyre, po gjendja e gënjeshtarëve si ne, vallë si do të jetë?".

Po flasim për urën e dynjasë ku shumë veta janë shkatërruar. Rrugë më e hollë se qimja dhe më e mprehtë se shpata… Në të cilën që të gjithë janë të detyruar të kalojnë. Emri i kësaj rruge është: Ihlas (sinqeritet) dhe besnikëri. Çdo njeri duhet t'i japë rëndësi kësaj meseleje, sepse nëse ka sinqeritet dhe besnikëri, ka dhe robëri (adhurim ndaj Allahut). Gjëja në të cilën nuk gjenden këto të dyja, është lodhje. Siç është oksigjeni për jetën, po ashtu është edhe sinqeriteti për adhurimin.

Mendo; Allahu do t'i marrë në pyetje për besnikërinë e tyre, edhe ata të cilët i ka emërtuar si besnikë. Po ata të cilët i kanë përzier veprës së tyre rija (syefaqësi) dhe gënjeshtër? Atyre as nuk ka për t'iu drejtuar fare.

"Unë jam më i panevojshmi ndaj shirkut. Kush bën ndonjë vepër dhe në të më bën Mua ortak me ndonjë tjetër (pra, bën rija), e lë atë në atë vepër". [2]

Vëllai im, nëse çdo njeri bën kujdes një herë ndaj meselesë së sinqeritetit dhe besnikërisë, ne duhet të bëjmë kujdes dy herë. Pse? Sepse:

**E para:** Jemi të rinj… Rinia prej natyrës së saj, është një periudhë e cila mundohet që ta bëjë njeriun që të duket dhe të bierë në sy tek të tjerët. Njerëzit janë në garën e të veshurit bukur, pispillosjes, kulturës etj. Vallë,

1. *33/Ahzab, 8*
2. *Muslimi*

po muslimani i ri? Pranimi i tij në ambientin në të cilin gjendet, bëhet me vepra. Pra, rreziku është fitrati (natyra e tij). Nuk është e mundur të shpëtosh prej gjërave të fitratit. Këto vetëm mund t'i marrësh në kontroll dhe t'i drejtosh. Rinia është periudhë e dukjes tek të tjerët dhe vetëpëlqimi i vetes. Në ambientin tonë, rruga e kësaj, janë veprat e mira. Edhe ti e pranon se një i ri i cili vishet bukur, i cili pispilloset, i cili merret me kulturën moderne, nuk shihet me sy të mirë në ambientet tona. Personi duhet t'ia tërheqë vëmendjen të tjerëve me devotshmëri, me ibadet, me shërbim, me moral të mirë etj. Nëse këto vepra bëhen me shkaqe si; për t'u pranuar tek të tjerët, për t'u mburrur ose për të pëlqyer veten, tek Allahu këto nuk janë asgjë, sepse në brendinë e saj është përzier pëlqimi i njerëzve.

**E dyta:** Ti me çdo gjë tënden i përket Islamit. Ke bërë nijet t'ia përkushtosh rininë Zotit tënd, ke zgjedhur rrugën e shërbimit. Je në një gjendje më të rrezikshme se ndonjë musliman i cili i ndan disa orë të caktuara të ditës në shërbim të Islamit. Duhet të bësh kujdes të madh ndaj sinqeritetit dhe besnikërisë në çdo moment, në çdo fjalë dhe në çdo vepër.

Në fakt, rëndësinë e punës, duhet ta kuptojmë prej shërbimit të saj. Ai i cili i përkushtohet Zotit të tij me sinqeritet, është nën mbikqyrjen e Tij. Siç i ndihmon ai muslimanët, edhe Zoti e ndihmon atë. Siç i largon ai vështirësitë e muslimanëve, edhe Zoti ia largon vështirësitë atij. Siç e ndihmon ai fenë e Zotit, edhe Zoti bëhet ndihmës dhe miku i tij.

Një gjendje e cila ka një shpërblim të tillë, do një përpjekje të veçantë. Mbërritja për tek Ai, është fruti i një

lodhjeje e cila në fundin e saj, ka një pushim të përjetshëm. Edhe ti e di që kur i rritet vlera thesarit, i rritet vlera edhe arkës në të cilën gjendet thesari, i rëndohet çelësi, vështirësohet dhe bëhet e rrezikshme mbërritja për tek vendi ku është i fshehur thesari. Përkushtimi është një thesar që meriton mbikqyrjen e Allahut. Mbërritja për tek Ai është më e vështirë se kjo, sepse çelësi i përkushtimit, arka e tij dhe vendi në të cilin ai është i fshehur, është sinqeriteti në të cilin rrëshqet këmba e njeriut…

## Vëllai im

Shejtani dhe nefsi me patjetër që do të na shtyjnë neve për tek rijaja. Ata bëjnë punën e tyre, mirëpo në një gjendje të tillë duhet ta marrim në llogari nefsin tonë dhe ta pyesim atë:

- Përse? Përgjigjen që ai do të na japë dihet. Që të dukemi tek njerëzit, që të mburremi, që të pranohemi në ambientin ku jetojmë… Mos u mashtro pas poshtërisë së kësaj! Përveç atyre që i ka mëshiruar Allahu, shumë të rrallë janë ata që kanë rezistuar në këtë.

Menjëherë t'i drejtojmë atij këtë pyetje:

- Në dorën e kujt janë zemrat?

Në dorën e Allahut, Zotit të botërave.

- A është e mundur që Ai të dojë një zemër, të cilën nuk e pëlqen, të lavdërojë një zemër prej të cilës nuk është i kënaqur?

Nuk është e mundur.

- A e do Allahu pronarin e një vepre të cilën Ai nuk e pranon?

Përkundrazi! Ai e urren atë, madje as nuk e shikon në fytyrë.

Atëherë o nefsi im, dëgjoje këtë hadith të Muhammedit *sal-lAll-llahu alejhi ue sel-lem*, i cili e njeh më së miri Allahun:

> "Kur Allahu e do një rob, thërret Xhibrilin dhe i thotë: Unë e dua filanin, duaje edhe ti. Xhibrili i thërret banorëve të qiellit: Allahu e do filanin, duajeni edhe ju. Pastaj, ai njeri pranohet në rruzullin tokësor, (në zemrat e njerëzve stabilizohet dashuria ndaj tij). Kur Allahu e urren një rob, thërret Xhibrilin dhe i thotë: Unë e urrej filanin, urreje edhe ti. Xhibrili i thërret banorëve të qiellit: Allahu e urren filanin, urrejeni edhe ju. Pastaj, futet urrejtja tek zemrat e njerëzve për atë njeri". [1]

Thyeja hundën shejtanit dhe nefsit me këtë hadith dhe me të ngjashëm me këtë... !

Urrejtja ndaj një njeriu prej të cilit Allahu nuk është i kënaqur, është stabilizuar në zemrat e njerëzve. Çfarë do që të bëjë, nuk ka për ta mbërritur dashurinë e vërtetë, edhe pse ka admirues, vuan përbrenda. A do argument? A nuk i sheh këta të famshmit të cilët janë me mijëra? Një pjesë prej tyre vrasin veten, një pjesë prej tyre përdorin drogë, një pjesë prej tyre nuk kanë as edhe një shok të vetëm. Ku është dashuria e këtyre personave? Vëllai im, ai që flet është Besniku Muhammed *sal-lAll-llahu alejhi ue sel-lem*. Allahu i urren ata, Xhibrili dhe melekët i urrejnë ata. Ajo që ata kanë në zemra nuk është dashuri. Njeriu ekziston sipas raportit që njerëzit e duan. Dashuria që thonë këta persona, është një lloj lidhje e devijuar. Kjo nuk është gjë tjetër vetëm se shqetësim ndaj atij që do dhe ndaj atij që duhet nga të tjerët.

Tani të kthehemi në veten tonë. Të duhesh, të pëlqe-

1. *Buhariu, Muslimi*

hesh dhe të përmendesh për mirë, është një ndjenjë njerëzore. Asnjëri prej nesh nuk mund të shpëtojë nga kjo. Kjo nuk është e mundur. Kjo duaja Ibrahimit, Imamit të teuhidit është argument për këtë:

"Më bën përkujtim të mirë ndër ata që vijnë më pas". [1]

Ibrahimi *alejhis-selam* kërkoi prej Zotit të tij që të përmendet për mirë tek brezat që vijnë më pas.

Mirëpo rruga e kësaj nuk është të shfaqesh me rija, me gënjeshtër dhe me cilësi që nuk i posedon. Rruga e kësaj, është të fitosh dashurinë e Allahut me sinqeritet dhe besnikëri. Nëse Ai të do një herë, të gjitha dashuritë që mund të shtihen në dorë, janë tuajat. O Allah, na duaj neve, na mundëso që të të duam Ty siç duhet.

Tani do të tregoj ty një të ri. Ai nuk e pa Rrasulullahun *sal-lAll-llahu alejhi ue sel-lem*, mirëpo i mbërriti shokët e tij. Ai quhej Rebi' ibn Huthejm.

Surijje thotë: "Kur hynte dikush pranë Rebi'ut kur ai ishte duke lexuar Kur'an, e mbulonte Kur'anin me rrobe".

Nusejr ibn Za'luk thotë: "Rebi'u nuk fali asnjëherë namaz nafile jashtë mesxhidit të lagjes. Ishte nxënësi i Abdullah ibn Mes'udit. Kishte marrë dijen e tij. Sufjan eth-Theuri transmeton nga Imam Maliku, e ai nga Imam Sha'biu këtë:

"Unë nuk kam parë njeri me më shumë dije, me moral më të mirë, me zuhd se sa nxënësit e Abdullah ibn Mes'udit. Nëse nuk do të ishin sahabët, asnjërin nuk do të nxirrnim përpara nxënësve të tij.

Pranë kësaj dëshmie, Rebi'u nuk fliste se kishte frikë se mos dëmtonte ihlasin (sinqeritetin). Njëri prej selefëve thotë: "E kam shoqëruar Rebi'un për njëzet vjet, nuk kam dëgjuar prej tij asnjë fjalë të turpshme".

1. *26/Shuara, 84*

Nëse dëshiron që ta kuptosh shpërblimin e ahiretit të këtij sinqeriteti dhe besnikërie, shih përgëzimin që ai pa në dynja. Abdullah ibn Mes'udi i thoshte nxënësit të tij, Rebi'ut kështu: "O Rebi, nëse Rrasulullahu *sal-lAll-llahu alejhi ue sel-lem* do të të kishte parë ty, do të të donte. Kur unë të shikoj ty, më kujtohen vetëm ata muhbitët (zemrat e të cilëve i janë përulur Allahut me modesti)". [1]

Abdullah ibn Mubareku ishte prej imamllarëve të selefit. Një shoku i tij u bë kureshtar për gjendjen e tij, sepse edhe ai (Abdullah ibn Mubareku) të njëjtat gjëra që bëjmë ne bën, mirëpo njerëzit e duan atë dhe e respektojnë. Dhe një ditë filloi ta vëzhgonte atë në luftë. Ta dëgjojmë prej tij: "Të gjithë u shtrinë për të fjetur. Ndërsa unë e mbështeta kokën në një trung dhe po bëja sikur po flija. Ibn Mubareku flejti. Kur mendoi se unë po flija u ngrit dhe fali namaz deri në sabah. Kur hyri sabahu më zgjoi mua. Unë i thashë atij se nuk kam fjetur, kjo nuk i pëlqeu dhe nuk foli më me mua. Unë nuk kam parë ndonjë që i fsheh punët e mira aq sa ai".

Dashuria e rruzullit tokësor, është e lidhur me dashurinë e qiellit. Abdullah ibn Mubareku jetonte si gjithë të tjerët, mirëpo drita e veprave të tij i ndriçonte zemrat. Allahu *Subhanehu ue Teala* pranon, begaton vetëm veprat që i janë drejtuar Atij dhe i stabilizon nëpër zemra si dashuri.

Shohim shumë njerëz që pretendojnë se kanë bërë shumë gjëra për njerëzit, mirëpo njerëzit nuk i kuptojnë. Kjo është një e vërtetë, sepse njeriu është mosmirënjohës. Është i shkujdesur ndaj mirësive të Zotit. Nuk i sheh mirësitë e Zotit, nuk di të falënderojë. Nga njerëz të tillë nuk mund të pritet që t'i respektojnë njerëzit si vetja e tyre. Mirëpo, nëse bëmat nuk zenë vend pranë njerëzve

1. *Sijer A'lam Nubela, Imam Dhehebi*

të mirë, atëherë duhet të kontrollojmë sinqeritetin dhe besnikërinë tone, sepse zemra e tyre jeton me Allah, dashuritë e tyre janë për Allah. Siç duan veprën e cila bëhet për hir të Allahut, po ashtu duan edhe vepruesin e veprës.

# KËSHILLË

*Çfarëdo që të ndodhë, mbështetju Allahut. Dhe mos u ndaj nga musliamanët. Lëviz me ndonjë grup prej tyre, qoftë ai grup i madh apo i vogël. Mos harro se ndjenjat dhe dëshirat që të shtyjnë për në vetmi, janë prej shejtanit.*

Falënderimi i takon Allahut, Paqja dhe bekimi i Tij qofshin mbi Rrasulullahun *sal-lAll-llahu alejhi ue sel-lem*.

## Vëllai im i ri

Pjesën që nga tema e parë e librit e deri më këtu, t'i shkruajta ty nga burgu. Falënderimi i takon Allahut i cili më mbylli një proçes dhe më futi në një proçes të ri. Kërkoj falje dhe shëndet prej Tij. Do të ndaj me ty këshilla të cilat i kam përmbledhur për veten time dhe që besoj se janë të dobishme edhe për ty. Në këtë shkrim dua të ndaj me ty një mendim të cilin ma ka dhuruar Allahu. Edhe ti e di që Rrasulullahu *sal-lAll-llahu alejhi ue sel-lem* nxirrte rezultate të mira nga gjendjet "positive".

## Vëllai im i ri

Në këtë dynja në të cilën jetojmë, nuk ka asnjë njeri që nuk haset me vështirësi. Që të gjithë mundohen të

jetojnë në një mënyrë brenda vështirësive. Pra, siç përballemi ne me vështirësi për t'u bërë rob i Allahut, po ashtu edhe robërit e dynjasë, dinarit, dirhemit, veshjes dhe teknologjisë, përballen me vështirësi, mirëpo me një ndryshim:

> "Nëse ju ndjeni dhimbje, s'ka dyshim se edhe ata ndjejnë dhimbje sikurse ju. Ndërsa ju shpresoni nga Allahu çka ata nuk shprsojnë. Allahu është i dijshëm, ligjdhënës i matur". [1]

Kështu që mund të themi se vuajtjet që heqim ne, janë vuajtje shpirtërore. Në ditën e kijametit do të jenë si shpërblim, ndërsa në dynja janë fitim për ne si ndjerja e kënaqësisë së imanit.

Në periudhën e rinisë dëshirat e adhurimit shumë herë përplasen me dëshirat e nefsit. Dhe kur mendohet misioni yt i shenjtë të cilin e ke marrë mbi supe brenda lëvizjes Islame, është e qartë se sa të vështirë e ke. Që ti të bëhesh një rob i mirë ndaj Allahut dhe një vëlla i mirë ndaj vëllezërve, duhet që vazhdimisht të bësh rezistencë përkundrejt dëshirave të ulta të nefsit. Dy furnizimet për të cilat ke më së shumti nevojë janë; Durimi dhe Vullneti… Nëse dëshiron, të qëndrojmë mbi këto dy terma:

## Durimi

Vëllai im, nuk do të angazhoj ty me përkufizimin e durimit. Në fakt, edhe ti, edhe unë e dimë shumë mirë se ç'është durimi. Unë do të qëndroj mbi dy pika për të cilat besoj se do të jenë të dobishme: Njëra prej këtyre është rruga për ta shtënë në dorë durimin, ndërsa tjetra është mbrojtja e tij, shtimi i tij dhe përdorimi i saktë i tij.

Rruga për ta shtënë durimin në dorë, është të përpiqesh

1. 4/Nisa, 104

për t'u bërë durimtar, ta edukosh nefsin mbi cilësitë për të cilat kemi nevojë në çdo moment të adhurimit. Rrasulullahu *sal-lAll-llahu alejhi ue sel-lem* thotë kështu:

> "Kush nuk lyp dhe sillet i ndershëm, Allahu ia shton nderin atij. Asnjë njeriu nuk i ka dhënë ndonjë mirësi dhe dhunti si durimi". [1]

Filli për ta shtënë durimin në dorë, është të bësh përpjekje për t'u bërë i durueshëm. Kur të detyrojnë dëshirat e nefsit thuaj: "Jo, Unë do të bëj durim për hir të Allahut". Përpjekja për t'u bërë i durueshëm gjatë situatave, i mundëson njeriut që të gjejë zhvillimin e moralit të durimit.

Pastaj, duhet mbrojtur dhe shtuar ai, sepse shejtani e di se durimi është furnizimi më i mirë që i është dhënë njeriut. Për këtë arsye përdor drejtimin tonë të nxitimit, derisa ta presë marrëdhënien tonë me durimin. Nëse nuk e realizon dot këtë, përpiqet që ne ta keqpërdorim atë ose mundohet të bëhet pengesë për shtimin e tij.

> "O ju që keni besuar, kërkoni ndihmë me durim e me të falur, se vërtet Allahu është me durimtarët". [2]

Nga ajeti kuptojmë se burimi i durimit është namazi. Ndërmjet namazit dhe durimit gjendet një lidhje shpirtërore. Këtu fjalën e sabrit, po ia lë një shehidi prej shehidave të shekullit të kaluar. Duhet t'i dëgjosh me vëmendje. Janë fjalë të çmuara edhe për adhurimin tonë, edhe për t'u bërë një shërbyes i mirë brenda lëvizjes Islame.

> "... Durimi përsëritet shpesh herë në Kur'an, sepse Allahu *Subhanehu ue Teala* e di më së miri nga të gjithë se çfarë përpjekje e madhe duhet për të ecur në rrugë të saktë ndërmjet instikteve

---

1. *Buhariu, Muslimi*
2. *2/Bakara, 153*

të lloj-llojshëm dhe faktorëve psikologjik pengues dhe për ta vazhduar detyrën e thirrjes së njerëzve për tek Allahu përmes një mijë lloj përplasjesh dhe pengesash. Kjo përpjekje do nerva të shëndosha, një gjakëftohtësi të jashtëzakonshme, mobilizim të vazhdueshëm të burimeve të forcës, një zgjuarsi të pandërprerë në pikat rrjedhëse dhe delikate. Përkundrejt të gjitha këtyreve, me patjetër që duhet me qenë i durueshëm. Për të vazhduar ibadetet duhet durim… Për të qëndruar larg gjynaheve duhet durim… Për ta vazhduar xhihadin përkundrejt atyre që duan ta shuajnë rrugën e cila të çon tek Allahu, duhet durim… Përkundrejt kurtheve dhe komploteve të lloj-llojshme të armikut duhet durim… Përkundrejt vonimit të fitores dhe suksesit duhet durim… Përkundrejt gjatësisë së largësisë që duhet kaluar duhet durim… Përkundrejt forcimit të batilit (të kotës) duhet durim… Përkundrejt pakicës së miqve dhe mbështetësve duhet durim… Përkundrejt të qenurit e rrugës, e gjatë dhe me gjemba duhet durim… Përkundrejt rrëshqitjeve të zemrave duhet durim… Përkundrejt shastisjeve, devijimeve të zemrave duhet durim… Përkundrejt shtypjes së inatit duhet durim… Përkundrejt hidhësirës së pabesisë duhet durim…"

Nëse proçesi i mbërritjes për tek qëllimi zgjatet, nëse shtohet presioni i shqetësimeve dhe nëse durimi nuk gjen aty për aty forcë ushqyese dhe ndihmuese, dobësohet ose mund të mbarojë. Prandaj Allahu e sjell këtu namazin dhe durimin pranë njërit-tjetrit, sepse namazi është një burim që nuk thahet dhe një ushqim që nuk mbaron. Ai është një ushqim që i rinovon burimet e forcës dhe që e karikon zemrën me energji. Durimi në sajë të tij e zgjat litarin dhe e bën të pakëputshëm. Dhe më pas i shton durimit kënaqësi, dëshirë, qetësi, siguri dhe zell.

Njeriu i dobët dhe me fuqi të kufizuar kur të përballet me vështirësi të cilat e kalojnë kapacitetin e fuqisë së kufizuar të njeriut, me patjetër që ai duhet të kërkojë ndihmë prej Allahut me burimin e fuqisë më të madhe, pra

me forcimin e lidhjes me Allahun. Kur? Kur të përballet me të gjitha forcat e këqija… Kur instiktet dhe dëshirat të kthehen në një presion të rëndë… Kur të fillojë të shtypet nën presionin e përpjekjes që bën përkundrejt shkatërrimeve të mëdha… Kur ta kuptojë se rruga të cilën ka për ta kaluar dhe qëllimi tek i cili ka për të mbërritur, është larg krahasuar me jetën e tij… Kur ta vërtetojë se nuk ka mbërritur akoma në asnjë vend, ndërkohë që është në prag të mbrëmjes, se nuk ka shtënë asgjë në dorë nga gjërat që shpreson, ndërkohë që dielli i jetës është duke perënduar. Kur të shohë se në horizont nuk ka asnjë gjurmë dhe se në rrugë nuk ka asnjë shenjë, ndërkohë që e keqja është përhapur e është forcuar dhe përkundrejt kësaj, e mira dita ditës është duke u dobësuar…

Në gjendje të tilla të vështira, në mes del vlera e namazit.

Namazi është lidhje direkte ndërmjet njeriut të dobët me Allahun i cili është i fuqishëm dhe i përgjithmonshëm… Namazi është takimi i një pike uji e cila ka mbetur më vete me një burim uji me shumicë që nuk shteron kurrë…

Namazi është të ngrihesh në fushën e pafundme të realitetit universal duke i kaluar kufijt e realitetit të rruzullit tokësor…

Namazi në nxehtësinë e shkretëtirës përvëluese, është një erë e freskët, një shi pranvere, një hije peme…

Namazi është një përkëdhelje me mëshirë ndaj zemrave të lodhura dhe të thyera… Ngaqë është kështu, Rrasulullahu *sal-lAll-llahu alejhi ue sel-lem* në momente vështirësie i thoshte Bilalit: "O Bilal, na jep neve frymë nëpërmjet atij (namazit)". Faktikisht, Rrasulullahu *sal-lAll-llahu alejhi ue sel-lem* kur përballej me ndonjë punë

të vështirë, për tu takuar me Allahun e Lartësuar, falte më shumë namaz nga ç'falte herët e tjera". [1]

Më pas mbeti përdorimi i durimit në mënyrë të saktë. Mund ta shtiem durimin në dorë, mund ta mbrojmë atë, mirëpo nëse nuk e përdorim në mënyrë të saktë, nuk ka asnjë kuptim. Çdo përgjegjësi që Allahu *Subhanehu ue Teala* na e ka ngarkuar, bashkë me atë na ka dhënë edhe durimin e mjaftueshëm. Kjo është domosdoshmëri e rregullit "Ne nuk e obligojmë asnjë njeri përtej mundësive të tij ..." [2]

Nëse njeriu e ndërpret lidhjen me të kaluarën dhe me të ardhmen dhe i përkushtohet përgjegjësive të momentit, ka bërë aq sa ka pasur mundësi. Shejtani ia harxhon durimin njeriut duke e mërzitur atë me të kaluarën e cila nuk është e mundur që të kthehet, duke ia konsumuar shpresat dhe duke e futur në imagjinata rreth të ardhmes e cila është gajb.

Negativitetet që janë jetuar në të kaluarën, ia konsumojnë shpresat njeriut. Durimi mbi shpresa, është i rëndësishëm, ndërsa imagjinatat për ndodhitë gjasë që do të jetohen në të ardhmen, e lodhin njeriun dhe ia konsumojnë zellin, sepse në të shumtën e rasteve, nuk del ashtu siç e planifikon dhe njeriu bëhet viktimë e gjërave që priste.

Sot shohim se shumica e vëllezërve tanë të rinj, janë të pakujdesshëm ndaj përgjegjësive momentale, mërziten për gabimet e kaluara dhe imagjinojnë në lidhje me të ardhmen. Kjo, bashkë me të qenurit një kurth i fuqishëm i shejtanit për t'ia konsumar durimin njeriut, gjithashtu është edhe një rrugë e rrezikshme e cila e largon njeriun

1. *Në mënyrë të përmbledhur nga Fi Dhilalil Kur'an.*
2. *23/Mu'minun, 62*

nga përgjegjësitë parësore. Nëse i hedhim hapat e para siç duhet dhe jemi të kujdesshëm në përdorimin e durimit, kemi përfituar siç duhet nga furnizimi më i mirë i cili i është dhënë njeriut.

Dua të tërheq vëmendjen edhe tek një pikë tjetër për shkak se është në lidhje me durimin. Kur shejtani të bën pishman për të kaluarën ose të fut në imagjinata në lidhje me të ardhmen, duhet ta përballosh atë me këtë ndërgjegje:

"Nëse i çoj në vend përgjegjësitë e tanishme me të cilat jam i obliguar, kjo është vepra ime e mirë e cila është shlyerje për gjynahet e kaluara dhe në të ardhmen do të jetë garancia ime për të fituar ndihmën e Allahut". Sepse të menduarit, e folura dhe e mërzitura, nuk janë as teube që t'i shlyejë gjynahet dhe nuk janë as shkaqe për të fituar ndihmën e Allahut. Rruga e mirësisë të cilën e shpresojmë, përbëhet nga gjallërimi i përgjegjësive të tanishme.

## Vullneti

Një tjetër furnizim për të cilin kemi nevojë, është vullneti. Kjo ndjenjë e cila e vë në lëvizje dëshirën, zellin dhe njeriun, është baza e adhurimit dhe e përgjegjësive të tjera. Edhe kjo ndjenjë e cila është nga furnizimet që prej lindjes, më pas mund të zhvillohet edhe më tepër. Nuk ka njeri pa vullnet, por ka njeri që nuk dëshiron të bëhet me vullnet, i cili as nuk përpiqet për t'u bërë me vullnet.

Në këtë kuptim kemi nevojë për dy lloj vullnetesh.

**1.** Vullneti i fillimit; është i domosdoshëm për fillimin e punëve dhe për hedhjen e hapit. Nëse nuk zhvillohet ky lloj vullneti, nuk është e mundur që t'i fillojmë përgjegjësitë. Leximi i librit, mbarimi i punës, bërja e veprës së mirë janë të lidhura me këtë. Rruga e vetme e kësaj, është

hedhja e hapit të parë duke kërkuar ndihmën e Allahut pa e menduar gjënë për të cilën frikësohemi të fillojmë. Vullneti i fillimit, vetëm në këtë mënyrë zhvillohet. Ta hedhësh hapin e parë dhe të fillosh me "Bismil-lah" pa e menduar fare… Kur ta provojmë këtë do të shohim se me hapin e parë shumica e frikës do të shpërndahet dhe tek njeriu do të gjelbërojë një rezistencë dhe zell që para një sekonde as nuk mund të imagjinohej.

**2.** Vullneti i vazhdimit dhe qëndrimit; është në lidhje me qëndrueshmërinë në punët që fillojmë dhe me çuarjen e punës deri në pikën e fundit. Ky lloj vullneti do një edukim serioz. Ky lloj vullneti zhvillohet duke e bërë gjënë më të rëndësishme me hapa të vogla. Nëse nuk kemi qëndrueshmëri në përgjegjësitë tona dhe i lemë punët përgjysëm, jemi të detyruar për punët që bëjmë, t'i ndajmë në pjesë. Më së pakti duhet të tregojmë qëndrueshmëri në këto pjesët e vogla që i kemi përcaktuar. Nëse do ta shpjegonim këtë gjendje duke marrë shembullin e leximit të ndonjë libri, duhet ta ndajmë kohën në minuta dhe me çfarëdo që të përballemi, të mundohemi ta mbrojmë këtë deri në fund. Si fillim të mundohemi të lexojmë nga 10 minuta. Nëse tregojmë qëndrueshmëri në këtë përcaktim kohor, duhet t'i shtojmë edhe 10 minuta duke e bërë 20 minuta. Në këtë mënyrë zhvillohet vullneti i qëndrueshmërisë. Çështja më e rëndësishme këtu, është mosnxitimi dhe qëndrimi i mirë në qëllimin e ri të përcaktuar. Të bësh një gjë me hapa të vogla dhe të thjeshta, është më mirë se mos të bësh asgjë.

## Vëllai im i ri

Njëra nga pengesat më të thjeshta që do të hasësh gjatë adhurimit ndaj Allahut dhe shërbimit të fesë, është gabimi dhe hyrja në hak. Nuk ka shpëtim prej kësaj. Bërja

e gabimit është rezultat i të qenurit njeri. Veçanërisht, periudha e rinisë është koha në të cilën kjo përjetohet më së shumti. Është periudha në të cilën pothuajse çdo ndjenjë përjeton gjendje të mprehtë dhe në të shumtën e rasteve zhvillohen sjellje jashtë kontrollit.

Në të shumtën e rasteve shkel një të drejtë nga të drejtat e Zotit tënd ose i hyn në hak ndonjërit prej vëllezërve të tu. Në periudha të tilla, mbështetja jote duhet të jetë pendimi dhe kërkimi i hallallëkut.

Përndryshe, mprehtësia e ndjenjave të rinisë tënde të pret. Dhe në këtë mënyrë, as nuk i bëhesh dot rob Zotit tënd dhe as nuk bëhesh dot vëlla me muslimanët.

Sado i madh dhe i përsëritur të jetë gabimi yt, nuk është më i madh se mëshira e Allahut dhe nga pranimi i pendimit që bën Ai. Mos harro se dera e pendimit është e hapur që nga dita që është formuar dynjaja e deri më tani. Ky është një burim i gjerë, që sikur të mblidhen të gjithë njerëzit dhe t'i strehohen Allahut, i mjafton të gjithëve. Ti përse ke frikë, pse ndihesh i ndrojtur?

"... Pendohuni të gjithë te Allahu, o besimtarë, në mënyrë që të gjeni shpëtim". [1]

"Thuaj: "O robërit e Mi, të cilët e keni ngarkuar me shumë gabime veten tuaj, mos e humbni shpresën ndaj mëshirës së Allahut, pse vërtetë Allahu i falë të gjitha mëkatet, Ai është që shumë fal dhe është mëshirues!". [2]

"Allahu Teala e shtrin dorën e Tij natën për të pranuar pendimin e atij që bën gjynah ditën. Dhe e shtrin dorën e Tij ditën për të pranuar pendimin e atij që bën gjynah natën". [3]

---

1. *24/Nur, 31*
2. *39/Zumer, 53*
3. *Muslimi*

"Allahu Teala kënaqet për shkak të pendimit që bën robi i Tij, më shumë se ç'kënaqet ndonjëri prej jush kur e gjen devenë e tij pasi e ka humbur në shkretëtirën e shkretë". [1]

"O robërit e Mi! Ju bëni gabime, gjynahe natë e ditë, ndërsa Unë i fal që të gjitha gjynahet, kështu që kërkoni prej Meje faljen e gjynaheve tuaja, që Unë t'ju fal juve.

O robërit e Mi! Ju nuk keni ndonjë fuqi që të më bëni dëm Mua, në të njëjtën mënyrë nuk keni ndonjë fuqi që të më bëni dobi Mua.

O robërit e Mi! Sikur të gjithë ju njerëzit që nga njeriu i parë e deri te i fundit dhe të gjithë ju xhindët, sikur të bëheni si njeriu më i devotshëm dhe të më adhuroni Mua me atë cilësi, (ta dini se) kjo nuk shton asgjë në fuqinë dhe madhështinë Time.

O robërit e Mi! Sikur të gjithë ju njerëzit që nga njeriu i parë e deri tek i fundit dhe të gjithë ju xhindët, sikur të bëheni si njeriu më gjynahqar dhe të më kundërshtoni Mua me atë mënyrë, (ta dini se) kjo nuk pakëson asgjë nga fuqia dhe madhështia Ime". [2]

Vazhdimisht duhet t'i kujtojmë këto tekste dhe nuk duhet t'i lejojmë gjynahet që të sundojnë mbi ne. Njeriu i cili nuk i fshin gjynahet me furnizimin e pendimit në periudhën e rinisë, mësohet me gjynahet dhe nuk i bëjnë më përshtypje, mirëpo bashkë me pendimin nuk mbetet gabim që të përmendet.

Një gjendje tjetër është hyrja në hakun e njerëzve. Kjo ndonjëherë ndodh individualisht, ndonjëherë ndodh bashkarisht. Sido që të jetë, duhet t'i pranojmë gabimet duke kërkuar hallallëk dhe duhet ta pengojmë hyrjen në hakun e njerëzve që të mos na bëhet ves. Rinia është një periudhë në të cilën bëjmë gabime dhe mund të marrim vendime negative të cilat mund të ndikojnë në të gjithë

1. *Buhariu, Muslimi*
2. *Muslimi*

jetën tonë… Një periudhë në të cilën veprojmë me ndjenja dhe jo duke menduar. Me patjetër duhet të kërkojmë hallallëk dhe duhet ta ndreqim gabimin.

Pendimi dhe kërkimi i ndjesës janë të rënda për nefsin, sidomos për rininë. Siç e thamë në temën e kaluar, zemrat janë në dorën e Allahut dhe Ai është bashkë me zemrat që i drejtohen Atij. Dashuria e vërtetë, pranimi tek të tjerët dhe lavdërimi, janë vetëm me lejimin e Allahut.

Allahu nuk i do ata që këmbëngulin në gjynahe dhe që janë mendje-mëdhenj, por Ai do ata të cilët i drejtohen Atij me pendim dhe ata që janë modestë.

## Vëllai im i ri

Edhe ti e di që për shëndetin e trupit, ushqimi duhet ngrënë rregullisht. Njeriu nuk mund të thotë se "kam vite që ha, të jetoj një herë pa ngrënë". Nëse njeriu e lë ngrënien e ushqimit duke menduar ato që ka ngrënë në të kaluarën, ose vdes, ose bëhet shkak për sëmundje serioze.

Edhe jeta e zemrës kështu është. Nëse nuk e merr ushqimin rregullisht, ose vdes, ose sëmuret. Shumica prej nesh e di këtë, mirëpo nuk i bëjmë ato që duhen bërë. Nuk e gjejmë dot vullnetin, durimin dhe përpjekjen për ta bërë. Shkaku i kësaj është se nuk ia japim ushqimin ditor zemrës.

Kam një këshillë për ty. Pikësëpari vërtetoji veprat të cilat e vënë në lëvizje zemrën tënde, të cilat të afrojnë tek Zoti yt, të cilat ndikojnë pozitivisht në adhurimin tënd. Këto ndryshojnë sipas njerëzve. Dikush e vë zemrën në lëvizje duke lexuar Kur'an, dikush duke bërë dua, dikush duke dhënë sadaka, dikush duke dëgjuar ligjërata. Gjeje se cila prej këtyre ndikon më së shumti tek ty dhe jepja

ushqimin zemrës në kohëra të rregullta që i përcakton gjatë ditës dhe trego qëndrueshmëri në të. InshaAllah, ke për ta parë ndikimin pozitiv tek adhurimi yt.

## Vëllai im i ri

Qëndrueshmëria e njeriut, është e lidhur në dy gjëra. Devotshmëria dhe turpi… Formimi i këtyre dy furnizimeve është i lidhur me njeriun, ndërsa mbrojtja dhe zhvillimi bëhen në ambient të mirë. Njeriu i ri dëshiron që ta tregojë veten si individ dhe kjo e bën të domosdoshme që ai të jetojë jashtë bashkësisë si të dëshirojë. Kësaj mund t'i shtosh edhe përpjekjet e veçanta të shejtanit i cili i bën për ta ndarë personin nga tufa, sepse bashkësia është fuqi. Shejtani e ka të vështirë që ta mashtrojë një të ri brenda bashkësisë, që ta tërheqë atë ku të dëshirojë.

Çfarëdo që të ndodhë, mbështetju Allahut. Dhe mos u ndaj nga muslimanët. Lëviz me ndonjë grup prej tyre, qoftë ai grup i madh apo i vogël. Mos harro se ndjenjat dhe dëshirat që të shtyjnë për në vetmi, janë prej shejtanit.

Rrasulullahu *sal-lAll-llahu alejhi ue sel-lem* ka ndaluar çdo lloj të vetmisë dhe ka theksuar se kjo është prej shejtanit.

Ebu Thalebe el-Husheni thotë:

> "Kur Rrasulullahu *sal-lAll-llahu alejhi ue sel-lem* qëndronte pë të pushuar, sahabët shpërndaheshin nëpër lugina. Ai u ngrit në këmbë dhe tha kështu: "Shpërndarja juaj nëpër lugina në këtë mënyrë, është prej shejtanit". [1]

Umeri *radijAll-llahu anh* në hutbe thoshte hadithe nga Rrasulullahu *sal-lAll-llahu alejhi ue sel-lem*:

> "Qëndroni me xhematin, ruhuni nga ndarja, sepse shejtani

1. *Ebu Davudi*

është bashkë me atë që është i vetëm, ndërsa nga dy persona është më larg".

"Dora e Allahut është mbi xhematin, sepse shejtani lëviz bashkë me atë që ndahet nga xhemati". [1]

## Vëllai im i ri

Në fakt, ka shumë gjëra për t'u thënë, mirëpo koha dhe rreshtat janë të kufizuara. Allahu ta shpërbleftë që e lexove këtë libër me durim. Me këtë temë po e përfundoj këtë seri që kam nisur. Falënderimi i takon Allahut i cili na dha sukses.

1. *Nesaiu*

# Rinitë Që I Janë Përkushtuar Allahut

Halis BAYANCUK

Çdo personalitet shembullor që do të lexojmë, nuk ka qenë i jashtzakonshëm, por njeri si ne. Rinia është e rrethuar me veçori negative, mirëpo rinia me mbështetje ndaj Zotit dhe me kapje pas menhexhit i ka edukuar anët negative, madje i ka kthyer në të kundërt. Çdonjëri prej tyre prapësinë e ka kthyer në guxim, sakrificë dhe davet, kureshtjen e ka kthyer në dije, forcën dhe fuqinë e ka kthyer në shërbim. Rinia e sotme me rininë e djeshme nuk ka asnjë ndryshim në këtë kuptim. Allahu Subhanehu ue Teala siç i ka shpërblyer ata të djeshmit për përpjekjet dhe mundet e tyre, po ashtu i dhuron mirësi edhe të rinjve të sotëm. Mjafton që t'i mbështeten Atij dhe të ndjekin metodën që duhet ndjekur.